# DHUNA – KY KANCER I SHQIPTARËVE

Isha i shtruem në një Klinikë të huej, po mendja fluturonte Atje, përtej deti. Ja, do të kalonin disa ditë, ndoshta disa muej, e unë do të shërohesha. Po Vendi ynë, kur, kur do të shërohet Ai? Cila asht sëmundja e tij ma e randë që nuk ban përpara?

Mbas disa ditësh porosita një fletore e penë.

Kështu lindën këto shënime në formë mozaiku, pa kurrëfarë synimi të trajtoja deri në shtjerrim këte temë, po ashtu, si më vinin në mend, e t'ia paraqes lexuesit që t'i gjykojmë bashkë.

Dhunë: kudo, në familje, në shkollë, në punë; dhunë në politikë e në media – agresivë deri në të folunën e zakonshme – gjykime të ashpra, denigruese, nervozizëm, mungesë vullneti me kërkue e me pranue rrugë e forma bashkjetese qytatare. Jo i dhunëshmi arrihet deri atje sa përçmohet pikërisht për këte vlerë të tij të paçmueshme (shih, bie fjala, paqësorin e Atdhedashësin Doktor Ibrahim Rugova, sa baltë asht hedhë kundër tij); i dhunëshmi, përkundrazi, "hosanohet" (si bie fjala pushtetarët tanë).

Nëse e vë theksin në këto shënime veçan mbi politikën e median, kjo ndodh pse të këqijat që mund të vijnë e po vijnë prej tyne kanë përmasa rrënuese për damin që sjellin. Ato janë të ngërthyeme me njena tjetrën e te dyja bashkë përbajnë bazën e dhunës në Vendin tonë.

Një media që nuk ballafaqon dy mendime të ndryshme – aty edhe krejt të kundërta – mbi një temë, kryen një shërbim të keq, kurse një media që ofron si model një shëmtim – i çfarëdolloji qoftë – kryen një krim. E në mediat tona, jo për paaftësi profesionale, ndeshim përditë shëmtime të tilla. Dikush do të vinte theksin tek vulgarizmi i saj, i kthyem në vlerë, apo tek paditunia shembullore e jo pak prej politikanëve, gazetarëve apo opinionistave (si po i quejnë), çka asht krejt e vërtetë, por kjo do të ishte e keqja ma e paktë. Dhuna e vërtetë asht ajo e vetëdijshmja, e qëllimshmja, e mbrapshta.

Nuk po shkëputemi dot nga dhuna e miteve, të të gjitha llojeve, e pseodoluftëtarëve, e pseudoartistëve, e pseudove në përgjithësi, të ngritun në piadestal gjatë diktaturës. Një shembull i thjeshtë: Askush nuk flet e shkruen për një poet brilant si Fatos Arapi, ndërkohë që lakohen mëngjes e darkë ata që i krijoi artificialisht diktatura. Kush kujtohet për të shkëlqyeshmin Martin Camaj, për të madhin Jakov Xoxa?

E mirë. Unë që për formim personal e traditë familjare jam antimonarkist (pra një sistemi monist), do të doja t'u kujtoja *"atyne zotnive që rrinë në shkam"*, si thonte Fishta, se fashizmi, nazizmi e komunizmi ishin diktatura të pastërta, prandaj kurrësesi nuk mund të quhen monizëm e të përpiqen të mbajnë ende mbi kreshtën e dallgëve mitet e diktaturës, shpesh herë zotnues të titullit të shpërdoruem "Nderi i Kombit". A nuk asht kjo një dhunë e pastër mbi viktimat e komunizmit?

Askush nuk paraqet një program politik, ekonomik e social zhvillimi. Përkundrazi, predikohet vetëm urrejtje, smirë vërbuese, babëzitje që nuk njeh kufij, dëshprimi i shumicës së popullsisë shikohet si mundësi për të nxjerrë përfitime politike nesër, prandaj edhe ushqehet me çdo mjet. Për fat të mirë populli ynë arrin ta kapërcejë frikën, që përpiqen t'i kallin politikanët e mediat, me guxim e squetësi.

Ata që përpiqen të mbjellin kudo dëshprim e frikë, shëtisin poshtë e nalt Vendit e mbledhin duartrokitje e ovacione mashtruese (shpesh edhe të montueme, si asht ba zakon t'ua servirin tashma në videokaseta TV-ve, që do të duhej t'i refuzonin me neveri). Këta Don Kishotë as e njohin thjeshtësinë e përulësinë (kujtoni përulësinë emblematike të të madhit Eqrem Çabej), po mbjellin erë e korrin furtunë.

Politikanët tanë hiqen se janë në gjendje të japin gjykime për gjithçka; ata nuk kuptojnë, e nuk kanë si të kuptojnë diçka krejt të thjeshtë: kufizimet e tyne nga pikëpamja njerëzore, kufizimet e tyne të skajshme kulturore, veçan në kulturë qytetare e morale.

Asht evidente, asht vërtet diçka që nuk ka nevojë të vërtetohet, se njerëzit e politikës e të mediave bajnë gjithçka të duken dhe asgja për të qenë. Ju mendoni se një politikan lexon një libër, një monografi me vlera shkencore, që të mund të rritet intelektualisht? Po ç'i duhet atij të rritet intelektualsiht?! Kush ia ka kërkue? A nuk kanë ba udhë të padituinit e të nënshtruemit, kurse ata që kanë dashtë të ishin dikush, ata që u përpoqën të kishin sadopak personalitet, përfunduen jashtë rrethit vicioz të politikës? Gazetarët? Veçan gazetarët televizivë. A nuk i keni dëgjue kur flasin, si i ndërtojnë frazat, sa as vetë nuk e marrin vesht ç'kanë thanë? Të lexojnë libra? Përse? Që të gabojnë mandej e të mos thonë ato që i kanë porositë me thanë?

Ky asht brumi me të cilin gatuhen sot politika dhe mediat.

Përse në këtë shkrim ndalem, pra, kryesisht tek politika dhe media? Përgjigja asht e thjeshtë: prej tyne varet një botë afariste e mbështetun shumëçka mbi krimin e që politikanët dhe mediat janë reciprokisht nënprodukt i njenës palë ndaj tjetrës. Joqë asht e kotë të flitet për një afarizëm të kriminalizuem nëse ma së pari nuk shëndoshen me themel politika dhe mediat.

Po jo vetëm politika e media.

Ashtu si ata, drejtësia asht një tjetër nënprodukt i frikshëm i botës politike e që media sa e përkëdhelë ndonjëherë. Nëse do të gjykoheshin ata që përbajnë sot sistemin e drejtësisë për shkelje flagrante të ligjit e korrupsion, vështirë të ngelnin të lirë ma shumë se dhjetë përqind e gjykatësve.

Arsimi, sidomos ai privat, nuk respekton as parimet bazë të edukimit: fëmijtë e të rijtë nuk mësojnë nga librat, po nga mjeshtrat (mësuesit) e tyne. Po nga kush do të mësojnë, kur vetë "mjeshtrit" janë të padijtun deri ne kufijtë e të pabesueshmes e të paskrupull deri në imoralitet? Në shkollat shtetnore notat varen nga pjesëmarrja në famëkëqijtë "kurse private", me fjalë të tjera nga paret që "vjelin" mësuesit nga nxanësit e trembun. Nga shkollat private, sidomos nga Universitet private, studentët shkojnë të padijtun e dalin edhe ma të pakulturuem. Sa për përgatitje shkencore as bahet fjalë. Njoh

“universitarë” që nuk dijnë të shkruejnë pa gabime as emnin e vet. E Universitet private kanë mbi pa kursim, si bunkerët.

E gjithë bota e sotme, e ashtuquajtun e intelektualëve, ka një shkëputje të frikëshme nga rrajët. Joqë, gati gati e konsiderojnë arkakike kërkimin e lidhjeve me rrajët. Po sjell një shembull të thjeshtë që më ka ndodhë me një “intrelektual” me origjinë nga Skrapari pak muej ma parë.

Tue u përpjekë të shtjelloja idenë se Luftën Antifashiste e bani populli shqiptar, kurse PK vetëm sa e shfrytëzoi ate për interesa të saj e në shumë drejtime  në interesa të atëhershme të Beogradit, ai reagoi rrëmbyeshëm, si gjithë lloji i tij, që as lodhet të të kundërshtojë me argomenta, po me etiketime.

Atëherë u zhvillue në mes nesh kjo bisedë:

- A e di ti Hajredin Kondin e Tomorrit? – i them.

- E kam dëgjuar – përgjigjet shpërfillës.

- Jo, Hajredin Kondin nuk mjafton “ta kesh dëgjuar”, atë duhet ta dijsh. Se ky Hajredin Kondi, mor djalë, rrinte si shqiponjë atje shpateve të Tomorrit dhe u thonte turqëve: “Suz, ju, zhaba, atje në Berat! Këtu jam Zot unë!”. Po përsëri kishte një marak të madh. Kishte marakun ky i bukuri Hajredin Kondi që çunat nuk dinin “të këndonin” shqip. Nuk ishte i kamun, megjithatë, bani si bani, dhe më 1905 mori udhën e Bukureshtit që të blinte Alfabetarë për çunat, që të mësonin “të këndonin” libra shqip.

Pak mbasi doli turku, ra një ditë në Berat të blinte ndonjë metër beze për gra e kalamaj, të visheshin, se nuk i shikonte dot ashtu tek mardhnin. Atje mori vesh se Mali i Zi kishte rrethue Shkodrën. U kthye në shtëpi pa humbë kohë, mori disa fishekë hua tek fqinjët, se nuk kishte me se t’i blinte, dhe u gatit të nisej për në Shkodër. Kur u kthye në darkë në shtëpi i vëllaj, Muhameti, e gjet të rrethuem me armë e me fishekë. I tregoi se çfarë po ndodhte në Veri. “Jo, - i tha i vëllaj – kjo është rradha ime”. Dhe u nis që me natë për në Shkodër ku luftoi për katër muej bashkë me luftëtarë të tjerë. Katër muej askush nuk e dinte nëse ishte gjallë apo kishte përfundue tek të shumtit i bukuri Muhamet Kondi.

Kur më 1939 ra zija e fashizmit në Shqipni, si ishte në nderin e Kondëve, mori armën në krah e u bashkue me luftëtarët e lirisë Avniu, djali i Muhametit.

Nuk i tha “Partia” më 1905 Hajredin Kondit të shkonte deri në Bukuresht e të blinte Alfabetarë për çunat. As Muhametit të shkonte në Shkodër e të kthehej me plagë. As Avniut, nuk i tha “Partia”, po atdhetarizmi i bukur i Kondëve, të ngjeshte armë e të luftonte kundër fashizmit. Ja, këte bani pseodohistoria që ke mësue ti, u hoq shqiptarëve shpirtin liridashës që e kanë tregue në mijëvjeçarë, aq sa jemi ndër të paktë popuj të lashtë që flasim ende gjuhën tonë”.

Kështu i thash “intelektualit” nga Skrapari, që nuk ngurroi të ma bante pyetjen trashamene:

- Po ju, nga i dini këto?

- Sepse Shqipninë, more djalë, e kemi të paktë e të vuajtun, prandaj duhet ta duem edhe ma shumë. Po që ta duem, duhet ta njohim, duhet “ta dijmë”, jo ta “kemi dëgjuar”.

Mirëpo media vazhdon të megafonojë me zadhënësit mjeranë të kohës që përendoi, ata, të ricikluemit, rrënimtarët, të dhunëshmit. Tash e parë ajo njolloset nga shkrime e intervista të Ramiz Alisë, N. Xhuglinit etj.

Po jo vetëm politika e media.

Një shfaqje flagrante e dhunës ndaj qytetnimit në përgjithësi e bashkësisë në veçanti janë të ashtuquajtunat “ndërtime pa leje” – që Shteti nuk vonon e i përligjë. Si mund të shpërfillen me heshtje ndërtimet mbi zonat arkeologjike disamijëvjeçare, ato pothuaj zhytë në det tue u heqë dhunshëm hapsina pushuesëve, buzë lumejve etj.? Në Lezhën time, bie fjala, nuk ke mundësi as të shëtitësh ma në Kodër të Kështjellës, pse rrugët e lashta me dymbëdhjetë portat e famëshme, janë nderpre nga ndërtime të paligjëshme, nga kopshtije e gardhiqe, ashtu si iu hoq barbarisht qytetit mundesia për të pasë shetitoren buzë Drinit (si ishte edhe në planin rregullues të qytetit) pse disa “zëngjinë të rijë” kanë shtri hekur e beton për bar-restorantet e tyne vulgare. Ka edhe ndërtime të tilla ligjërisht të miratueme nga institucionet kompetente, nga Komuna e Bashki, deri tek Qeveria, cilado ka qenë ajo.

Une e di, por nuk kam fakte. Pronë e kujt janë gazetat, TV, kujt i shërbejnë, si shërbejnë, si bërtasin për liri fjale – çka nënkupton “shpif e vill vner kundër kundërshtarëve të padronëve të mi, shpif e vill vner, si diçka do te mbesë, dikush do të na besojë se mbrojmë të drejtat, liritë” e prralla si këto? Pronë e kujt janë, pra? Si e thash, unë e di, po nuk kam fakte. Atëherë nuk më mbetët tjetër veç të them: Zot, mos na hiq lirinë e fjalës! Do të ishte shumë e trishtueshme, rrënuese për kombin tonë, të cilit iu hoq kjo liri e shejtë për 45 vjet. Por, ama, lirinë për të thanë të vërtetën, në mbrojtje të interesave të kombit, jo lirinë për t’u shërbye “padronëve”, veçan atyne të ricikluemëve. Nëse liri fjale quhet ajo e Abdi Baletave, në momologjet e tij të pështira, që kanë pafytyrësinë të hedhin baltë deri mbi Heroin Kombëtar, Gjergj Kastriotin, atëherë mjerë liria e fjalës e mjerë na me te!

Thonte Anton Harap se “fanatizmi asht antifetar”. Tashti, shteti ynë, për t’u heqë respektues ndaj besimeve, ka shpallë kund nja njëzet ditë në vit festa fetare zyrtare, në vend që të ishin vetëm dy: Bajrami i Madh dhe Krishtlindjet.

Invazionet klerikale në jetën shoqnore, veçan në Kosovë e Maqedoni, janë gjithashtu jo rrallë me përmbajtje të elementëve të dhunës me rrjedhoja negative të pallogaritëshme. Për këte nuk ngurrohet aspak të flitet tue fallsifikue në thelb Kuranin dhe Ungjillin. Këta klerikë harrojnë se Naimi i madh na pat mësue se “dielli lind andej nga përendon” e se Pashk Vasa na la vargun monumental “Feja e shqiptarit asht Shqiptaria”. Ja pra, ku kthehemi përsëri tek Anton Harapi, se “fanatizmi asht antifetar, për rrjedhojë antishoqnor, për rrjedhojë antikombëtar”. Besimi i vërtetë, i mirëfilltë, i pastër, predikon dashuninë dhe faljen, jo dhunën e urrejtjen. Besimi duhet të jetë nis e sos shërbim ndaj njeriut, sidomos ndaj ma të dobtëve.

Shumë klerikë, të besimit të krishterë qofshin apo muslimanë, predikojnë frikën. Them se aty ku fillon frika ndaj Zotit, pushon edhe besimi në të. Pa hy në çeshtje drejtpërdrejt fetare, se do të ishte një zgjatje e pavend, due të kujtoj se institucionet fetare, e përsëris, të çdo besimi qofshin, duhet të udhëheqin e shoqnojnë besimtarët drejt

mirësisë, jo të përpiqen t'i nënshtrojnë e t'i kërcënojnë ata me ndëshkime hyjnore apo tokësore, si po ndodh ndër ne, veçan në disa vise, ku klerikët po përdorin gjithë agresivitetin e tyne, aty edhe forma korruptive krejt të amoralshme, për të nënshtrue apo keqpërdorë besimtarët tue ndikue jashtë çdo tagri mbi jetën shoqnore e politike të Kombit.

Dhuna në familje: burrë/grua, prind/vajzë, deri edhe tek djalë/nanë, apo vëlla/motër, janë shfaqje pothuej të përligjuna në një mendësi jo rrallë të mbështetun edhe nga pseudoklerikë, deri tek organet e drejtësisë. Mjafton të lexosh dy-tre vendime divorci të Gjykatave tona dhe do ta kuptosh menjëherë se në gjykimin e "njerëzëve të drejtësisë" peshojnë fare pak Kodi Civil e ai i Familjes, sa për ilustrim "juridik", po mirëfillit pjesa arsyetuese e vendimit mbizotnohet nga mendësia barbare e gjykatësit, e trashëgueme nga gjyshi apo nga mjedisi rrethues shpërfillës ndaj të drejtave ma elementare të grave.

Çfarë dinë burrat shqiptarë për kujdesin e mirërritjen e të porsalindunve? Asgja ose pothuej asgja. E pra ato që fëmija mëson në vitet e para të jetës (sidomos në 3-4 vitet e para), nuk mund ta mësojë kurrëma gjatë jetës. Po na jemi kaq shpërfillës ndaj edukimit të ma të vegjëlve (detyrë që kujtojmë se u përket ekskluzivisht nanave), sa qendrimi ynë inaktiv e shpesh edhe agresiv, nuk asht tjetër veçse dhunë e pastër ndaj të mitunve. Përse të çuditemi atëherë nëse përditë shohim fëmijë pothuej të traumatizuem apo të rijë e sidomos para të rijë të çorientuem?

Padurimi (rrëmbimi, gjakngjehtësia).

Me konceptin padurim shpesh herë duhet të nënkuptojmë edhe ndonjë vuejtje personale. Por na durimin (dhe padurimin) e kemi të dy llojeve e që të dy të papranueshëm:

- Durojmë padrejtësitë e shtetit e përgjithësisht të institucioneve, deri, ndonjëherë, në poshtnim, ndërkohë që duhej të ishte e kundërta, t'i kontestonim ata, natyrisht, jo me dhunë, por me mjetet ma civile e ma paqësore të mundëshme;

- Padurimi ynë asht emblematik, nevrastenik, arrogant në marëdhanje me individë të tjerë; e pra duhej të ishte e kundërta: të ishim të paqtë, të përpiqeshim me u marrë vesht – aty edhe në zgjidhjen e ndonjë konflikti të fortë interesash – të dinim me falë qendrimin, ndoshta, të qortueshëm të të tjerëve.

Pra, jo vetëm politika e media, por shumëçka, vetiu, rrjedh prej tyne.

Ka qenë e trishtueshme për mue kur një djalë i mirë, 21-vjeçar, më tha se do të kishte dashtë të fitonte Edi Rama, jo për rrjeshtim politik, jo jo, por sepse do të donte që në krye të shtetit të ishte një nga Jugu e jo nga Veriu. Dhe këte, e përsëris, e thonte një 21-vjeçar! E njoh, e due, pse në thelb asht djalë i mirë, po nën trysninë rrënuese të politikës PD – PS, Jug – Veri, arrin deri në paragjykime të tilla të pabesueshme, veçanariasht kur bahet fjalë për një të ri. Kur i thash se për mue do të ishte njëlloj që kryeministri të ishte nga Saranda apo Dibra, nga Permeti apo Shkodra, ai vazhdonte të kambëngulte se do të kishte dashtë që kryeministri të ishte nga Jugu. Nuk ka dyshim se një mendësi e tillë nuk asht tjetër veçse rezultat i dhunës në politikë.

Urrejtja, smira, babëzitja dhe dëshprimi janë sëmundjet ma të randa që mund të prekin shpirtin tonë. Prej tyne mund të zanë fill një seri veprimesh të dhunëshme jo thjeshtë individuale, por shpesh edhe me përmasa kombëtare.

Mjekojmë edhe një bith a një premje me brisk rroje, por nxisim urrjtjen, frenojmë gëzimin për mbarësinë e tjetrit, ushqejmë smirën, predikojmë ligj e drejtësi, por nuk i vemë fre krimit që vjen prej babëzitjes; egzaltohemi edhe nga një premtim mashtrues, biemë pre e dëshprimit edhe për zhgënjimin nga një miqësi në facebook. Të gjitha këto i hapin jo një shteg të ngushtë dhunës, po e lëshojnë ate si një prrue malor mbi të mbjellat mbas një shiu të gjatë e të të rrëmbyeshëm. Këto nuk mësohen në libra, nuk mësohen në Kishë e as në Xhami; këto mësohen në kontaktin e përditshëm me të afërmit, pa paragjykime e mbrapamendime, e atëherë nuk do të ketë ma shteg dhuna. Këtu fillon edhe ndalimi i shkatrrimit e po këtu hidhen themelet e një të ardhmeje me pamje ma njerëzore.

Nuk jam as mund të jem predikues, sepse më mungojnë në radhë të parë ato virtyte që duhet të ketë predikuesi. Ato që i them e i shkruej i kam marrë në radhë të parë nga gabimet e mia në jetë, ashtu sidhe përpjekja e papreme për t’u ndreqë, për t’i përmirësue, për t’u rritë në pikëpamje njerëzore.

Në rastin tonë tema që shtrohet asht e thjeshtë: Nga do të nxjerrin mësim të rijtë shqiptarë, nga mëngjesi deri kur flejnë në mes të dhunës, veçan asaj politike dhe mediatike?

Përse në shënimet e mia duket sikur hidhem degë më degë? Sepse dhuna nuk asht harmonike, ajo asht pikërisht kështu, si një mozaik i ndërpremë nga damtimet e shekujve. Në mes dhunës së individit në shtëpi (ndaj grues apo së bijës), kemi buzëqeshjet në mjediset publike, sjelljen prej “xhëntëlmëni”. Por e gjitha asht e gënjeshtërt, sepse ai që asht i dhunshëm në familje, nuk mund të mos jetë i dhunshëm në Kuvend apo në Qeveri, apo në mbledhjet e kryesisë së partisë së tij (Më lejoni që kësaj radhe fjalën “parti” ta shkruej me “p” të vogël, se kemi një jetë që Atdhe e shkruejmë me “a” të vogël – për turp, sepse kështu thanë gjuhëtarët – kurse “parti” me “p” të madhe – përsëri për turp, sepse kështu thonin gjuhëtarët).

Pra dhuna, kjo dukuni tragjike e jetës shqiptare, nuk mund të shfaqet në një vend e në një tjetër jo. Një i dhunshëm në shtëpi, si e thamë ma parë, nuk ka si të mos jetë i dhunshëm në Qeverisjen e Vendit. Nëse atje nuk e shfaq haptas, këte e ban nga frika, pse asht burracak. Të dhunshmit gjithçka mund të jenë, por jo trima.

Veç të tjerash ata, të dhunëshmit, nuk kuptojnë një gja fare të thjeshtë. Ajo, dhuna pra, heret a vonë do të kthehet kundër tyne. Çdo iluzion tjetër “fitimtar” nëpërmjet dhunës asht i rrejshëm. Sa për ilustrim po marrim tre personalitete historike botënore, emblematikisht të dhunshëm: Stalinin, Hitlerin e Musolinin. Ngadhnjimi i tyne ishte sa çel e mbyll sytë, mashtrues, kurse balta e historisë mbi ta do të jetë e përjetëshme.

Njerëzit, pothuej të gjithë, do të donin t’u rrinin sa ma larg institucioneve, të mos kishin punë me ta. Përse? Sepse tek ato nuk gjejnë

drejtësi, përplasen me korrupsionin ma të paskrupull. Si mund të jetë ndrysh ma i dhunshëm shteti se sa tëhuejtja e shtetasve të vet?

Tek na nuk egziston as si mendësi institucioni i pajtimit të interesave të kundërta, qofshin ato në mes privatëve, në mes privatëve dhe shtetit, apo institucioneve në mes tyne. Pajtimi i interesave të kundërta as që tentohet, përkundrazi, të gjithë janë të gatshëm për përplasjen e mundëshme, përplasje e tillë që duhet të çojë në asgjasimin e njenes palë. Arrihet deri atje sa të ndjehen krenar kur e arrijnë këte, pra poshtnimin e tjetrit. A nuk asht kjo një dukuni që e ndeshim përditë, sidomos në politikë e media?

Nuk më asht aspak e vështirë të kuptoj se jeta shoqnore në Përendim nuk asht fushë me lule. Si e ka thanë Çërçilli, me sarkazmën e tij emblemartike, *“kapitalizmi asht sistemi ma i keq që njoh, me përjashtim të komunizmit, nazizmit e fashizmit”*. Pra, asht e kuptueshme, tue qenë i tillë, nuk mund të shmangej dhuna as atje, sado e sofistikueme apo e kamuflueme të jetë. Por, gjithësesi, dhuna asht gjithmonë nën shënjestrën dhe mbikqyrjen e shoqnisë, që nuk lejon kapërcimin e kufijve të rrezikshëm për bashkësinë. Përkundrazi, tek na dhuna asht sistem dhe e mbështetun fort në dy kambë: Kamba e parë, ajo ma e fuqishmja, asht binomi pushtet-media dhe gjithë bota rreth tyne; kamba e dytë, shpresojmë përditë e ma pak e fuqishme, asht kultura e mangët qytetare e ndërthurun kjo me mendësi arkaike të trashëgueme nga pushtimi i gjatë osman, por edhe të risjella kohët e fundit nga elementë e grupe që shpresojmë të mos gjejnë lehtësisht terren në Vendin tonë.

Ajo që më shqetëson asht se këto dukuni negative gjejnë strehë dhe jehonë në media. Nuk janë të pakta e as të parandësishme TV e gazeta që servirin dhunën si vyrtyt, e mbështesin ate me të gjitha format e mjetet.

Tek ne lajmi asht i kushtëzuem nga interesi i këtij apo i atij elementi apo grupi. Norma se <u>fakti asht i barabartë për të gjithë, kurse interpretimi individual</u>, në mediat tona asht krejt i shpërfillun. Lajmi krijohet, stiset, me ose pa porosi, por në interes të dukshëm, e shpesh haptas kriminal, në të mirë të këtij apo atij e në dam të shoqnisë.

Shikoni përzgjedhjen e të ftuemëve, gati gjithmonë të njetit. Ata janë në 95 % të rasteve njerëz të lidhun me diktaturën apo klasën kriminale të organizatave të ndryshme. Edhe ai 5 % që mund të ftohet “jashtë radhëve”, përbahet kryesisht nga tipa “babaxhanë”, pak të aftë, lehtësiht të manipolueshëm nga gazetarë të pamoral. Aq e vërtetë asht kjo, sa asht krijue përshtypja (absolutisht e gabueme), se njerëz të aftë mund të gjenden vetëm në lukuninë e ishdiktaturës.

Dhuna asht arma e të dobtëve, atyne që nuk janë në gjendje të kuptojnë çfarë do të thotë përkushtim, përvujtësi, atyne që nuk janë në gjendje t’i thërrasin intelektit, atyne që nuk janë në gjendje të kuptojnë se me mjete e rrugë paqësore mund të arrihen rezultate të paimagjinueshme krahasue me ato që arrihen me ato të forcës së dhunëshme. Pushteti moral (shpirtnor) i individëve paqësor qendron mbi çdo lloj force të dhunëshme. Para Çabejt të përvuejtë edhe “komisarët” ma arrogantë e agresivë ndjeheshin të çarmatosun. Nëse edhe shkelqimi i Çabejt nuk ia mbush mendjen ndokujt, atëherë le të kujtojmë Jezusin e Sokratin, që edhe me flijimin e jetës, prej ma se 2000 vjetësh vazhdojnë të fitojnë ndaj dhunës.

Gandhi, i madhi, asht figura moderne ma përfaqësuese e antidhunës. Madhështinë e tij nuk mund ta vejë askush në dyshim. Mirëpo, kur aty-këtu, në Europë e përtej, filluen ta cilësonin Rugovën "Gandhi i Ballkanit", disa shtrembënuen buzët e nuk ngurruen të hidhnin edhe baltë mbi të, po nuk kaloi shumë kohë e, për kë ka mend në krye e sy në ballë, nuk asht e vështirë të kuptohet se balta që hodhën mbi Rugovën asht kthye dyfish e ka ra mbi ata që u përpoqën me dëshprim të njollosnin pacifistin e madh.

Nuk jetojmë në kohë heroike e as biblike të shkojmë në kryq si Krishti, që sfidoi perandorinë ma të fuqishme të kohës në mbrojtje të së vërtetës pa ngritë as dorën të mbrohej nga dhuna e përbindëshme e Pilatit romak mbi të.

Por edhe përgjigja e dhunëshme, qoftë edhe vetëm verbale, nuk gjen asnjë justifikim dhe pjell sërishmi dhunë në seri, pra shkatrrim të pashmangshëm, pikërisht kur kemi aq shumë nevojë të ndërtojmë, ma parë se ura mbi lumej, ura mirëkuptimi në mes nesh.

Sot propagandohet me të madhe se nuk asht koha e idealistëve dhe parimorëve, por e pragmatistëve. Nuk besoj se një pragmatist realizon një jetë ma të suksesëshme se një idealist me parime të moralshme.

Pikërisht në pseideologji të tilla pa kurrëfarë themeli siç asht pragmatrizmi, i çon njerëzit në veprime shpesh herë kriminale – pra sërishmi shfaqet në skenë dhuna. Këte teori e praktikë e kanë ba veçanarisht të tynen disa afaristë "të suksesëshëm", që për realizimin e qellimit, nuk ndalen para asgjaje. Po të duem, marrim si shembull afaristin famëkeq të Gërdecit, po ai nuk asht i vetmi dhe ka shumë të ngjamë as "ma pragmatisti". Delijorgji, nuk ka dyshim, ka pasë lidhje kriminale me segmente të politikës, si i thonë fjalës, këndej e andej detit. Por ka edhe nga ata që nuk kanë "lidhje": Ata i kanë në dorë segmente të fuqishme të politikës e pothuej gjithë mediat.

Ku qendron, simbas meje, mëkati themelor i mediave? Të thuesh apo të shkruejsh diçka të papëlqyeshme për shumicën, diçka në thelb të gabueme, nuk asht dhunë. Dhuna e vërtetë, e dënueshme, qëndron në programe a shkrime qellimsiht të dhunëshme, me fjalë të tjera, të damshme për kundërtshtarin pa asnjë bazë ligjore, etike e sidomos morale. Pse e drejta morale qëndron mbi çdo të drejtë, mbi të drejtën ndërkombtare, kushtetuese, penale, civile, adminsitrative e kështu me radhë. Ja që, gazetari ynë, qellimisht shpërfill ma së pari të drejtën morale e kjo asht dhunë e pastër.

Shqiptarët shpesh herë ndjehen të poshtnuem nga arroganca e politikës, nga dhuna e medias, nga institucionet në përgjithëasi e të çdo lloji, por si për mrekulli – një mister i vërtetë – kurrë të mundun. Ata vazhdojnë përpjekjet e tyne nëpërmjet një udhe kalvar për triumfin e së vërtetës e të së drejtës. Po këto përpjekje duhet të zane fill me përpjekjet me shmangë dhunën në çdo qelizë të jetës shqiptare.

Na sot nuk mund ta kemi vështrimin drejt majave të Himalajave, përkundrazi, vështrimi ynë tash për tash rrokë vetëm majat e kodrave. Duhet të mësohemi të arrijmë së pari këto maja të ulta, mandej ta hedhim vështrimin drejt majës së Tomorrit, ku ka selinë Dodona. Pa për Himalaja ka kohë.

Ja, këto ishin pra ato mendime mozaik që më vinin në mend ndërsa isha i shtruem në një Klinikë të huej. Nëse lexuesi asht i një mendje me mue dhe heshtë, qendrimi i tij do të ishte i fajshëm. Por edhe nëse nuk asht në një mendje me mue dhe heshtë, përsëri qëndrimi i tij asht i fajshëm: le të thotë ku e kam gabim. Pse asht e drejta ime edhe të gaboj, por nuk asht e drejtë e askujt me heshtë, sakohë që punët shkojnë kështu si shkojnë.

Ajo që fajson median pa asnjë mundësi përligjjeje asht fakti se pothuej kryekëput u përkushtohet thashethamave "të pallatit", me fjalë të tjera, "zënkave" mediokre, të shtiruna, të pamoralshme të politikanëve e në mes politikanëve.

Mediat injorojnë pothuej krejtësiht skamjen e një pjese të konsiderueshme të popullsisë, sidomos asaj rurale, ndërsa një pjesë tjetër fare e vogël pasunohet në mënyrë marramendëse, jashtë çdo logjike të ekonomisë së tregut lirë, pra, natyrisht, kriminale.

Sa herë kohët e fundit më kanë ardhë sërishmi në mend vargjet e Çajupit:

*Ca kanë sa s'dinë ç'kanë,*
*Ca s'kanë as të hanë.*

Media asht shpërfillëse ndaj rritjes së frikëshme të papunësisë dhe mjaftohet me shifrat në përqindje e të rrejshme të Institutit të Statistikave, ashtu siedhe për tregues të tjerë. Të vjen ndër mend se si 25 vjet ma parë merrnim "çmime ndërkombëtare" për mirëushqimin e popullit (nga ndonjë grup marksist-leninist) kur ishim në kulmin e një vorfnie rraskapitëse.

Them media heshtë, sepse asgja tjetër nuk e ka forcën denoncuese të saj, jo se nuk ka përgjegjësi shteti, ai, dihet, asht ma së pari përgjegjës (me gjithë dyshimin nëse egziston shteti i mirëfilltë tek na apo jo).

Dhuna – kanceri i shqiptarëve, nuk kërkon investime që të zhduket. I vetmi investim do të ishte vullneti i mirë për një bashkëjetese të qytetnueme në çdo qelizë të shqnisë, nga familja, tek shteti.

# GJUHA SHQIPE, E MIRA, E MJERA

**HYMJE E TRISHTË**

- Para TV

Jam para një stacioni televiziv të Tiranës. Ndjek fundin e lajmeve e mandej një pjesë të koncertit në vijim të tyne. Ndjehem i lodhun e i trishtuem.

Folësi i lajmeve shprehet si të ishte një i huaj që me mundim ka arrijtë me e kapë disi shqipen, por gjithësesi asht ende i pasigurtë. Fjalitë janë gjithë “qoshe”, me një renditje të gjymtyrëve pa kurrëfarë logjike, thekset çvendosen sa andej këndej pa kriter, mbrapashtesat janë krejt të pavend, fjalët e hueja, që nuk rrinë kurrkund në kontesktin e lajmit, vërshojnë e përbaltin shqipen mjerane të djaloshit të “pispillosun”, një “inglishmeni” tipik, që, prej se nuk di shqipen, e përbaltë me barbarizma, si i gjithë lloji i tij hibrid.

Mandej i vjen rradha koncertit. E drejton një vajzë, që, po të mos fliste, do ta kishte anda me e kundrue. Po nis e flet e atëherë të mbërthen prap ai trishtimi i parë. Në “shqipen” e saj ka vetëm ndonjë nyje, ndonjë mbrapashtesë ….. turke e … një mjerim të pafund gjuhësor. Vërshojnë “prestigjoz” e “famoz”, “shyqyr” e “grazie”, përemna të pakufishëm në vend të vetorëve, fjali mungesore që u mungon edhe kumti ma i thjeshtë, nëndialektalizma të nxjerra nga syndyqet e gjyshes dhe O. K..

Nuk ka vend me thanë “Fale, Zot, se nuk di çka ban”.

Marr pultin e kaloj tek një stacion kosovar. Të duket sikur gazetarja e ka harrue serbishten e po përkthen me vështirësi, aq shqipe të përçudnueme flet. Sa për omonimet e toponimet nuk merr as mundimin me i përkthye pse i shqipton serbisht. E me iu përshtatë “standardit”, flet një labçe të rreshkun si të Malo Smokthinës.

Shuej televizorin e rri e mendoj. Po s’ke pse mendohesh gjatë. Kjo vorfni gjuhësore, pa dyshim, ka dy shkaqe:

- Vorfnimi që i bani shqipes famëkeqi Kongres i Drejtshkrimit i vitit 1972, që i preu arterie e vena, i këputi mish e i shpuploi koca, e degdisi në një fosile të ngurrtësueme që s’asht as tosknisht, jo ma shqip;
- Një lloj i ri “inglishmenësh” të Tiranës e të Prishtinës, “zengjinë të ri”, që kanë gazeta e televizione, kanë vajza të bukura, që i veshin (o ma mirë - i xhveshin) “allafranga” e u venë një mikrofon në dorë edhe pse veçsa “nuk i le hunda me hangër bar”, si thonte im atë, ndjesë pastë, aq berr janë.

Dhe e keqja as fillon e as mbaron këtu. E keqja filloi atë ditë që erdhën në pushtet « sejmenët » e shkjaut, komunistët. E keqja vijon me po ata ndër institucione, gazeta, televizione, që “sakën” se tunden prej “istikameve bolshevike” të 1972 e nuk pranojnë të ndryshojnë një presje,

sikur vendimet e marra nën vështtrimet e rrepta e trysninë ma të egër të pushtetit të kuq të ishin libri i shejtë i shqipes.

E vorfnimi i shipes vijon pa mëshirë.

**1. Po përse u dhunue shqipja?**

*"Edhe ta kishim në dorë s'jemi nga ata që kllasim gjindarmërinë në fushë të mendjes"*

*Faik Konica*

Përgjigja asht e thjeshtë: Në vazhdën e tragjikes "luftë e klasava", zbatue skajshëm si askund tjetër në Shqipni, sa çoi në tjetërsimin e njeriut, nuk duhej lanë gja pa provue: aty edhe gjymtimin e gjuhës shqipe, largimin e saj prej rrajëve pellazgo-iliro-shqipe, vofnimin e saj aq sa të mos të mund të lexoheshin e të kuptoheshin ata që na lanë trashigiminë ma të shtrejtë gjuhësore e kulturore, prej Buzukut te Fishta, shkëputjen prej kulturës europiane pjesë e së ciles jemi që në ag të historisë njerëzore, përçamjen në mes krahinave e besimeve, të gjitha këto veç me muejtë me mbajtë ma lehtë sundimin gjakatar.

Si çdo komb, si çdo popull, edhe na kemi vlerat e të metat tona. Por nëse kemi tri dukuni për të cilat vërtetë mund të krenohemi, ato janë:

- Jemi populli i vetëm në Europën Jugore e ma gjanë që trashëgojmë një gjuhë që i ka rrajët qysh para se të shfaqeshin në histori Roma, Athina e vetë Troja;
- Jemi ndër popujt e paktë që nuk patëm kurrë përplasje e urrejtje në mes krahinash;
- Jemi ndër të paktët popuj, aty edhe popuj të quejtun "djepi i qytetnimit", ku nuk ka pasë kurrë as ma të voglin konflikt ndërfetar.

Po kishte ardhë "kolera e kuqe" e rrajët duheshin pre, duheshin tha, përçamja duhej të kishte të gjitha ngjyrat, aty edhe ato mes toskësh e gegësh, në mes të krishtenëve "reaksionarë" (prandaj edhe duheheshin pre rrajët me ta) e pjesës tjetër të popullit, duhesh shkatrrue gjithçka ishte ma e shëndetshme që të sundohej ma lehtë. Asnjë arësye tjetër "shkencore" nuk mund të kishte në këtë gjymtim, pse të bahej fjalë për "njësim të shqipes" ishte antikombëtare, pse shqipja e njësueme ka qenë që në krye të kohës. Tash po, mbas shëmtimit të 1972, ajo nuk asht ma e njësishme, por vetëm një pjesë e trungut që mezi ushqehet në rrajët së shumti të preme e shtërzon e lodhun.

E kjo u arrijtë tue "kallë gjindarmerinë", i miri Konica, në fushë të mendjes, me fjalë të tjera, me dhunë të pushtetit komunist.

**2. Si u dhunue shqipja?**

E para, tue shpla trutë e njerëzve nga kujtesa historike, sikur para kolerës së kuqe nuk kishte gjallue asgja në Shqipni e lum na që na erdhi kjo farë e mbrapsht.

Së dyti, shtrimi i çashtjës së gjuhës si dukuni e luftës së klasava e tue e shtri këte luftë tashma edhe në plan territorial.

Së treti, tue qitë në harresë, ku me të ndaluem me ligj, ku me zhdukje të veprave e deri të vorreve të Atdhetarëve të akullt, atyne që na kishin lanë porosi dashuninë për Shqipni, pse Atdhetaria u quejt nacionalizem e si rrjedhojë antagoniste me ideologjinë komuniste.

Pikërisht për këto arsye u harruen përpjekjet sa të fisme aq edhe shkencore të Komisisë Latrare të Shkodres 1916/17, u lanë në harresë përpjekejt që banë atdhetarë e gjuhëtarë të dorës së parë, aty edhe në kohë te fashizmit, për një shqipe "të përbashkme". "U vendue - thuhet në njoftimet e punimeve të Komisisë - me themelue nji orthografi sa ma tepër të përbashkme për të dy dialektet".

E u shkue deri atje sa shkodranishtja u "çpall" "gjuhë e klerit reaksionar". Ajo, si gegnishtja mbarë, u shpall gjuhë "e deklasuar". (Se si mund të quhet një gjuhë që flitet prej ma se katërmijë vitesh "e klerit reaksionar", apo "e deklasuar", veç mendjet e çorodituna mund ta rrokin).

Shkruen M. Elezi: "Politika gjuhësore dhe gjithë politika ndaj Veriut synonte shfaktorizimin e Shkodrës e të krejt Veriut si qendër e mbështetje e palëkundëshme në përpjekjet e gjithë shqiptarëve me e kthye Shqipninë kah vlerat kombtare, kah Perëndimi, kah vetvetja".

U shpërfillen edhe mendimet e gjuhëtarëve të medhej si Majer e Jokli, pse ata, gjuhëtarë borgjezë, nuk kishin pasë fatin të njihnin veprat e shokut Stalin mbi gjuhësinë!

Veriu u identifikue me Kishën Katolike (që i bante e i ban nder pse, si asnjë simotër e saj, ka dhanë ndihmesë të paçmueshme e të paçmueme si në ruejtjen e gjuhës e të kulturës amtare, ashtu edhe në përhapjen e kulturës europiane, jo që ka qenë nxitësja kryesore e lëvizjeve për liri), e si kundërshtare e kolerës së kuqe, u masakrue ma barbarisht se askund tjetër në botë.

E u mohuen shkollat. Na del se e para shkollë na paskish qenë themelue aty kah fundi i shekullit XIX në Korçë, kur të dhana të drejtpërdrejta e sidomos të tërthorta na mësojnë se shkollat në këto anë duhet të kenë mbi dymijë vite. "Na shkronjat i morem prej Ilirëve", thotë Plini. Janë të dokumentueme shkolla të mesme të paktën në shekullin XVII në mbarë Veripërendimin. Në Obot kishte shtypshkronjë qysh më 1493. Çka kishte me iu dashtë shtypshkronja një populli që nuk di me shkrue e me lexue? Por jo, zotnijë, jo, na nuk duhej të kishim rrajë, a t'i kishim ato sa ma të pakta, sa ma të cekta, që të shpallnim ardhjen e Zeusit të Kuq si shpëtim e përparim për këtë Vend.

### 3. Çfarë humbi shqipja?

Puna për shkatrrimin e shqipës filloi me ballafaqimin rrënues në mes dy "kryedialekteve", në vend që të flitej e të punohej për një gjithëpërfshimja, për mospërjashtime, për trajta që të ruenin mbarëshqipen e të banin lehtësisht të kuptueshëm si Naimin ashtu edhe Fishtën. Filloi, pra, me asgjasimin e ma shumë se gjysës së trungut deri në rrajë – me shpalljen jashtë ligji të gegnishtes. Jo se tosknishtja asht pa vlera, Zot na ruej, asht shqipja ime, por, si e kanë thanë të tjerë para meje, një dialekt asht gjithmonë ma pak e ma i vorfen sa mbarë gjuha.

Në kohën kur flitej për marrjen si “pajtor” të të folmes së Elbasanit, maraku i Fishtës, Mjedës etj., ishte mos me humbë asnjë formë të randësishme të tosknishtes.

Mustafa Merlika, një prej të mohuemëve të mëdhej, dje e sot, thotë se do të marrim dialektin e Elbasanit si pajtor, por tue përfshi mbarë shqipën.

E shembuj se si atdhetarë e gjuhëtarë të dorës së parë, jo Manol Konomë mjeranë e lloji i tij që e shitën shpirtin shtatë herë, kambëngulnin për një normë gjuhësore gjithëpërfshimëse, mund të sillen pa numur, prej 1916 (Komisia Latrare e Shkodres) deri te Fashizmi i zi (por do të vinte “Fashizmi i kuq” që do të shembte me themel gegnishten “reaksionare” – Zot na ruej mendt e kresë, deri ku mundet me arrijtë urrejta e verbueme!).

Pra, qysh në krye duhet thanë se me famkeqin Kongres të Drejtshkrimit 1972 shqipja humbi njëherëeemirë gegnishten, pasuninë e saj kulturore (prej Ciklit të Kreshnikëve te Migjeni, prej Buzukut, Budit, Bardhit e Bogdanit te Fishta, prej të amblit Mjeda te rrëfimet e Anton Harapit), humbi një pasuni të pallogaritëshme leksikore e frazologjike, humbi një formë të menduemi e të shprehuni, humbi shpirtin e pjesës ma të madhe të popullit të vet. Se kur humbë gjuhën, humbë shpirtin.

Merrni Fjalorin e Gjuhës së Sotme Shqipe e do të prekni me dorë aty flijimin i një pasunie të pallogaritëshme të gegnishtes, nësa u hapeshin dyert në katër kanata fjalëve me prejardhje greke apo sllave (nuk po flas për turqizmat “kamturqisht” edhe në trajtesat e “shokëve gjuhëtarë”) .

Nësa në të dy fjalorët, atë të quejtun të Drejtshkrimit, ashtu edhe në Fjalorin e Gjuhës së Sotme Shqipe, ndesh fjalë të hueja, ma krejtësisht të hueja, që s’kanë si hyjnë kurrsesi në fjalor të shqipes, si: banjë maria, delikt, alivanosem, e sa të tjera;

apo fjalë të shtresimeve të ndryshme kohore, sidomos prej turqishtes e greqishtes, por edhe prej frëngjishtes, italishtes e gjuhëve sllave, kur egzistojnë përkatëset shqipe, madje nuk u shënojnë as prejardhjen e me cilësue se egziston kjo përkatëse shqip, si: açik, adet, alamet, e ba me shkue deri te “zh”-ja do të duheshin katërdhjetë faqe;

fjalët e mirëfillta shqipe, ma krejtësisht shqip e me prejardhje shpesh prej ilirishtes e ma heret, ose nuk përfshihen asfare në fjalor, ose cilësohen “e vjetër”, “krahinore”, sa mos me thanë “gegnisht”, pra, simbas kësaj logjike të mbrapshtë, jo shqipe. Nuk m’u desht as një orë punë me gjetë (pra mos me gjetë) se në FGJSH mungojnë fjalë të përdorimit të përditshem në Sapë (Zadrimë) si: akulltar/-e, anx:ë/-a, azull/-i, ballot:ë/-a, bam/-i, -e, bërgajn:ë/-a, birth-i (pse kemi turqishten çiban), brezhël/-a (kancer/i), brig/-u, cangull, me cokë, deh!, me u dejë, ding, me u djergë, kërcalë, me llokë, mangën/-a, miellc:ë/-a, me miklue (përkëdhelë), me përdahë, pllojcë, porrc/-i (apendisit/i), shij:ë/a, e deri tek neologjizma aq e bukur që ndeshim te proverbat e mbledhuna prej Frang Bardhit: i përmielltë. Këtu ka njëgjasend: ose fjalët gege që nuk janë në tosknisht nuk merren si shqipe, ose të quhet Fjalori i ! Tosknishtes. Si mund të përjashtohet nga gjuha amtare me kaq papërgjegjësi thesari i saj ma i vlefshëm!? Me ç’të drejtë shkencore e morale bahet tosknizimi i fjalëve gege (kur nuk e ka tosknishtja e detyrimisht janë përfshi në FGJSH)?! Po e përsëris, me ç’të drejtë

morale, që rri mbi të gjitha të drejtat, "u shkim një ortak bore prej shpatit të malit" e bajnë "u shqim …? Që kur "q-ja" na qenkish ma e fisme se "k-ja"?

Tash këtu nuk asht e vështirë me kuptue se në punë si kjo të çon vetëm një urrejtje ideologjike e mjerane për Veriun, edhe pse ata që u mblodhën në Tiranë më 2002 e thanë se nuk ka vend me ndreqë asgja prej Kongresit famkeq te 1972, Haxhiqamilët e gjuhësisë, na u ngryskan në fytyrë tanë marak me disa që dashkan me na prishë "sërishmi" shqipen, dmth, shqipja paskish qenë e prishun, erdhen qehajajët e Sulltanit të Kuq e na e rregulluen, prandaj "sakën" se e prekni. E për "trima mbas vete" kanë do politikanë të majtë që s'dinë as emnin e gjyshit të vet. Qé tash para pak muejsh, prillin e shkuem, na u mblodhen në Prishtinë po ata Haxhiqamilë e lloji i tyne i atrofizuem në mendje e në shpirt e përsëriten me të madhe se ishin gati me nxjerrë shpatat në mbrojtje të vendimeve të 1972. Pse francezët e gjermanët që i ndreqin e i përsosin papre gjuhët e tyne nuk kanë pasë fatin të udhëhiqeshin nga marksizmi e të ! vendosnin rregulla njëherëeemirë.

Gjedhet e hueja si mbaresa –os (ajros për ajroj, armatos për armatoj, baltos për baltoj, palos në vend të paloj, vendos për vendoj), -ur, veçan në pjesore (ajrosur për ajrosë o ajrue, palosur për palosë, pasur për pasë, goditur për goditë, keqpërdorur për keqpërdorë, e kështu pa fund e pa logjikë shkencore), pse na i munguekan, kudi unë, Malëshovës së Përmetit, e atëherë le t'i falemi greqishtes që na i huajti e na bani njerëz.

Nëse te gegët ndeshet ma shpesh a-ja hundore që tek toskët ma së shumti del në ë ("nja" e Bardhit në "një" toskënisht, kurse në gegënishte "nji"), raporti tek "Rregullat" asht krejtëisht i zhdrejtë: ë-ja i "përmbytë" krejt "Rregullat" tue sjellë një errësim e shqiptim jo të lirshëm (kakofoni). Tue pa dukuninë në plan hitorik, del se ë-ja asht shpesh ma me vend e ma në natyrë të shqipes se a-ja (kryesisht hundore) e gegnishtes, por pëdorimi i saj i skajshëm, sidomos te fjalë që detyrimisht në përdorime të tjera dalin me "a" nuk ka as vend e as logjikë shkencore. Nuk kuptoj përse, bie fjala, sakohë që themi "ranishtë", duhet të themi "rërë", në vend të "ranë"? Shembujt do të ishun të shumta, si e kanë trajtue edhe të tjerë, si bie fjala Avdyl Sula, prandaj edhe nuk po zgjatem.

Rotacizmi. Së pari duhet thanë se dallimi në mes dy "kryedialekteve", si do të thonte i miri Profesor Selman Riza, nuk ka ardhë në mënyrë të natyrëshme, si evoluim i gjuhës në mënyrë diverguese vetiu, por në radhë të parë si ndikim i gjuhëve të hueja dukshem ma shumë në tosknisht në shumë trajta, qofshin ato fonetike apo morfologjike, aty edhe në leksik. Aq i fortë asht ky ndikim në disa pjesë të Jugut (nuk asht vendi këtu me trajtue si e përse – jo që unë nuk do të isha as në gjendje me e ba), sa në Përmet gjyshes i thonë "nona", pjepnit "pepone", sa me u çuditë për një ndikim kaq të skajshëm.

Kështu, përdorimi i "r"-së në vend të "n"-së në fjalë si "syri", por "synoj"; "druri", por "drunorët", (e ndërkohë edhe "lëndë drusore, jashtë çdo rregulli fonetik), "çoban", "çobanëri" në vend të "çobanì-a", "grurë" e "grunoret", "rërë" po "ranishtë" e me qinda raste si këto s'ka vend e as kuptim. Zanorja "ë" (shih, "zanorja", e jo "zërorja")

kontraston keq me bashtingllоren “r”, prandaj logjika fonetike do ta donte që të ruhej “n”-ja e … shqipes (pse nuk ka kuptim me thanë “n”-ja e gegnishtes).

Diftogjet ua, ye etj janë ruajtë historikisht ma mirë në Jug e shpesh janë bjerrë në Veri. Tue mos përjashtue format ma “të përbashkme” si thonte Xhuvani, natyrshëm të ruhen ato edhe në gjuhën standard.

Grupet mb, nd, ng gjithashtu janë ruejtë ma mirë në Jug. Edhe te proverbat e Bardhit i ndeshim dendun, e jo si shqiptohen sot në shumicën e Veriut. Atëherë, natyrshëm, të ruhen ato edhe në rregulla. Por, tue shkelë vetë ato rregulla e parime edhe historike, kur e do Pasha, themi „i brendëshëm“, e jo si do të duhej - „i mbrendëshëm“

Asgjasimi i paskajores, kësaj trajte themel të foljes, ka qenë pa ma të voglin dyshim krimi ma i randë i atyne vendimeve. Asht rast që s’ka nevojë për vërtetim, ashtu si nuk vërtetohet një apostolatë, se këtu, në punë të Kongresit të 1972, „kallen gjindarmerinë“, si thonte i madhi Konica, dhe e gjymtuen shqipen me një pamëshirësi prej barbarësh. Paskajorja qendron në themel të konceptimit e të të shprehunit të veprimit (të vetë kumtit) në gjuhën shqipe. Nuk e ka greqishtja? Nuk e paska as çinimançini? Në djall të gjithë! Puna e tyne! Po shqipe pa paskajore nuk ka. Asht një prej atyne rasteve që unë i quej se “nuk ka vend për delikatesë në diskutim”. Këtu dhunimi asht “me gjindarmëri”, prandaj edhe nuk po zgjatem. Veçse nuk mund të la pa kujtue se përligjja e mungesës së paskajores (që nuk na prishkëka shumë punë) pse natyrshëm zëvendësohet me lidhoren apo një paskajore të stisun të formës “për t?! ? thënë”, “për të marrur”, asht një mediokritet “shkencor”, pse paskajorja e mirëfilltë (e përdorun edhe prej toskësh ku e do puna) sjell një kumt ma përgjithësues, (me i thanë vetes shqiptar – kush?: unë, ti, ai-ajo, na, ju, ata ), kundrejt lidhores përcaktuese-cilësuese (t’i thuash vetes shqiptar – ti); joqë gjuhëtarët kanë për detyrë me hulumtue zhvillimet gjuhësore e me sendërtue kodifikimet simbas gjedheve të gjuhës së popullit, jo me “krasitë” gjuhën simbas tekave të tyne: në rrajë.
Zëvendësimi i gjedheve shqipe me ato me mbrapashtesa të ndikueme kryesisht prej greqishtes, ose krejt jashtë natyrës të të shprehunit popullor shqip, si: (i, e) shkurtër për (i, e) shkurtë, ajkëton për ajkon, amvisërì për amvisje, anëshmëri për anësi, bagëti – bajgë për bagël, bardhësirë për bardhësì, barkazi për barkas; e të llojeve nga ma të ndryshmet me skajime të panatyrëshme si barrësirë, bastard (për bastardh), besërisht (!?), bokëri (bokërrimë), botëror (botënor), burrëri – burrëreshë (burrni, burrneshë), çiltazi (çiltas - çiltë), e sa e sa ndajfolje me –zi/, zi e ma zi.

Gjedhet e hueja fonetike: fjalët me theks fundor në shqip janë krejt të rralla edhe pse nuk përjashtohen. Por, pse duhet të themi në të pashqueme “babà” simbas gjedhës së huej, e jo “babë” – apo pse kështu thuhet në Gegni, e ma mirë të marrim gjedhen e huej se prej “Veriut reaksionar”; “parà” jo që “pare”, “kafè” në vend të “kafe”, “budallà” jo që “budallë”, “bilé” në vednd të “bìle” (edhe ma mirë – “madje”), etj? E flasim mandej për „njësim konvergues“!

## <u>4. Përse mbrohet krimi?</u>

*„Gjuha asht faktori ma i parë i njinisë kombëtare”*
*Gjergj Fishta*

Na u mblodhen akdemikët në Tiranë me 11-12 nandor 2002 e kujtuen me nostalgji Kongresin e Part …, deshta me thanë të Drejtshkrimit, që na hodhi bazat e shqipes. Që turpi i mbuloftë, se bazat e shqipes i paten hedhë pellazgët e lashtë kushedi sa mijë vite ma parë.

Këta dështakë, këta mjeranë të ideoligjizuem, atrofizue në mendje e në shpirt, as duen t’ia dinë për shqipen, po për karriket ku kanë ngjeshë bythët ba kallo. M’anë tjetër, ata tashma haptë del se janë krejt të helmuem me urrejtje për Veriun. Deklarimet e tyne të fryeme e bajate për shqetësimin nga mendimet ndrysh “të donkishotëve të viteve nëntëdhjetë” s’janë tjetër veçse ai helm që shpërndau pa kursim Partia (ajo me “P” të madhe, kur Atdhe shkruhej me “a” të vogël - atdhe), që çoi në një parçamje që Shqipnia nuk e kishte njohë në të paktën katërmijë vite histori. E si e thashë, fjalë për fjalë përsëritën “vendosmërinë për të mos u tundur nga istikamet e kuqe” edhe do “harushanë” në Prishtinë prillin e shkuem. Ata nuk lanë rast pa shfrytëzue edhe nandorin e shkuem gjatë festimeve të 100-vjetorit të Alfabetit, tue na tundë gishtin fort e tue kërcënue se përpjekjet për një ris! hikim të normave të ’72 na qenkëshin antikombtare (?!!) e se mohimi i trashigimisë shpirtnore (që asht gjuha shqipe) e kulturore (që asht prap gjuha shqipe) e 4000 vite histori të 3/4 të Shqipnisë, ndrysh Gegnisë, nuk na qenkan antikombtare, përkundrazi, një veper e madhe e … Haxhiqamilëve të enverizmit.

Asnjë motiv tjetër me përligjje shkencore nuk mund të ketë në teorinë e “pamundësisë së shartimit në mes dy dialekteve”. Pse një shartim të tillë nuk e ka kërkue kurrkush. Pse një shartim i tillë nuk mund të bahet. Pse vetë konceptimi i shartimit tosknisht – gegnisht asht një ide barbare: gjuha standarde mbështetet tek format e përbashkëta, takuese, gjithëpërfshimëse, mospërjashtuese, pra në mbarë shqipen, jo në shartimin në mes dialekteve. Pse, siç e thamë ma parë, do të merren ato trajta që i ka tosknishtja me mbështetje ma historike e ato që i ka gegnishtja me mbështetje ma historike, sidomos ndeshjet në mes tyne.

Po sjell një shembull të thjeshtë: e pakryemja e foljes do të merret me bazë tosknishten: pra 1) shkoja, këndoja, e jo 2) shkojsha, punojsha, pse formën e parë a) e gjejmë edhe tek autorët e vjetër gegë; b) ndeshet edhe në pjesë të Veriut, c) nuk e tjetërson as formën veriore.

Paskajoren e ndeshim edhe në folklor të Jugut, edhe në autorë të Jugut (të ri e të vjetër), edhe në të folmen e përditëshme të disa zonave të Jugut, jo aq dendun, por kur e do puna. Atëherë paskajoren do ta ruejmë, si themel i foljes. Si e tek ta rrahin gjuhëtarët.

Ja pra që nuk ka nevojë për shartim, por për një përzgjedhje pa „gjindarmëri”.

Ata që Elezi i ka cilësue “mister njet”, një gja asht e sigurtë: nuk ia duen të mirën as shqipes e as Shqipnisë, po “namit” të tyne “akademik”.

## <u>**5. Cilat do të ishin rrugëdaljet prej ankthit?**</u>

Së pari, njerëz ma të dijshëm se unë, por me vullnet të mirë e që duen shqipen e Shqipninë, të ulen e të analizojnë ma thellë çfarë vërtetë e vlefshme po birret përfundimisht e doemos duhet shpëtue. Cilat janë ato trajta të përbashkta që u flakën tej si të ishin të serbit a të çinimaçinit. Pse me gjetë çka asht ose ka qenë historikisht e përbashkët asht krejt e thjeshtë, mjaft të shqyrtohen shkrimet e vjetra, bie fjala, proverbat e Frang Bardhit, që janë të gojës së popullit e një dëshmi e shkëlqyeshme se trajtat e përbashkëta kanë qenë në krye të kohës shumë ma të shumta se ato të fillimit të shekullit XX e atëherë, pa ngurrue, me u hapë udhë atyne trajtave të shqipes me rrajë thellë në histori. E proverbat e Bardhit, po të duem ma ba atë ballafaqimin mjeran tosknisht – gegnisht, shfaqen në trajta ma së shpeshti në të mirë të tosknisht për shumëçka. E ani mirë, asht shqipja jonë, prej Çamrije ar! dhët ajo a prej Rugove.

Së dyti, rregullat të jenë doemos “të gjithëpërbashkta”, a në daçin “gjithpërfshirëse”, “mospërjashtuese”, të rrokin mbarë shqipen, sa të jetë e mundun, tue ruejtë “njininë” që na porosit Fishta. Të bajsh të kundërten, asht një atentat jo vetëm gjuhësor, por kundër kombit vetë.

Po marr një shembull të thjeshtë: Ta kisha pasë unë për detyrë me hartue Fjalorin e Shqipes, kurrë nuk kisha me lanë jashtë fjalët toske që nuk i ka gegnishtja, pse ashtu do të vorfnohej shqipja. Bie fjala, në gegnisht nuk janë falët “beronjë”, (i,e) pështirë, dot, fare etj. Si do të mund të më kishte shkue mendja me i lanë ato jashtë fjalorit ose me u shënue përbri “e vjetër”, “krahinore”, pse kurrënjë gegë nuk i përdor?!

Së treti, në themel të punës të kihet parimi i pasunimit të gjuhës në të gjithë format a trajtat e saj, zhvillimi i saj i papremë, përthithja e formave dhe e fjalëve nga te dy dialektet e nga të folme ma të ngushta, e jo degdisja në një gjuhë “të katundit” të shokut Kostallari.

Së katërti, në fjalorë do të shënohen edhe fjalët e hueja që kanë qenë dikur të përdorimit të gjanë, ose që fatkeqësisht përdoren edhe sot në të folmen e përditëshme, por pa dhanë asnjë shpjegim tjetër a përdorim, përveçse prejardhjen dhe përkatësen shqipe. B. fj. “Eksperiencë”, it. – përvojë. Kaq, asgja ma shumë, që me i lanë me kuptue përdoruesit të fjalorit se ajo fjalë nuk duhet përdorë ma pse kemi përkatësen shqip.

Së pesti, por jo ma pak e randësishme, në kuvend të thirren si ata që u ka mbyllë Zoti sytë e nuk duen me pa – ndrysh si mund të mbrojnë pa i vra ndërgjegjja krimin – ashtu edhe ata që kanë mendime krueköput të kundërta me ta. Pse egziston rreziku që, tue qenë nëpër institucione e me “grada” pikërisht ata që gatuan ose mbrojnë krimin e 1972, të thërrasin thjeshtë vetveten, ose e shumta do lakej gati me i këndue “hosana” kohës së lavdishme” të kolerës së kuqe.

Së fundi, qysh në fillim të përjashtohen dy propozime të hedhuna fatkeqësisht edhe prej personaliteteve që e kanë denoncue atë Kongres si Aref Mati e Bahri Beci: a) të mësohet edhe gegnishtja në shkolla; apo do ekstremistë të tjerë b) të hidhet poshtë gjithçka e të merret për bazë gegnishtja si e folme e shumicës së shqiptarëve e gjuhë e traditës kulturore.

(Ndoshta nuk ia vlen me u ndalë tek alarmi i Anastas Dode, se lejimi rishtas "i konkurrimit në mes dy dialekteve do të ishte rrënues". O Zot, po kush i ka thanë këtij dështaku se dashkemi me përballë gegnishte e tosknishte?! Kush i ka thanë se dashkemi me nxjerrë "në mejdan" gjysën e shpirtit tonë me gjysën tjetër po të shpirtit tonë?!).

Pra, si po thoja, të dy janë mendime të gabueme e të damshme (Pse me Doden nuk ia vlen me u marrë).

Me u mësue gegnishtja në shkollë, dmth mos me ndryshue asgja e shqipja me mbetë e gjymtueme ashtu siç asht.

Me u hedhë poshtë gjithçka (e ashtuquejtuna: Teoria e përmbysjes ) e me u marrë për bazë gegnishtja asht ana tjetër e medaljes, pra, tue përjashtue tosknishten, ashtu siç u ba ma gegnishten, dmth me u dhunue sërishmi shqipja, me e gjymtue përsëri ate tue i mohue gjysën tjetër të saj. Unë gega due që të them, e të thonë fëmijët e mi, e të thonë edhe nipat e stërnipat e mi "dot", "i pështirë", pse edhe pa ta shqipja ime do të ishte ma e vorfën, ashtu siç asht vorfnue liksht prej mbi 7.000 (shtatëmijë) fjalë gege që i mungojnë Fjalorit të Gjuhës së Sotme Shqipe.

Pra gjithçka të shtrohet vetëm mbi një bazë: kritere të shëndosha shkencore e kombtare, rigorozisht shkencore, të pandikuem nga ideologjitë, nostalgjitë e gjithë marritë tjera (sidomos nga ajo sëmundje që e kanë në gjak shqiptarët e që M. Elezi e quen me fjalën e bukur shqipe "mujshim"), që të mund të çojnë në një zhvillim të ri e ma të përsosun të shqipes tue ndreqë çka u ba jo mirë më 1972, ashtu sikundër kanë ndjekë rrugën e tyne të zhvillimit të papremë mbarë gjuhët e popujve të qytetnuem, e na kemi çka mësojmë prej tyne edhe në këte lamë, pse si thotë Naimi i Madh, "Dielli lind andej nga përendon".

**<u>6. Përgjegjësia e institucioneve dhe pëgjegjësia morale intelektuale.</u>**

Kam një dyshim: A ka institucione gjuhësore në Shqipni? A ka intelektualë në Shqipni, apo janë tjetërsue?

Tash formalisht institucionet janë, Akademia, Instituti Albanologjik (së fundi), Universitete pa numur (si bunkerët), ka, më duket, edhe qeveri, ka … Apo nuk ka? Si jo ? A nuk po na ban ajo me "KARTE IDENTITETI" (europiane, sic) në vend të "LETER NJOFTIMIT"?

Desht Zoti e tash doli edhe Kosova "Zojë më vete", po mbasi u çliruen prej shkjaut, çka po bajnë kosovarët me u çlirue prej vetit? A prap do të rrinë "suz" para "enukëve të Tiranës"? Çka po bajnë ata me u çlirue njëherëemirë prej gjedheve sllave pa u ripushtue prej "interpretacionesh" perëndimore krejt mish i huej në trup të shqipes?

Ka, pa pikë dyshimi, edhe intelektualë, por ata i kanë t'huej, i kanë tulatë, u kanë mpi çdo dëshirë me marrë përsipër përgjegjësi të dorës së parë me randësi kombtare. Pse, po nuk i moren përsipër intelektualët këto përgjegjësi jetike, kush do t'i marrë, deputetët që, si thotë një barseletë shkodrane, kanë krye kah dy e tre fakultete, por e kanë peng që nuk kanë krye edhe shkollën e mesme? Pse kaq të lehta ishin ato fakultetet – merre me mend sa shkolla të mesme mund të kishin krye,

ndonjeni edhe tetëvjeçaren. Po nuk asht kurrë vonë, të dashtun deputet, hyjani, hyjani edhe shkollës së mesme.

Unë nuk e kuptoj frikën e sotme me thanë çka mendon. Po edhe në paçi ende frikë, për hir të Zotit, kijeni edhe pak guxim. Ky vend ka nevojë edhe për intelektualë të mirfilltë, jo vetëm për "inglishmenë" hibridë e bastardha me qylaf në mendje e Benz nën bythë që kanë pushtue Tiranë e Prishtinë.

Pse tek institucionet, qofsha i gabuenm, po unë nuk kam kam pikë besimi.

## 7. Mbi detyrimin e shtetit me ligjërue sanksione.

Ashtu si në mbarë botën e përparueme, do të kemi këto dukuni edhe në të ardhmen:

a – Një letërsi e thurun tue u bazue në standardin gjuhësor kombtar;

b – Një letërsi dialektore, që sjell larmi e pasuni të veçanta, tue pasë edhe kjo vend në shkollë e në studime;

c – Gazeta, revista e sidomos stacione radiotelevizive të detyrueme me u ndejë normave standarde kombtare e sidomos të detyrueme me sanksione të rrepta me folë shqip.

Letërsia artistike do të jetë e lirë me përdorë edhe të folme krejt të ngushta. Asht punë e secilit si e ndjen e si e shpreh krijimin e vet. Kjo veçse e pasunon shqipen, që edhe në të ardhmen do të ketë nevojë me u ushqye prej të folmeve edhe ma të skajshme.

Due të ndalem tek pika e fundit, tek detyrimi me folë shqip.

Nuk po flas për përvojën franceze apo të ndonjë shteti tjetër. Po flas tue u nisë nga gjendja e randë, tejet kërcënuese për të ardhmen, e një shqipeje bastardhe që përdorin sot veçan stacionet radiotelivizive, e jo vetëm ata. Pse, do profesora "famozë" të mjeksisë arrijnë deri atje sa të botojnë librin "Sëmundjet Interne". Këta duhen ndëshkue në mënyrë shembullore. Mund të jenë edhe profesora (superprodhimi ma i frikshëm sot në Shqipni), po nuk janë qytetarë të dejë të këtij vendi, sakohë që sëmundjeve të mbrendëshme u thonë "Interne". Shej ma të haptë paditunije s'kanë nevojë me dhanë "profesorat famozë". Por ndërkohë ndëshkimin shembullor e meritojnë, jo tue i fishkullue me kamxhik, si do të banin dikund tjetër, por të paktën me nga një gjobë të majme po, e libri të hiqet menjëherë prej qarkullimit.

Më kujtohet se si një herë, aty kah mesi i viteve '60, një zadrimor i squet, tue ndigjue një agronom që përdorte lumë fjalësh të hueja, thotë me ironi : « Bah, sa i dijtun asht ! Një fjalë nuk i merret vesht ! »

E ja ku gjendemi edhe ma keq se me atë agronomin naiv. Tash akademikë e shkrimtarë, analistë e gazetarë, ministra e komunarë, të gjithë u janë lëshue fjalëve të hueja, pse shqipja nuk po mbushë.

Ka ardhë puna me thanë : Zot, na ruej prej të dijtunve ! Na ruej, o Zot, prej atyne që thonë a shkruejnë (marrë prej gazetave e programeve televizive të së djelës datë 07/12/2008):

*aplauduen për duertrokitën,*

*implementim për përmbushje,*

*interpretacion për shtjellim (ose të paktën : interpretim),*

*agravohet për randohet*
*percepsion për përceptim,*
*lokacion për vend, zonë, lokalitet,*
*glorioz për i lavdishëm,*
*premio për çmim,*
*enorm për tej i madh, shumë i madh,*
*resurset humane për burimet njerëzore,*
*minoritet për pakicë,*
*gardiani për roja,*
*infantil për fëminor,*
*gravidancë për shtatzani,*

E ma tej:

Shumë gazeta shqiptare i gjen në internet vetëm në anglisht. Si kam thanë edhe ma nalt, na kanë mbi do „inglishmenë“ në Tiranë, do tipa të zgërlaqun që përdridhen si gra të përdala, do veshpalamë që u gëzohen kollareve si fëmijtë tollumbacave, që tashma mjaft t'i venë fjalës në fund një „.com“ e u duket vetja Ajnshtajna.

Aq pezmatohem kur ndigjoj ata që i kanë ba televizionet si shtëpinë e tyne, sa të vjelltit më çohet e zorrët më perzihen. Një përçudnim që ban me t'u çue thik qimet e trupit.

Atëherë asht detyrë e shtetit me ligjërue sanksione, me krijue struktura përkatëse qe të kontrollojnë zbatimin e ligjit, me ushtrue kontroll të rreptë e me dhanë dënimet ma të pamëshirshme për atentatorët e shqipes. Këtu nuk mund të ketë shtrim problemi me delikatesë. As jam për një "puritanizem" të skajshëm. Po jo ama sa me të ardhë të vjelltë kur ndigjon "inglishmenët" e Tiranës e të Prishtinës kah "kullojnë" kulturë tue e folë shqipen në shtatë gjuhë.

(Për fat të keq e njejta dukuni po shfaqet edhe në fusha të tjera. Shih muzikën ku kanë vërshue do "modele të reja popullore", do gjedhe "ala magjypçe" e "ala jemençe". Respektin ma të madh për magjypët e jemenët, po Shqipnia ka muziken e saj të pashoqe: polifoninë e magjishme labe e violinën e Zadrimës si instrument treshekullor popullor, si askund tjetër, të paktën në Ballkan).

Po humbëm gjuhën, thotë Fishta, humbëm kombsinë. Po pikërisht këte ndoshta kërkojnë me ba "inglishmenët" e Tiranës e të Prishtinës, ata që e flasin shqipen në shtatë gjuhë – që një ditë të mos ketë ma as shqip e atëherë as shqiptarë, por thjeshtë do bastardha që do t'i falen djallit e të birit, serbit e çinimaçinit, e vorret e martirëve do t'i lërojnë me mbjellë kikirik !

Këto bastardha, që u lodron barku prej hallvet, flasin kështu përçudshëm edhe pse janë të padijtun, mirëpo, tue qenë shumica të pasun a të lidhun me botën e politikës e me pushtetin e pushtave, po bahen një model rrënues veçan për brezin e ri. Këta nuk marrin vesh ndrysh veçse me kamxhik – sanksione ligjore të rrepta.

Ju jeni të qetë? Ju mendoni se shqipja po lulëzon? Se shqetësimet e mia janë të pavend? Se unë po e tepruekam me frikën e bjerrjes së shqipes?

**Lum ju e mjerë shqipja!**

# <u>MBI IDENTITETIN KOMBËTAR DHE SHQIPEN E NJËSUEME</u>

Në ballë të bibliotekës kam librin e Prof. Rexhep Qoses “Porosia e madhe”. Në një kartelë të komjutërit kam shkrimin e tij “Identieti Kombëtar dhe Gjuha Standarde”. Më vjen të shtroj pyetjen: A vërtetë asht i njejti autor? E, tue huazue atë fjalë aq shpesh të lakueme po prej tij, “identitet”, pyes: Po cili asht identiteti i vërtetë i Prof. Rexhep Qoses, ai i “Porosisë së madhe”, apo i shumë shkrimeve të pëçarta të tij në dhjetë vjetët e fundit?

Po e nis këtë shkrim me një citim prej atij artikulli:

*“Pikërisht tani kur shtohen gjasat historike për funksionimin e popullit shqiptar si komb modern, në jetën tonë kulturore dhe politike shfaqen disa dukuri dhe bëhen disa përpjekje me ndikim çintegrues në jetën shoqërore e në njësinë shpirtërore të popullit. Ato janë:*
*1. përpjekjet për ndryshimin e parimeve themelore të gjuhës së sotme standarde dhe për krijimin e një gjuhe tjetër standarde për shqipfolësit e dialektit gegë;*
*2. tejshquarjet, tejtheksimet e vetëdijeve fetare dhe sjelljet e anshme të disa institucioneve*
*politike e shtetërore ndaj ndonjërës prej këtyre vetëdijeve;*
*3. përpjekjet për krijimin e një identiteti të ri kombëtar - të identitetit kombëtar, në të vërtetë mbikombëtar, kosovar”.*

Kështu e nisë Prof. Qosja temën e tij që e ka aq për zemër: **“Identiteti Kombëtar dhe Gjuha Standarde”**

Gjendemi para paradoksit ma vulgar që po përdorin gjithë ata që janë kundër **gjuhës së njësueme letrare shqipe**, tue e zëvendësue ate me famëkeqen **“gjuhë standarde”**, një pjellë e dështueme historikisht e kombëtarisht.

Ky soj i pandreqëshëm lëshon tymçe atdhetarie pikërisht për të mbrojtë ate që asht asgjamangut e kryeképut kundër identitetit dhe unititit kombëtar.

Ta shtjellojmë fare shkurt citatin e sjellun prej Prof. Qoses, pse ma tej do të na duhet me u marrë me shtjellime të tjera.

a) Askush nuk kërkon me ndryshue parimet themelore të gjuhës së sotme standarde, por të rishikohen ata në mënyrë që të kemi **një gjuhë letrare shqipe vërtetë të njësueme**; vetëm atëherë ajo do të jetë një element i qenësishëm në themel të identitetit kombëtar; Prof. Qosja dhe të tjerët e dinë mirë se “labërishtja e standartizueme” nuk asht njësim i shqipes, as element themelor i identiteti kombëtar. E shumta ajo mund të jetë element bazë etnopërfaqësues i Labërisë.

b) Gjuha letrare e njësueme nuk duhet të jetë për shqipfolësit e dialektit geg, por mbarëkombëtare.

c) Vetem në mendje të çoroditura mund të lindë ideja e krijimit të një identiteti të ri kombëtar, a, aty edhe mbikombëtar; çashtja shtrohet në një identitet të fortë kombëtar, mbarëkombëtar e jo mbikombëtar. Prof. Qosja do me çue pluhun me këto akuza absurde pse do me mbrojtë pjellën e dështueme të 1972.

d) Aq "i shqetësuem" asht ai në "identitetin" e tij të fosilizuem, sa e shqetëson ringjallja a rikujtimi i prejardhjes sonë të krishtenë – çka deri më 1990 nuk do të mundnim as ta përmendnim -; ndërkohë po ai nuk ka mungue t'i drejtojë gishtin edhe Europës *"se duhet t'i bajë llogaritë edhe me identitetin tonë islam"*.

Nuk e ndjej të nevojshme me u zgjatë ma me te, pse çdo mendje e shëndoshë nuk do ta ketë të vështirë me kuptue se "Identiteti Kombëtar dhe Gjuha Standarde" e Prof. Qoses, gjithçka mund të jenë, por jo në mbrojtje të identitetit kombëtar.

E tue na kujtue se identiteti ynë na u përcaktoka nga "**adetet**" (sa bukur i shkon kjo fjalë osmane mendësisë së tij!), arrin në marrëzinë se Europa deri në gjysmën e dytë të shekullit XIX na paskish njësue kombësinë me fenë; pra simbas tij, në Europën e krishtenë, deri në fund të shekullit XIX nuk na paskish pasë rusë, suedezë, francezë, anglezë, spanjolë etj.

Shikoni se ç'armë të papastra përdor ai, mjaft të mbrojë "gjuhën standarde", pse as e ha maraku për gjuhën e njësueme – jo më kot i shmanget përdorimit të cilësorit "e njësueme", pse e di që gjuha e tij "standarde" nuk asht e njësueme – e sa kohë nuk asht e tillë, ajo nuk mund të jetë një element themel i identitetit shqiptar.

Një mendje më thotë mos me u marrë me atë shprehje vrastare të Adem Demaçit: *"Të mbrojmë gjuhën standarde shqipe nga përçarësit e kombit shqiptar"*, aq ma tepër pse nuk kam pse me u çuditë: Vitet e burgut që ai vuejti nën regjimin Tito-Rankoviç, nuk i vuejti për ide përparimtare, po pse ishte idhëtar i diktatorit Enver Hoxha. Po diçka krejt të thjeshtë më duhet me ia thanë: Askend ma shumë se ata që janë për një gjuhë të njësueme letrare shqipe nuk e ha maraku për unitetin mbarëkombëtar. Tue vazhdue me mbrojtë atë "standard" e tue mos përmirësue rregullat e drejtshkrimit, kështu po, i bahet dami ma i madh, deri në shkatrrim, shqipes së njësueme. Kam mjaft dyshim se tashma Demaçi vështirë t'i rrokë këto parashtrime: ai ban pjesë jo vetëm në Haxhiqamilët e gjuhësisë shqipatre – për fat të keq jo të paktë – por edhe në Haxhiqamilët e enverizmit historik.

Po ka edhe ma keq.

Për të mbrojtë idenë e tyne të ngultë, kryekëput antikombëtare, se "gjuha standarde" nuk duhet prekë, pikërisht si më 1972 (e ma parë e mbas, prej 1945 deri më 1991), një farë Nurellari nuk ngurron me pafytyrësinë ma të pashoqe të akuzojë se kush e prekë ate na i kryeka shërbimin ma të madh "shkjaut". Lexoni deri ku arrin ky tip i tjetërsuem: *"Kur vizitova për herë të parë Beogradin jam ndjerë si në gjëmba duke menduar se gjendesha në strofullën e antishqiptarizmit. Mirëpo ndryshe nga çfarë prisja, u ballafaqova me një dashamirësi të shtirur por të theksuar të beogradasve që nuk humbnin rast pa më thënë se ata nuk kishin asgjë me shqipëtarët e Shqipërisë por me Kosovën. Një aplikim i pacipë dhe i pakursyer i taktikës mijëravjeçare, dividi et impera (përça e sundo). Me keqardhjen më të thellë kam zbuluar kohët e fundit se kjo përpjekje e Beogradit nuk ka shkuar tërësisht dëm përderisa zërat që i janë kundërvënë gjuhës letrare shqipe janë shtuar në Kosovë dhe zënë një vend domethënës qoftë në debatin publik e qoftë në bisedat në të cilat përfshihem shpesh në ambiente private me miq të mi të Kosovës"*.

Pra, simbas tij, ata që mendojnë e ngrejnë zanin se ka vend e duhen rishikue rregullat e drejtshkrimit e të sendërtohet një gjuhë e mirëfilltë e njësueme letrare shqiptare, na bankan punën e Beogradit.

Se kush ka ba dje e vijon me ba edhe sot punën e Beogradit, të Athinës e të Stambollit, e ka dëshmue historia. Një gja asht e sigurtë: Pikërisht ata përdorin këte armë të pabesë sa herë duen me mbrojtë idetë e tyne fosile e mjerane.

E mund të vazhdohej me Emil Lafen, Gjovalin Shkurtajn etj. (nuk po iu parave titujt shkencorë që ua kanë dhanë, se pak më duken se i meritojnë, në mos tjetër moralisht), por, le të ndalemi këtu e t'i kujtojmë gjithë kësaj skote: ASKUSH MA SHUMË SE ATA QË KËRKOJNË RISHIKIMIN E RREGULLAVE TË DREJTSHKRIMIT VENDOSË MË 1972 E SENDERTIMIN E NJË GJUHË TË MIRËFILLTË LETRARE KOMBËTARE, ASKUSH, PRA, MA SHUMA SE ATA, NUK SHQETËSOHET PËR MBROJTJEN E IDENTITETIT KOMBËTAR E TË UNITETIT TË TIJ, PAVARËSISHT NGA PIKËPAMJET POLITIKE, FETARE, MENDËSITË KRAHINORE E KËSHTU ME RADHË. Mjaft me bomba tumçe! Mjaft me rrahgjoksje të mbrojtës të identitetit kombëtar e të unitetit! Identiteti dhe uniteti mbrohen tue pasë vetëdijen ma të thjeshtë se ky popull ka nevojë për gjuhë të njësueme letrare shqipe – prej saj buron mandej gjuha standarde.

Të kthehemi edhe një herë tek Nurellari. Le të citojmë rishtas prej tij një fragment: "*…….zënë një vend **domethënës***" (evidentimi prej meje, DG). Nurellari përdorë mbiemnin e përbamë prej paskajores, do **me thënë**, këtë trajtë themel të foljes në shqip. E mirë, a nuk po kërkojnë pikërisht këte Prof. Bahri Beci, Prof. Nuhi Veselaj, Prof. Primo Shllaku etj., vendosjen e paskajores në themel të foljes në shqip? Vallë përdorimi prej tij i kalkut "**domethënës**" prej paskajores "me thënë" dëshmon se "*përpjekjet e Beogradit nuk kanë shkuar tërësisht dëm*"?!

A nuk asht kjo marrëzi e jueja, zotni Nurellari, që nuk ju njoh e nuk ju di, e as më lindë dëshira me ju njohë, një qendrim kryekëput enverist, si dikur që po të shprehje një mendim "jashtë vijës së Partisë" (po e shkruej me të madhe si atëhetrë kur Atdhe shkruhej me "a" të vogel), të cilësonin shërbëtor i Athinës e i Beogradit, i imperializmit e revizionizmit?

Nëse shtrimit të problemit madhor të nevojës së ngutëshme për rishikimin e normave të drejtshkrimit, që të na çojë **në sendërtimin e një gjuhe latrare të mirëfilltë të njësueme e kombëtare**, do të përpiqemi t'ia zamë frymënm njak sa të bëzahet pak, kjo po, kjo çon në një komb të përçamë, jo dëshira me pasë një gjuhë vërtetë të njësueme.

Ja dhe vneri i matejshëm i Prof. Qoses: "*...... kjo do të thotë jo vetëm **përmbysje e gjithë krijimtarisë shkencore e artistike të krijuar me këtë gjuhë ...***"**.** Ma qartë nuk ka si thuhet: Të hedhim në koshin e plehnave të harresës pesë shekuj krijimtari, prej Buzukut te Migjeni, prej Fishtës te Visaret e Kombit, që të mos përmbysim krijimtarinë shkencore e artistike të krijueme me këte gjuhë (Nënkupto: standarten). Cinizmi e qendrimi çintegrues kombëtar asht në dritë të diellit – krijimtaria e Qoses e kompani të mbetet, kush pyet për Eposin e Kreshnikëve, Fishten, Mjeden, Koliqin, Esat Mekulin etj?! Joqë, po të jesh i ndershëm, e di mirë se askush nuk ka synim me përmbysë as krijimtarinë shkencore e as ate artistike të "të krijuar me këte gjuhë"

(sikur na po kërkojmë një gjuhë tjetër, serbishten, b.fj., që Prof. Qosja e ka aq për zemër?!).

E se “ … *ato frymëzohen prej motivesh të tjera. Nuk është e vështirë të dihet se në bazën e këtyre motiveve, shumë më tepër politike se sa kulturore, qëndron mendësia feudale, në të vërtetë ai patriotizmi që Faik Konica e quante patriotizmi i mëhallës*”.

Po “patriotizmi” Juej, Profesor, i ç’mëhalle asht?

Asnjë argument shkencor, por vetëm akuza denigruese me shigjeta të helmta që dalin prej llogoreve enveriste.

Deri ku na e ve “kufinin te thana” Prof. Qosja? “ ... *nevojën e pasurimit dhe të përsosjes së gjuhës standarde duke futur në përdorim thesarin leksikor dhe frazeologjik të të gjitha trevave shqiptare, në mënyrë të veçantë të trevave veriore, që çmohet* ***pak a shumë i lënë pasdore”***. Pra edhe këtu: “.. *që çmohet pak a shumë i lënë pasdore*”. Tashma edhe fëmijtë e dijnë se fjalori i Veriut nuk asht “*pak a shumë i lënë pasdore*”, por i përjashtuem si të ishte leksik barbar. Doni një shembull të thjeshtë, Profesor? Ja, nuk m’u desht as një orë punë me gjetë (pra mos me gjetë) se në FGJSH mungojnë fjalë të përdorimit të përditshem në Sapë (Zadrimë) si: akulltar/-e, anx:ë/-a, azull/-i, ballot:ë/-a, bam/-i, -e, bërgajn:ë/-a, birth-i (pse kemi turqishten çiban), brezhël/-a (kancer/i), brig/-u, cangull, me cokë, deh!, me u dejë, ding, me u djergë, kërcalë, me llokë, mangën/-a, miellc:ë/-a, me miklue (përkëdhelë), me përdahë, pllojcë, porrc/-i (apendisit/i), shij:ë/a, e deri tek neologjizma aq e bukur që ndeshim te proverbat e mbledhuna prej Frang Bardhit: i përmielltë. Këtu ka njëgjasend: ose fjalët gege që nuk janë në tosknisht nuk merren si shqipe, ose të quhet Fjalori i ! Tosknishtes. Si mund të përjashtohet nga gjuha amtare me kaq papërgjegjësi thesari i saj ma i vlefshëm!? Me ç’të drejtë shkencore e morale bahet tosknizimi i fjalëve gege (kur nuk e ka tosknishtja e detyrimisht janë përfshi në FGJSH)?! Po e përsëris, me ç’të drejtë morale, që rri mbi të gjitha të drejtat, “u shkim një ortak bore prej shpatit të malit” e bajnë “u shqim …? Që kur “q-ja” na qenkish ma e fisme se “k-ja”?

Ja, kësaj i thonë degdisje e “identietit” (më që ju u pëlqen kaq shumë kjo fjalë) në një thelë … labe.

Gjovalin Shkurtaj na kërcënon si dikur motit: “ … *ne gjuhëtarëve na mbetet detyrë kryesore që të marrim në duar gjuhën stantarde e* ***të mos e lëmë të tjetërsohet sipas qejfit të secilit prej përdoruesve të saj***. (nënvizimi imi – DG). Pra, o gjuhë standarde, o ne gjuhëtarët marrim masa. Në dëshironi mund të shkrueni në gjuhë të hueja, makare në serbisht a greqisht, por jo në gegnisht.

***

Kjo asht  klima që kanë krijue gjuhëtarët “zyrtarë” në diskutimin për sendertimin e një gjuhë të njësueme latrare kombëtare prej nga mandej del edhe gjuha standarde.

Po çfarë kërkojnë në të vërtetë “*përçarësit i kombi shqiptar*” të Adem Demaçit?

1) Pasunimin e gjuhës shqipe me të gjitha trajtat e saj fonetike e morfologjike ma përfaqësuese e shprehëse, gjithëpërfshimëse, që të lejojnë zhvillimin e papremë të saj, jo ta fosilizojnë si po ndodhë me famëkeqen gjuhë standarde;

2) Përfshimja e trajtave themel të shqipes në gjuhën e njesueme, si janë paskajorja e pjesorja e shkurtë;

3) Rishikimi i rregullave të shumësit të emnave e të mbiemnave;

4) Rishikimi i “ë”-së së shurdhët në trup të fjalës në raport me zanoren “a”, por tue e ruejtë gjithmonë “ë”-në në fund të fjalës si në normat e sotme;

5) Zbutja e fenomenit të rotacimizit kur në trajta të tjera të të njejtes rrajë shfaqet me “n”, si b.fj tek “synoj”, pra edhe “syni”, e jo “synoj” – “syri”;

6) Përjashtimi nga normat e drejtëshkrimit i fjalëve me theks fundor nën ndikimin e osmanishtes si; babà, joqë: babë; parà, joqë: pare; kafé, joqë: kafe etj.

7) Ruejtja e leksikut në trajten që ai shfaqet ku ka perdorim origjinë si: me u shkimë, e jo “shqimet”.

Veçanarisht në të folun një numur i madh intelektualësh toskë përdorin mjaft shpesh pjesoren e shkurtë, aty edhe paskajoren, kanë tendencë të shqiptojnë me “a” në trup të fjalës shumë prej fjalëve që në tosknisht shfaqen me “ë” të shurdhët, bajnë shumësin e emnave dhe mbiemnave si në gegnisht (doemos, si baj edhe unë të pakryemen e foljes si në tosknisht, e jo vetëm të pakryemen).

Tashti pyetja që shtroj unë asht e thjeshtë dhe e drejtpërdrejtë: Pranimi i këtyne ndryshimeve e pasunon shqipen apo e vorfnon ate? Ban të lexueshëm e të kuptueshëm si Naimin ashtu edhe Martin Camajn, apo po të bahen këto ndryshime njerëzit nuk do të kuptojnë ma Prof. Qosen? E fosilizojnë ma tej apo i çelin hapsina zhvillimi bashkëkohor? Shprehin një identit kombëtar gjithëpërfshimës, apo identitetin e një pakice lokale? Lejojnë që shqiptarët të shprehenh natyrshëm në gjuhën amtare, apo na krijojnë vështirësi me kuptue Jakup Krasniqin?

Shkurt, pse nuk pranoni të shtroheni e të diskutoni çashtje konkrete të gjuhës, të nderuem “firmatarë” e jo firmatarë të Rezolutës së Kongrsit të Drejtshkrimit, po lëshoni tymçe “patriotike”?!

Asht koha me i thirrë mendjes e jo me u strukë në llogore të vjetra ku rrezikuem të shpërbaheshim si komb.

Nëse ndjeheni bashkëfajtorë në sendertimin e normave të drejtshkrimit më 1972, gaboheni. Ju as diskutuet e as vendoset. Ju ishit aty që të miratonit “njëzëri” dhe kaq. As u pyeten, as u ngarkon njeri me përgjegjësi.

Vetë Prof. Qosja e ka shprehë se: *"Zgjedhja e toskërishtes për themel të gjuhës së njësuar letrare është vendim para së gjithash politik, i marrë duke u pasur parasysh vullneti i klasës politike në pushtet"*.(R. Qosja, Gjurmime albanologjike, SShSh, 26, Prishtinë, 1996, f. 59). Atëherë, për ç’element identiteti kombëtar e merr sot sa kohë që zgjedhja ishte *“para së gjithash politik, i marrë duke u pasur parasysh vullneti i klasës politike në pushtet"*?

Pak a shume edhe studiuesja franceze O. Daniel thotë të njejten gja: *"Gjuha shqipe ka pësue ndërhymjen e shtetit totalitar, siç ishte*

*Shqipnia gjatë periudhës së pushtetit stalinist. Tue u frymëzue nga politika staliniste, politikanët shqiptarë, tue dashtë të modelojnë një shtet homogjen nën flamurin e komunizmit, … imponuan mbi gjithë territorin "gjuhën e njësuar", që në fakt, nuk ishte rezultat i afrimit të dy dialekteve të shqipes… "*

Që më 1940 N.Resuli shprehej se: *”Gjuha e përbashkët e ardhme sipas zhvillimit të evolucionit historik të saj e gjer më sot, vecse në mos u vërtetofshin shkaqe të ra që t’i këmbejnë drejtimin që ka marrë, shkon drejt dialektit të Shqipërisë së Mesme”*. Një hamendësim ogurzi, pse, për fatin tragjik të shqiptarëve, u vërtetuen *“shkaqe të ra”* që ia ndërruen drejtimin që kishte marrë, u vendos diktatura komuniste, që nuk do të pyeste as Idriz Ajet e Selman Rizë, as Çabej e Mahir Dom, le ma Rexhep Qosen.

Në atë Kongres u vendios ajo që dihet, por jo njësimi i shqipes, aq ma pak ajo që këshillonte Prof. E.Çabej «*afrimin sa më të madh të dy dialekteve në shkrim* »

Nuk kishte rruge tjeter, thonë gjuhetaret, ose gegnishtja, ose tosknishtja. Asnjë motiv tjetër me përligjëje shkencore nuk mund të ketë në teorinë e “pamundësisë së shartimit në mes dy dialekteve”. Pse një shartim të tillë nuk e ka kërkue kurrkush. Pse një shartim i tillë nuk mund të bahet. Pse vetë konceptimi i shartimit tosknisht – gegnisht asht një ide barbare: gjuha standarde mbështetet tek format e përbashkëta, takuese, gjithëpërfshimëse, mospërjashtuese, pra në mbarë shqipen, jo në shartimin në mes dialekteve. Pse, siç e thamë ma parë, do të merren ato trajta që i ka tosknishtja me mbështetje ma historike e ato që i ka gegnishtja me mbështetje ma historike, sidomos ndeshjet në mes tyne; apo, siç thonte i madhi Çabej, marrja parasysh e shtrimjes territoriale të dukurive gjuhësore, në mënyrë që *“kur një formë e caktuar përdoret në mbarë trevën e njërit nga dialektet kryesore dhe pjesërisht edhe në tjetrin, ajo me të drejtë ngrihet në normë të shkrimit”*, e se të sendertoheshin *“rregulla sa më përfshirëse, përgjithësuese, të formuluara thjesht e qartë, që të përvetësohen e të zbatohen më lehtë”*.

Çfarë po kërkohet? Asgja ma shumë se sa thuhej në Rezolutë të Kongresit: "*Kongresi porosit që, duke marrë parasysh ndryshimet që pëson gjuha letrare gjatë zhvillimit të saj, si edhe çështjet e reja që nxierr praktika gjuhësore, Rregullave të drejtshkrimit t'u bëhen, në të ardhmen, kur të jetë e nevojshme, përmirësimet dhe plotësimet e duhura*".

Ata që përjashtojnë debatin mbi këte temë kaq të randësishme, ata po, janë për përçamje kombëtare, kambëngulja e tyne asht disintegruese e mund të sjellë rrjedhoja të paparashikueshme, e jo ata që kërkojnë një shqipe letrare të njësueme prej nga do të rrjedhë mandej edhe gjuha standarde.

Ky nuk asht patriotizem mëhalle, siç po na thotë prej Olimpit Prof. Qosja, po atdhetarì e kullueme, shqetësim i atyne që u dhemb pse po birret shqipja, jo se po birret gegnishtja.

Natyrisht, unë nuk pres asgja të mirë prej institucioneve, në duer të të njejtave persona prej 40 vjetësh, por intelektualët e mirëfilltë nuk duhet të heshtin. Intelektuali, si thonte i madhi Lasgush Poradeci, ka gjithmonë përgjegjësi, aq ma tepër për një çashtje themel të një kombi ende në evoluim të përshpejtuem, jo rrallë eklektik.

# VARIACIONE LIRIKE

*“Folklora* – thotë Fishta - *asht pasqyra e kthjelltë e psihës së kombit!* (HD 1933, 4/153-163).

Si flet për randësinë e tij në vetë sendertimin e historisë kombëtare, tue shtjellue procesin krijues të poezisë popullore (shpesh e ma drejt e thanë – kangës popullore), ai ngulmon tek pjesëmarrja e gjatë e lëmimi i pafund i saj nga brezi në brez. Si të thuesh, mbas krjuesit të parë (poetit kangëtar), punën e merr në dorë një redaksi anonime, që vazhdon ta përpunojë për një kohë të gjatë, derisa vepra të shkëlqejë porsi *“gurëzit e lumit fill mbas shiut kur i shndrrit dielli”*. Tek parathanja e “Kanunit” Fishta i thur më një anë një himn trashëgimisë popullore në përgjithësi, veçan poezisë popullore, me kulme në përshkrimin e Tanushës nga eposi i Mujit dhe Halilit, e thotë: *“Ku e ka Petrarka – mbreti i vjerrshës së bukurisë e të dashunisë – një përshkrim ma të bukur se ky”* – asht fjala për Tanushën. *(HD, poaty)*.

Po na sot nuk duem të ndalemi e të përsërisim çka ka analizue mrekullisht Fishta, ashtu edhe shumë autorë të tjerë, por në disa relike që, çuditërisht, i kanë shpëtue kritikës e analizës letrare, edhe pse janë kryevepra në llojin e vet.

Janë lirika, ose thjeshtë pak vargje prej tyne, që dëshmojnë për vlera artistike të krahasueshme me poezinë ma të mirë europiane të kohës, aty edhe ndonjë kryevepër e vërtetë, pse vlerat estetike nuk maten me numurin e faqeve apo të vargjeve, po me gjuhën e figurëshme me të cilën përcjellin ndjesitë njerëzore tek na.

**Variacioni 1**:
**Çupë pej Përmeti**

*Çupë pej Përmetti, nuse në Janinë,*
*nga sevdaja jote braktisa shtëpinë.*
*Dola mbi Koikua(1), seç pashë Libivanë(2),*
*o moj lir’e frënkut, s’ta dita pahanë(3).*
*Kur më shkon sokakut si mëzja këlyshe,*
*Sisat aguridhe, qumësht dallendyshe.*

*(1) Mal afër Përmetit.*
*(2) Fshati i parë mbas malit të Koikua.*
*(3) Pahanë-turq,: vlerën*

Subjekti: Dy të rijë permetarë janë dashtë, po vajzën familja e ka martue në “kaza” – qytet – Janinë. Dashunia e madhe e shtyn djalin të marrë rrugën drejt Janinës me karvan, të kapërcejë shumë vështirësi, aty edhe ato financiare /*o moj lir’ e frënkut, s’ta dita pahanë*/. Ishte fillimi i shekullit XIX kur në Pashallëkun e Janinës, të Ali Pashë Tepelenës, shkonte lira franceze. Por djali poet shkoi atje pse *“sokakëve të kazasë”* shkonte si *“mëze këlyshe”* (e vogël) ajo, e

papërsëritëshmja në botë, e shprehun eleganca e saj me dy fjalë /*sisat aguridhe/* – pra të pabame mirë, të vogla, që ishin në kufijtë e imagjinatës /*qumësht dallëndyshe*/.

Poeti: Asnjë psherëtimë. Asnjë ah!, asnjë oh!, asnjë "aman derman"! Ai qëndron mbi këte ngjarje brilante, gjashtë vargje roman, si zot i vërtetë i poezisë. Ai i këndon kësaj dashunie të rrallë që nga naltësitë e Parnasit poetik. Në thjeshtësinë e frazës së rrjedhëshme poetike qëndron edhe madhështia e kësaj poezie/kangë që, pa frikë, mund të konsiderohet një vepër e mirëfilltë letrare me dendsitetin ma të madh të imagjinueshëm estetikisht.

Personazhet: Ata janë dy: poeti dhe e dashuna e tij. Poeti, thamë, jo vetëm nuk u përngjet askund bejtexhijëve qaramanë, po as atyne që një botë letrare mbarë i mban për gjigandë: asgja nga trishtimi i Petrarkës në përshkrimin e Laurës së tij të zbehtë.

Vajza: Si gjithë vajzat e kohës dhe të të gjitha kohëve, ka dashtë edhe ajo. Dhe çfarë dashunie! Të duesh një shpirt të tillë fisnik si të Poetit tonë, them unë, zbehen para saj Dezdemonat e Ana Kareninat. Por, si gjithë vajzat e kohës, ajo nuk mund të ishte zojë e fateve të veta, prandaj i nënshtrohet vullnetit të prindëve e përfundon nuse në "kaza", në qytet, në kryeqytetin e kohës, Janinë. Ajo asht e bukur si një andërr; si e tillë, nuk çapitet, por pothuej fluturon sokakëve të Janinës, "*si mëze këlyshe*". Ajo nuk asht grueja e re e shijes së ultë, e bashme e sensuale, po me "*sisat aguridhe, qumësht dallëndyshe*".

Pyes veten: Si e ka anashkalue kritika letrare këte perlë të poezisë popullore, ndërsa merrej me Mrikat traktoriste?

**<u>Variacioni 2</u>**
**<u>Endi molla</u>**

*Endi molla, endi dardha,*
*endi kraharuarbardha.*

U ndalëm vetëm tek dy vargje. Ma saktë tek një folje: *Me endë*; dhe tek një emën: *kraharuarbardha*.

Poetit popullor nuk i ka mjaftue folja "me çelë": çeli molla, çeli dardha. Jo. Endi molla. Pse me endë, le t'i lamë për një çast fjalorët më një anë, do të thotë të thurish jetë: bima, kafsha, njeriu, çdo gjallesë. Njeriu bani që të endin edhe sendet. Bashkë me mollën e dardhën ti ndjen se po gjallon gjithçkaja: aty edhe "*kraharuarbardha*", që asht jeta e jetës. Kujtoni sa piktorë, sa poetë i kanë kushtue ndjesitë ma të thella e ma të ambla njëherësh marrjes së gjiut prej foshnjes. Kraharuarbardha e poetit popullor do të gëzojë ma së pari atë, pikërisht poetin, po mandej, shpejt, do të endë edhe ajo, si molla e si dardha, JETË.

Në dukjen e parë vargu "*endi kraharuarbardha*" shpreh sensualitet. Natyrisht. A nuk asht jetë edhe sensualiteti? Por mbi të gjitha ai të lejon të plotësojsh vetë vazhdimin e poezisë: endjen e jetës nga kraharuarbardha, ashtu si molla e si dardha.

**<u>Variacioni 3</u>**
**<u>Moj e mira</u>**

*Moj e mira nën hije të blinit,*
*tu ka grisë k'misha tu gjini,*
*t'paskan dalë cikat pa hiri ,*
*a s'ia jep-o ti këtij jetimi ...*

Le ta përshkruejmë si pikturë.

Ajo, ndoshta çobanesha, aty nën hije të blinit, jo vetëm me i ikë vapës së gushtit, por edhe të moshës, asht krejt kondend që i asht "*grisë k'misha tu gjini*", e gja e sigurtë se nuk i kanë dale "*cikat pa hiri*". Frojdizëm? Merrnje si të doni. Kjo ka qenë jeta mija vjet ma parë, asht sot e do të jetë sa të ketë njerëz mbi rruzullin tonë: vashava do të vazhdojnë me u "*dalë cikat pa hiri*". Asgja vulgare. Ata ma buzëhollët le të lexojnë po të duen Ungjillin e Kuranit ku thuhet se "*çasti i marëdhanjeve seksuale asht hyjnor*". Natyrisht: pse aty janë rrajët e jetës. Frojdizëm a jo, ka pak randësi. Këtu çka duhet evidentue asht qendrimi i djalit poet: një bzëqeshje me një ndriçim të pabesueshëm, një humor i hollë, që arrin kulmin tek togfjalëshi *"pa hiri"* (pa dashje).

**<u>Variacioni 4</u>**
**<u>Lulushja</u>**

*Të gënjeu Lulusheja me një shami mollë,*
*Shan'e Ibrahim beut, shtatë vjet beronjë*.*
*Tumanet mëndafshi varur te xhamija,*
*Shan'e Ibrahim beut, t'u trempnë fëmija.*

** beronjë - që nuk lind fëmijë, shterpë.*

Në këte poezi poaq brilante bahet një dallim i premë në mes dashunisë, sensualitetit të shëndetshëm dhe seksualitetit që të shpërfytyron në viktimë të vesit.

Duket bile sikur poeti nuk e ka me Shanen e Ibrahim beut "*shtatë vjet beronjë*" (pa lindë fëmijë), ndoshta as me faktin e shëmtuet se "*tumanet prej mëndafshit*" iu gjeten varun edhe tek një vend i shejtë (xhamia), por tek dy elementë të sjellë mrekullisht me dy folje "*të gënjeu*" dhe "*t'u trempnë*" (t'u trembën). Poeti e gjen shkakun e shterpsisë së saj pikërisht tek çthurja e saj morale, aq sa i ishin "trembë" fëmija. Më thoni, ç'folje tjetër, në ç'do gjuhë të botës, do ta shprehte estetiksiht apo filozofikisht ma me forcë shkatrrimin moral se sa togfjalëshi "*t'u trempnë fëmija*"? Shqetësimi i poetit asht edhe për ata të rijë që mund të gënjehen nga "*tumanet e mëndafshtë*", pra jo prej bezeje, a një basme tjetër të pavlerë, po prej mëndafshi, prej një zonje beu, që mund t'i çonte ata, të rijtë, pikërisht në çthurje morale.

Gjithçka asht thanë e përshkrue me një qetësi të jashtme në kufijtë e të pabesueshmes, po me një shqetësim të thellë të mbrendshëm të poetit popullor.

**<u>Variacioni 5</u>**
**<u>Do t'i lutem</u>**

*Do t'i lutëm, vajzë, kojshisë*
*të na presin njat mand.*

Kur asht fjala për një dashuni të pastër, të dlirë, poeti popullor gjen edhe elementë flijues për te.

Ata duhen. Nuk kanë të ngimë ta shohin njeni tjetrin ditë e natë. Po në mes të shtëpijave të tyne asht një pengesë që nuk i lejon të shihen: mandi i kojshisë.

Atëherë djali i thotë vajzës së dashtun: do t'i lutem kojshisë ta presi mandin, të mos na bahet pengesë.

Dhe kojshia, me siguri, do ta flijojë mandin e tij për t'ia blatue një dashunie të dlirë.

**<u>Variacioni 6</u>**
**<u>T'qenka shkep moj xhamadani</u>**

*T'qenka shkep' moj xhamadani,*
*merr një harren me e harrnue.*

Në këto dy vargje intensiteti i informacionit dhe eleganca në përshkrimin e hireve femënore arrijnë kulmin.

Djalit poet vajza i ka tërheqë vëmendjen që një vit ma parë, kur ishte ende pa u rritë mire. Po ja, mbas një pranëvere, e shikon se i asht shqepë xhamadani e duhet me e arnue.

Dihet, një rrobë e grisun, kur nuk mund të blejsh një të re, arnohet. Një rrobë e shqepun, qepet, nuk arnohet. Po jo, ajo, e adhuruemja e tij, pa dyshim e vorfën e që nuk mund të blejë një xhamadan të ri, as ai nuk ka me se t'ia blejë, duhet ta arrnojë. Sepse ... sepse xhamadani i një vit ma parë nuk e zë ma gjiun e mbushun: vajza asht rritë. Po djali poet nuk përmendë askund as kalimin e një viti, as rritjen, as gjiun ma të plotë që nuk e zë ma xhamadani i vjetër, por me një elgenacë të rrallë gjen vargun e dhimbshëm më anë tjetër, se shpreh vorfninë e të dashunve, por me një figuracion estetikisht të pashoq.

Asgja vulgare. Asgja kronikale. Asnjë truk nga ato të zakonshmit të poetëve të sotëm. Asnjë psherëtimë, por as egoizëm e eklektizëm superficial të të ashtuquetunve poetë modernë.

Gjithësesi, atij xhamadani diçka i duhet shtue, pse ndrysh do të ndodhte si me ato dy çobanët malësorë: *t'paskan dalë cikat pa hiri*.

I kam ndjekë prej kohësh këto kangë. Diku i kam ndeshë në variante ma të herëshme e ma pak të përpunueme, diku me ndryshim edhe nga një dhjetvjeçar në tjetrin. Pse poeti i madh – ai anonimi – e mban gjithmonë zgjuet muzën e tij të magjishme.

# <u>MBI LETËRSINË BASHKËKOHORE</u>

- Nevoja e një analize shkencore dhe të moralëshme –

Vite ma parë më ra në dorë libri i Profesor Giuseppe Gradilone, arbëresh, profesor në Universitetin “La Sapienza” të Romës, Drejtor i Institutit të Studimeve Shqiptare pranë atij Universiteti, me titull “Studime të letërsisë shqiptare bashkëkohore”.

Libri i Professor Gradilone-s ndahet në gjashtë kapituj: 1. Ndërhymja e pushtetit në letërsi e kritikë; 2. Poema “Nënë Shqipëri” e Dritëro Agollit; 3. Poezia eterike e Fatos Arapit; 4. Pjeter Arbnori shkrimtar; 5. Një profil autobiogreafik i Kasëm Trebeshinës; dhe 6. Poezia e Visar Zhitit.

Tue marrë përsipër përkthimin e kapitullit mbi Arapin, (ai mbi Arbnorin asht botue tashma libër më vete, përkthye po prej meje), mendova se do të ishte i paplotë, nëse nuk do të paraqitej sado përmbledhetas, edhe kapitulli i parë i veprës, që, simbas mendimit tim, asht një vlerë e veçantë në studimin e letërsisë sonë të gjysmës së dytë të shkullit XX. Ndërkohë, për vetë faktin se autori i shquem e ka shtjellue analizën e tij nisë nga qëmtimi i veprave, kurse i nënshkruemi e ka jetue *“in prima persona”* **Kohën e Ferrit**, mendova t’i lejoj vetes edhe ndonjë *“shmang*ëje*”* nga parathanja e librit të Gradilone-s.

Rikthimi në analizën e letërsisë së ashtuquajtun *“të realizmit socialist*” mendoj se asht i vlefshëm për katër arësye kryesore:

Së pari, ngaqë, edhe pse kanë kalue 20 vjet nga ramja e diktaturës (që me cinizem dikush e quen thjeshtë “koha e monizmit”), mungon një analizë e mirëfilltë, një analizë *“estetike*” e asaj letërsie që, ndonse aty-këtu edhe me vlera të spikatuna, ndihmoj liksht në himnizimin e diktaturës;

Së dyti, pse për fat të keq, shqiptari s’ka ose ka fare pak kujtesë historike, e jo vetëm sa i përket artit në përgjithësi, por, e në radhë të parë, në *“përligjjen”* e shëmtimeve historike nëpërmjet të ashtuquajtunave “rrethana historike”, në vend që të nxirnim mësime;

Së treti, pse analizat e vlerat e mirëfillta vazhdojnë të maten me “kutin” e dikurshëm e me apologji të pakurrëfarë mbështetjeje estetike për autorë e vepra pse, disa prej tyne, na qenkan “Nderi i Kombit”, një titull i shpërdoruem nga presidentat shqiptarë, të gjithë sa ishin e ai që asht;

Së fundi, pse asht anashkalue qoftë edhe nga Profesor Gradilone, aq ma tepër nga kritika zyrtare e jo zyrtare shqiptare, letërsia e trojeve jashtë kufijëve shtetnorë të Shqipnisë e në diasporë. Sa kohë që flitet për letërsinë shqiptare bashkëkohore, nuk duhej e nuk duhet të anashkalohet letërsia shqiptare në trojet e veta jashtë Shtetit zyrtar e deri ma gjanë, si asht rasti i te shklqyeshmit Martin Camaj e jo vetëm atij.

Ndërhymja e pushtetit në letërsi e në arte në përgjithësi, ashtu si edhe në çdo fushë të jetës intelektuale, jo vetem *"kushtëzoi e poshtnoi egzistencën e shkrimtarëve e të kritikëve"*, siç vëren me vend Profesor Gradilone, por, nëpërmjet trysnisë që ushtroi qoftë nëpërmjet propogandës direkte, qoftë nëpërmjet artit, apo edhe me forma të tjera, tjetërsoi njeriun, krijoi *"njeriun e ri"* – përbindësh, që sot e kësaj dite nuk asht në gjendje me dalë nga ai makth e të orientohet për nga bashkëjetesa e vërtetë demokratike, nga shoqnia e vlerave, qofshin ato kombëtare apo mbarënjerëzore.

Thotë Porofesor Gradilone: "… *në emën të luftës çlirimtare u vendos në Shqipni për pothuej gjysëm shekulli një parti ideologia e së cilës ka kushtëzue zhvillimin e kulturës e të arteve e në veçanti të letërsisë, që u etikue me emnin, huazue nga sovjetikët, e realizmit socialist, së cilës i vihej detyra të ishte instrument i partisë …* ". E për të qenë një instrument i bindun, i nënshtruem (atëherë quhej "besnike e Partisë"), pushteti kishte vendosë norma të rrepta estetike-ideologjike, jashtë të cilave, nuk mund të dilte askush, nëse nuk dëshironte të përfundonte në "*Universitetin*" e Burrelit e ndonjëherë të provonte edhe plumbin apo litarin.

Nën këshillat e Beogradit, u morën masa që fill mbas lufte: burgosje e pushkatime të intelektualëve ma të shquem, mohim i vlerave ma të mira artistike të së shkuemes, premje e çdo ushqimi shpirtnor nga "arti borgjez". Në vitet 1945-1947 fillon pastrimi masiv tue fillue me M. Kutelin, V. Prendushin, E. Haxhiademin e sa të tjerë, ndërkohë që "burgosen" një herë e mirë veprat e Fishtës, Koliqit, Konicës etj.

Do të ishte e padrejtë të gjykonim sot ata shkrimtarë e artistë, apo kritikë arti, që, pse të ndikuem prej një pritmënie demokratike (si propogandohej), apo të ndikuem fort nga ideologia komuniste, që kishte gjetë dishepujt e vet jo vetëm në Lindje, por edhe në Përendim (si b.fj. në Francë, Itali etj), iu përkushtuen një arti që rezultoi, veç të tjerash, rrënimtar për të paktën tre breza, por edhe të vlerësohen ende sot për antivlerat që sollën, për aderimin e tyne të plotë e shpesh të vetëdijshëm në konsolidimin e diktaturës, do të ishte edhe ma e pafalëshme.

Si asht e njohun, çdo shmangëje, qoftë edhe fare e lehtë, nga ajo që quhej "vija e partisë" çoi jo vetëm në dënimin e ndalimin e veprave edhe të autorëve që kishin marrë pjesë në Luftë, por edhe deri në dënimin e tyne me internime, burgje e deri pushkatim. Do të ishte e gjatë lista e artistëve që pësuen këtë fat.

Nën këte trysni, por edhe pse ishin vetë të angazhuem në radhët komuniste, shumë autorë, i kthyen veprat e tyne në parulla të gjata e të mërzitshme të kërkesave të këtij apo atij pleniumi, të këtij apo atij kongresi.

Profesor Gradilone e kujton këte gjendje tue thanë: " … më 1969, në Kongrsin e II të Shkrimtarëve, ... ata shpallin nënshtrimin e tyne të trishtueshëm: *"Këte gjë ne do ta bëjmë duke u përpjekur që veprat tona të jenë përherë e më militante, më të partishme, të mbruajtura me idealet e mëdha të partisë..".*

Analizat e asaj kohe sot do të dukeshin groteske, por ato ishin shprehje e një shkatrrim i vërtetë edhe i lirisë ma minimale të

imagjinueshme: gjithçka duhej të ishte simbas “mësimeve të partisë” e në shërbim të saj.

Mirëpo, si thamë në fillim, profesor Gradilone shtjellon veprën e pesë autorëve përfaqësues: Agollit, Arapit, Arbnorit, Trebeshinës dhe Zhitit. Pa pretendue me gjykue përzgjedhjen e tij, ai lë jashtë studimit dy autorë shumë të randësishëm për letërsinë shqiptare të viteve 1945/1990: të madhin Jakov Xoxa dhe Ismail Kadaren, pa folë mandej për shkrimtarët ma të shquem të Kosovës e Martin Camajn në Gjermani.

Kadaren e përmend rrëshqitas në më pak se dy faqe të parathanjes, por, tue u përpjekë me e përligjë veprën e tij, ban pikërisht të kundërten.

Si thamë ma parë, nuk asht fjala me gjykue a denigrue autorë që mirë a keq diçka dhanë e diçka lanë edhe gjatë diktaturës, por asht e domosdoshme që të bardhës t’i thuhet e bardhë e të zezës e sezë: Ismail Kadare, me gjithë talentin e tij që askush nuk e ka vu ndonjëherë në dyshim, i ka ba shërbimin ma të madh diktaturës dhe shërbimin ma rrënimtar formimit të të paktën dy brezave të rijë. Me 20 shkurt 1991 u shemb monumenti i diktatorit Hoxha në Tiranë, por mbeten monumentet e tij e të Stalinizmit tek vepra si “Shqiponjat fluturojnë lart” e sidomos te romani “Dimri i madh”. Tek “Biseda me Kadaren” të E. Faye, ai deklaron premas: *“Lirinë krijuese e kam pasë gjithmonë e më ka mjaftuar për të bërë ate që kam bërë”*.

Nuk ka qoftë edhe një njeri të vetëm e të ndershëm në Shqipni që të mos pohojë se gjatë diktaturës nuk ka pasë asnjë lloj lirie, bile, siç e ka pohue edhe Dritëro Agolli në një intervistë televizive, edhe ne kohë të fashizmit kishte ma shumë liri. Kurse Kadare na paskish pasë *“liri krijuese gjithmonë”*. (!?!)

E pra ata që u përpoqën të kishin sadopak liri si Mark Ndoja, Kasem Trebeshina, Kin Dushi, sa për të përmendë disa që nuk kanë qenë fillimisht kundër vijës së Partisë Komuniste, përfunduen në burg. Si ka mundësi që Kadare paskish pasë *“gjithmonë liri krijuese”*?! A nuk meritonte kjo temë kyç e raportit demokrici/diktaturë/art një analizë të veçantë?

Atyne që vijojnë të bahen mur në mbrojtje të të ashtuquejtunave vlera artistike, pavarësisht nga kufizimet ideologjike, po iu citoi pak rreshta të shkrueme qysh më 1942 nga At Pjetër Mëshkalla:

<u>Arti për me kenë art, duhët me kenë ma së pari, shprehje e gjallë e bukurisë. Në këte vështrim (pozitiv dhe jo eskluziv), mund të pranohët teoria “art për art”. Megjithkëte, arti, simbas natyrës së vet, nuk gëzon një pavarësi absolute prej çdo ligje jashtë-artistike, nuk asht amoral.</u>

Pyetja asht e natyrëshme: Cili asht morali i veprave “të mëdha” të realizmit socialsit, pavarësisht kush asht autori?

Personalisht ndjej keqardhej që professor Graditone ka anashkalue edhe një figurë themel të prozës shqiptare, të madhin Jakov Xoxa, si po e harrojnë edhe sot deri edhe në shkolla, por shpresoj se një herë tjetë do t’i *kthehemi edhe k*ësaj figure të shkëlqyeshme, autorit të kryeveprës së prozës sonë, “Lumi i vdekur”.

Po sjellim vetem një citim të shkurtë të profesor Gradilone për Dritero Agollin, që mendojmë se asht i mjaftushëm për portretizimin e

tij: *“Drietëro Agolli ka qenë njeri i partisë në kuptimin që ka besue tek partia, ka egzaltue partinë dhe ka kënaqë partinë, Udhëheqësi i së cilës, nuk pushoi nga ana e tij ta egzaltonte*”.

Mendoj se pak a shumë të njejtat fjalë mund të parafrazonim edhe për shumë autorë të tjerë ma me pak peshë se Agolli e Kadare.

Mirëpo, një propogandë e tanë vazhdon të trumbetojë “vlerat” e autorëve të periudhës diktatoriale, e nuk ngurron të anashkalojë me mjetet ma të liga, siç asht harresa, korifejt e vërtetë të fjalës shqipe, Fishten, Koliqin, Camajn e deri tek Mjeda e Migjeni.

Rivarrimi nëpërmjet heshtjes asht një vepër e randë dhe antikombtare. Na asht gjetë edhe një shfajsim banal: rinia nuk e kupton gjuhën e tyne.

Në ç’gjuhë shkruen ata? A nuk shkruen me shqipen ma të lëmueme, ma të përpunueme e ma të begatë? Apo nxanësit kuptuekan ma mirë turqizmat e bejtexhinjëve?

Vetiu lind pyetja: Mos vallë edhe kambëngulja për mosrishikimin e normave të drejtshkrimit të shqipes kanë edhe qellimin e mbrapshtë të harrimit të gjigandëve që nuk u shkojnë për shtat qarqeve të caktueme?

Jo, nuk u largova nga tema. Pse propaganda e shfrenueme, kjo e sotmja, e veprave dhe autorëve të periudhës diktatoriale ka në radhë të parë një mbrapavijë ideologjike, aty, nga një herë, edhe krahinore e fetare. Le t’i themi gjanat ashtu si janë. Kohë ma parë studiusi i letërsisë shqipe Ali Aliu, antar i Akademisë në Kosovë, botoi në Maqedoni një antologji të poezisë shqipe ku përjashtoj pikërisht Poetin Kombëtar Gjergj Fishta. Në hartimin e asaj antologjia kemi të dhana të sigurta se ai u “këshillue” edhe me një figurë të spikatun të letërsisë shqipe, që nuk desht ta vinte emnin e tij si bashkëautor. Komentet më duket se do të ishin të tepërta.

Asht koha të mos vazhdojmë të ndikohemi nga paragjykime me “miell të prishun” nga e shkuemja, si dikur që kthyem në hero Lej Fenin.

Analiza e paanëshme, shkecore, e jo me mbrapavijë idelogjike, e si thash ma nalt, aty edhe krahinore e fetare, janë sot domosdoshmëni ma shumë se kurrë, pse po vazhdojmë të ushqejmë brezin e ri me bukë prej mielli sharrash, pse e tillë qé letërsia e asaj kohe.

Analiza e mirëfilltë artistike nuk ka kurrë qellim denigrues. Por, ndërkohë, ajo asht e domosdishme, që mos të vazhdojmë të na vërbojnë me tymtajë nga e shkuemja e hidhun.

# AT GJERGJ FISHTA – VETËDIJA E KOMBIT SHQIPTAR

***- Në 50-vjetorin e vdekjes së Poetit -***

*“ … fatzeza moj Shqipni – po ishte faj me të dashtë ty”.*
***Gjergj Fishta***
***ne vdekje te Avni Rrustemit.***



At Gjergj Fishta
Grafikë nga Fritz Radovani

***<u>Përjetim</u>***

*Ishte dhejtori i vitit 1990, dhjetori i shpresave, i frikës, i kërcënimeve, i vorfnisë së skajshme; ishte ai muej kur shqiptarët shikonin një rreze shprese, por edhe dhambët kërcënues të diktaturës, që kishte gjithë mjetet e dhunës ende në duert e saj.*

*Binte 50-vjetori i vdekjes së At Gjergj Fishtës, të mohuemit, të përbaltuemit, mëkatarit e deri tradhëtarit. Ishin rritë tre breza pa e njohë vepren e tij, e të bindun se ishte fjala për një tradhëtar të madh, për një anmik të kombit e sa nofka të tjera njollosëse.*

*Po ishte 50-vjetori i vdekjes së tij dhe mendova se kishte ardhë koha që populli ynë të mësonte të vërtetën.*

*Iu drejtova disa shkrimtarëve, poetëve, kritikëve, mësuesëve të letërsisë që të organizonim një Konferencë në këtë përvjetor të shënuem.*

*Përgjigje ishte e njëjtë: "Më vjen keq, nuk e njoh, nuk kam lexue asgja prej tij".*

*Që një pjesë nuk kishte lexue asgja prej tij, duhej besue, pse me lexue një vepër të Fishtës mund të të kushtonte dhjetë vjet burg. Të tjerët nuk ishin çlirue ende nga frika që diktatura i kishte futë në palc popullit shqiptar.*

*Po unë isha i vendosun ta mbaja atë Konferencë. U gjet vetëm një njeri i gatshëm të bashkpunonte. Ai nuk ishte njeri i artit. Ishte shofer. Por nuk e kishte fshehë kurrë se ishte adhurues i Fishtës. Për ma tepër dinte përmendësh gjithë Lahutën e Malsisë, ashtu dhe pjesën ma të madhe të poezive të tjera.*

*E ndamë mandjen ta mbanim atë konferencë vetëm na të dy, unë do të përgatisja referatin, shoferi Lekë Celaj do të bante ilustrimin me recitime nga vepra e Fishtës.*

*Ma në fund dita erdhi. Të paktën na vunë në dispozicion sallën e vogël të Pallatit të Kulturës Lezhë me rreth 120 vende.*

*Në orën 16 të datës 30 Dhjetor 1990 fillova leximin e referatit. I hodha një sy sallës. Ishte plot. Kryesisht të moshuem. Në mes të të pranishmëve ishin edhe dy komunistë, të moshuem edhe ata; ndoshta diçka kishin lexue prej Fishtës kur kishin qenë në shkollë në vitet '30 – '40.*

*Ndërsa lexoja refertin, kuptova se zani më dridhej, pse ishte hera e parë që flitej për Fishtën publikisht, po shpejt e mora veten.*

*Nuk pëpëtinte asgja. Do të dëgjohej edhe fluturimi i një mize, po ishte dhjetor i acartë e miza nuk kishte.*

*Tek i afrohesha fundit të referatit, hidhnja shikimin ma shpesh në sallë. Nuk po kuptoja ç'ishte ajo heshtje gati e ankthëshme: po e pëlqenin, apo po më urrenin nga që po thoja, krejtësisht të kundërten e asaj që kishte thanë "Partia" për 46 vjet me radhë? Aq ma tepër që në analizën time ndalesha ma shumë tek Fishta Atdhetar, pikërisht pika ku e kishin sulmue për një gjysëm shekulli.*

*Mbas rreth 40 minutash lexova edhe rreshtin e fundit.*

*Përsëri heshtje. M'u duk se heshtja zgjati një shekull. Mandaj papritë shpërthyen duertrokitjet, të përmbajtuna, por të forta, të pandërpreme, gjithnjë e ma të forta. Tashti pjesëmarrësit, të gjithë në kambë, nuk dinin të ndaleshin. Pash burra me sy të përlotun.*

*Shumë prej tyne u ndalen e më dhanë dorën e më falnderuen. U ndalen edhe dy komunistët. Njeni prej tyne me tha i emoconuem: "Na zgjate jetën dhjetë vjet".*

*Kanë kalue plot 20 vjet prej atëherë, po shumëkush mundohet sot e kësaj dite, në mos me vazhdue me hedhë baltë mbi te, të pakten me e lanë në harresë, prandaj edhe mendova se pak e gja ka ndryshue, e pikërisht për këte po ju paraqes fjalen që mbajta atë ditë.*

***Fjala e mbajtun në Pallatin e Kulturës Lezhë***
***me datë 30.12.1990, ora 16,°°.***

Këtu e 46 vjet ma parë re të zeza, ngarkue me llohë stepash ruse e zgjyre serbe, u shfaqen në qiellin e letrave shqipe, si në gjithë jetën

shqiptare, e zunë yjet ma të ndritun; ndër ta yllin e kalvarit të mundimeve shekullore, At Gjergj Fishtën. Por ai:

*Ndërtue kishte ‘i pomenodre,*
*rr’fe as mot mos m’e dërmue.*

Nuk mund të shkatrrohej vepra e tij gdhenë me daltë hutash e martinash drejtpërdrejt mbi shkambijtë alpinë; nuk mund të shuhej ai vullkan, shpërthye ma shumë prej zemres se sa prej mendjes së Poetit erudit. Kujtuen përbindshat xhuxhë se vullkanin do të mund ta shuenin përgjithmonë tue hedhë baltë mbi te, po më kot: ai shfaqej e rishfaqej me një shkelqim lëbyrës në qiellin shqiptar të letrave.

Dhe ja, yjet e rralluem po zanë përsëri vend në Panteon. Njeni prej tyne na grishë sot t’i përkujtojmë 50-vjetorin e vdekjes.

Lezha, që pesë shekuj ma parë do të merrte në gji përjetësisht Gjergjin e Madh të Historisë, katër shekuj ma vonë do t’i jepte kombit në një fshat të vogël të Zadrimës, Gjergjin e dytë, apostullin e lirisë. Fishta, ky fshat shpeshherë i pashënuem në harta, asht sot në gojën, mendjen e zemrat e shqiptarëve kudo që janë në trojet e tyne sidhe kudo që gjendet “gjaku ynë i shprishur”.

Ishte fund i asaj nate të gjatë osmane, “natë tri herë minore”, që kishte rrënue qytete e fshatra, kështjella e kisha, kur lindi Ai me 31 tetor 1871. Atdheu kishte në trup nandë varrë, Atdheu ynë i brishtë ishte tretë në dhimbjen e vet. Bijtë e tij të ligun, por të paepun, sa kishin fillue me thurë andërrat e para për një Shqipni “zonjë më vete”. Ndërkohë, çapojtë gllabrues të sllavëve të jugut e ata të helenëve kishin shkëputë mish e gjak nga Atdheu ynë brijëdalë e lakmia e tyne ishte me të vërtetë rrënqethëse.

Që ky komb i lashtë i Mesdheut të bahej shtet e të mund t’i dilte zot vetes, nuk mjaftonin martinat e topat e kohës mbarë; duhesh dituni, pa të cilen asnjë komb nuk mundi t’u bajë ballë rrebesheve të historisë. Asht kjo arësyeja që pushtuesit kudo në botë, ma parë se kështjelalt, rrafshojnë shkollat, themelin e ndërgjegjes kombëtare e liridashëse.

Ndër ata që për shtatë shekuj me radhë nuk u tërhoqen kurrë e nuk rreshtën një çast përpjekjet për liri, qenë françeskanët, të cilët, kur Ai ishte 9 vjeç, çelën në Troshan një shkollë e ndër nxanësit e parë qé edhe Zefi i vogël, i biri i Ndokë Simonit.

Treva në mes Lezhës e Shkodrës, Zadrima e sotme, e quejtun para pushtimit sllav Sapë, kishte njohë ndër shekuj zhvillime të mbara. Në aq pak hapsinë kishin lulëzue qytezat e Dejës, Krythës, Blinishtit e Sapës prej nga kishte marrë emnin gjithë krahina. Ajo kishte nxjerrë bijë të shquem si Gjon Gàzulli, Frang Bardhi e Pjetër Zarishi, por turku ndërkohë kishte rrënue gjithçka lidhej me dituninë e gjuhën shqipe.

Kur Fishta erdhi në Troshan (se dy vitet e para i pat krye në Kolegjin Françeskan në Shkodër), pat për mësues Leonardo de Martino-n, italo-arbneshin e shquem, poet ndër ma të mirët e kohës.

Më 1886, Zefin 15-vjeçar e nisën për në Bosnje që të vazhdonte ma tej studimet. Mbas një viti, simbas rregullave françeskane, ndërroi emnin nga Zef në Gjergj. Ishte një përkim fatlum të merrte emnin e Kastriotit të Madh, emën që e mbajti me nder sa qé gjallë.

Ndërkohë qiri i Frashërllijëve ishte ba pishtar. Prizreni shpërndante anë e kand Shqipnisë flakë lirie e atdhetarie. Shkodra e vjetër, dikur portë e Ballkanit, po zgjohej nga letargjia e hashashit osman. Malet po shkundnin supet e pluhnosuna nga zgjedha disashekullore.

Zadrimori i ri, atje në dhé të huej, mes murene të Kuvendeve të Guçjagorës e Livnos, mallin e tij vullkanik filloi ta shprehte në vargje, i ndikuem edhe nga poetët dalmatë Andrea Kaçiç e Gega Martiç, edhe ata të përvëluem për liri.

Më 1893 Fishta i ri u kthye në Atdhe. Me 25 shkurt 1894 meshoi për herë të parë në Troshan, pikërisht aty ku kishte hedhë hapat e parë drejt një bote të trazueme e që quhej bota e shkronjave dhe ditunisë.

Më 1897-1898 shërbeu si kapelan në Lezhë, ku do të kthehej herë mbas here, sidomos për të gjetë prehje e për të shkrue disa prej kangëve ma të bukura të Lahutës, këtu, në mes zadrimorëve të tij e Lekëve të Malësisë, që rrethonin Lezhën. Ku tjetër mund të gjente prehje e frymëzim si në Lezhë ku ishin:

*qielli i kaltër, toka e blerë,*
*njeti dimën, këtu pranverë …*

Por nuk do të ishte gabim të shprehemi se e përpjeta drejt lavdisë e At Gjergj Fishtës nis pikërisht në Gomsiqe, ku pat rastin e fatin të njihej me Abatain e Mirditës, Imzot Prengë Doçi, atdhetar i flaktë, luftëtar i paepun, por edhe poet e burrë me kulturë të rrallë për kohën: kishte rrahë botën në mërgimin e tij të detyruem, prej Njufëlandit të SHBA, deri në Indi.

Në janar 1899, Imzot Doçi bahet nismëtar i themelimit të Shoqnisë "Bashkimi", tue mbledhë rreth vetes anëtarë të shquem, si Dom Ndoc Nikajn e At Gjergj Fishtën, Luigj Gurakuqin e Dom Ndre mjeden. E nisun si shoqni kulturore, ajo luejti rol të dorës së parë jo vetëm me botimin e fjalorit të quejtun "i Bashkimit", e të 34 librave të tjerë, por sidomos në krijimin e një votre atdhetarësh të shquem, që banë historinë, ashtu si i njohim sot, pa zhigatjet komuniste.

Në nandor 1902 At Fishta emnohet drejtor i Shkollës Françeskane në Shkodër, shkollë laike, por që quhej kështu vetëm pse administrohej nga françeskanët. Ai ishte i pari drejtor shqiptar qysh prej themelimit të shkollës më 1861. Asht ky një çast në jetën i Fishtës që nuk mund të kalohet lehtë, pse:

*Kur në shkollë zbutun shqiptari,*
*N'mni t'ket marrun ai gjakun dhe dhunën*
*E me dije të ket kapun ai punën,*
*Shqipnisë fati do t'i çilet taman.*

Fishta ishte klerik, por, sa e sa herë, kur fjala ishte për fatet e Atdheut a çashtje të shejta të kombit, tregoi se ç' peshë të randë zinte shqiptaria tek ai. Deri në atë kohë në shkollë mësimet baheshin italisht. Fishta, menjëherë, vuni gjuhë mësimi shqipen. Ishte një vendim që nuk pëlqehej nga adminsitrata osmane, as nga Arqipeshkvia, as nga austriakët, që e financonin; ishte një vendim që nuk miratohej as nga qytetarët

shkodranë, që nuk kishin mjaft besim te shqipja si gjuhë ditunie. Por Ai ishte i vendosun të mos zmbrapsej para asgjaje, pse, si thonë bashkëkohësit, kur luftonte për një çashtje të shejtë, nuk dinte kurrë të tërhiqej dhe pak kush i bante ballë.

Tashma në qytetin e lashtë të kontrasteve të thella, nga dita në ditë konturohej figura shumëplanëshe e fratit 30-vjeçar. Qysh në penelatat e para u duk qartë se veprat e tij nuk do të ishin përvijime të lëmueta e aq ma pak laramanime orientale, por gjithçka do të ishte e ashpër, diçka rembrandiane. Gëteja dhe Manxoni, Shën Françesku dhe Da Vinçi, e kishin po fisniknue fytyrën e fratit të ri, por landa mbet ajo që ishte: shkamb i gjallë hedhë prej vullkanit të shpirtit shqiptar.

Lëvizja shqiptare për çlirim nga zgjedha turke pat karakteristikat e saja krejt të dallueshme prej lëvizjeve pararendëse ballkanike, pse krejt e veçantë ishte dhe historia e popullit tonë. Kombi ynë, ma i lashti në Ballkan, ishte një mozaik i çuditshëm, pothuej jashtë kohe. Përplasjet me sllavët dhe osmanët kishin lanë gjurmë të thella dhe tre besime të ndryshme fetare. Organizimi fisnor me bajraqe, me një bashkim fare të shkurtë 25-vjeçar në kohën e Kastriotit, ndryshimet e thella nga një trevë në tjetrën, e sa diversitete të tjera të papërsëritëshme në kombet europiane, banë që edhe lëvizja kombëtare të kishte karakter mozaiku, jo homogjen, pa një kolonë qendrore e në të njëjtën kohë lëvizja për çlirim duhej t’i bante llogaritë edhe me pushtuesit e ri sllavë, që përgatitëshin të zinin vendin e të sëmuetit të Bosforit.

Ishte një përplasje makabër në mes koufomës aziatike në të ikun, të hijenave përreth, dhe lehonës me shtatzaninë ma të gjatë në Ballkan, që shkumbëzonte në zemrën e Fishtës, aq sa një ditë, si llavë vullkani, shpërtheu në kangët e pamort të Lahutës së Malësisë. Ato kangë nuk linden në laboratorët e sofistikuem krijues poetësh klasikë, që numëronin rrokjet e sistemonin rimat; ashtu si në Eposin e lashtë të Veriut, kangët e Lahutës ishin jehonë malesh e betejash, pabesie e babëzitjeje, një kapërthim i egër ndjenjash, siç ishte e ashpër, deri në dhimbje, vetë historia e këtij populli. Lufta e tij: një çetë fatosash në male, një grusht trimash në grykë, një pritë skifterash në rranza, njeni në Kosovë, tjetri në Hot, këndej kundër turkut, andej përballë sllavit. Kush e kërkon Lahutën një poemë simbas rregullave klasike, nuk njeh historinë e popullit të cilit i këndoi.

Ka vërtetë një hark kohor në të cilin zhvillohen ngjarjet e Lahutës, që kap vitet 1858-1913, por tue mos qenë aspak një kronikë, si me dashakeqësi e ka quejtë ndokush, por përthyemje e ndjenjave që rrezatonin ngjarjet e kohës, ajo po, me plot të drejtë, asht quejtë Epope e Kombit. E kjo epope gjet jo mjeshtrin zanatçi, por bardin jeleshkumbëzuem, që e ndërtoi godinën e tij maje kreshtatsh alpine, me një gjuhë mrekullisht shqiptare, me një sintaksë pa asnjë ndikim të huej, me një figuracion e ngjyrime marrë drejtpërdrejt nga natyra shqiptare. Lahuta ka në themele shkambij ciklopikë, në dukje pak të pagdhenun, herë-herë arkaikë, por aq të harmonsihëm e të natyrëshem, sa të duket se nuk patën nevojë për daltë, por arkitekti e hartoi drejtpërdrejt në masivet e Alpeve, sa të papërsëritshme, aq edhe brilante.

Sa mjeranë, pak të thuesh, janë ata që guxojnë dhe e quejnë këte kryevepër “kronikë sterile”! Zot na ruej prej zilisë e vërbimit! Zilia e

të padijtunit, në mos tjetër, falet. Zilia e të dijtunit e çon njeriun deri në krim. E krimet kundër Fishtës në këto ma sa 46 vjet nuk kanë të numruem. Po nuk asht me u çuditë: kjo kohë krijoi antinjeriun. Ajo u përpoq të shkatrronte çdo gja kombëtare, pse e kishte të qartë se pikërisht tradita, psikologjia kombëtare, vetëdija kombëtare, ishin pengesat ma të pakapërcyeshme për ideologjinë sllavo-komuniste. Ajo e akuzoi Fishtën si nacionalist e shovinist pse ishte kundër gllabrimit, kundër asimilimit e çdo gjaje ndjellakeqe sllave, çka i ka vërtetue historia e herëshme dhe e sotmja.

Nuk due të sjell këtu shembuj se si Fishta ua lavdron trimninë sllavëve, si ua çmon përpjekjet për liri, pse ato në Lahutë janë plot, por, nëse kanga e tij asht një britmë deri në dëshprim, sa herojëve që nisen në luftë u thotë:

*S'kan shka bajn? Po a thue të desin?*
*T'desin pra, nuk kan shka presin!*

Apo:

*P'r 'i grusht eshtna, pashi Zotin,*
*t'mos korisim Gjergj Kastriotin,*
*t'mos korisim na sot Hotin …*

e ban këte, jo për mëni ndaj sllavëve, por, sepse, siç e ka thanë në një intervistë, po të rihumbëte lirinë Shqipnia, "kishin me plasë dhime sa janë bjeshkët tona".

Si mund të quhet shovinist Poeti i një kombi 12 shekuj nën robni sllave e osmane pse lëshon anatemën ndaj pushtuesëve të ardhun prej stepave ruse e na e quejnë sot e kësaj dite Kosovën martire Serbi e vjetër?! ..

Atyne po, u thotë:

*t'i mësojnë fëmijtë mbas sotit*
*mos t'lakmojnë tokës s'Kastriotit,*
*se u bjen shtrejt, qe besa e Zotit!*

Fishta nuk ngurron t'i lëshojë namen as Europës në London, në Versajë, pse e la këte dhé të coptuem, prandaj:

*Me gjithj këta, por larg nuk shkon*
*e me i vra ka rr'feja e Zotit*
*t'shtat mbledhë si janë n'London.*

Gjuha e tij asht thellësisht popullore, pse ishte i vetëdijshëm se po shkruente një vepër që do të ishte universitet atdhetarie për malet tona ku mungonin edhe shkollat fillore.

Por që të gjykosh Lahutën, duhet të rijetosh historinë me dhimbje, siç e jetoi Poeti.

Në këto rrethana, aty nga viti 1904, zu e lëshoi akordet e para Lauta e tij ngjethëse.

Le t'ua lamë studiuesëve të letërsisë gjykimin sa shkencor e të paanshëm të Lahutës e të ndjekim Poetin në jetën e tij përherë në kreshtë të dallgëve.

Para shëndrrimit epokal, rilindasit tanë kishin kuptue se kusht i parë ishte BASHKIMI i kombit. Nuk ishte një zgjedhje e rastit emni i Shoqnisë "Bashkimi", që bashkë me simotrat, do të çonte ma tej përpjekjet shumëvjeçare të rilindasve për një alfabet unik e që u kunorëzue me aktin historik të Manastitit më 1908 e ku Fishta qé Kryetar i Komisionit për hartimin e alfabetit të njësuem. Alfabeti nuk ishte një çashtje teknike akademikësh, por një çashtje kombëtare që kërkonte BASHKIM e ngritje mbi çdo ndasì, mbi çdo grindje, mni, bile edhe mbi gjak. Qè Fishta vetë një shembull i shkëlqyeshëm i mbylljes së tragjedisë së gjakmarrjes, sa kur i vranë të vëllanë, Çupin, jo vetëm e fali vrasësin, por edhe lëshoi thirrjen:

*Ndalnju, burra! Ku veni!*
*Pashi Zotin, lëshoni hutat,*
*se mjaft gjak asht derdhë! …*

Anton Çeta në Kosovë me këto vargje do t'i ketë çelë kuvendet e pajtimit.

Në prag të ditës së madhe të 28 Nandorit Ai tashma naltohej si lis vigan me rrajë thellë në truellin arbnor e degë që piqeshin me bjeshkët. Penës së tij, veç kangëve të para të Lahutës, i përkisnin sa vepra të tjera, ato "Pika vese" që dridheshin mbi petale, "Anzat", vepër satirike e pashoqe deri më sot në letërsinë shqipe, ato anza të lëshueme rrugëve të Shkodrës e të mbarë Shqipnisë, ku tue përqeshë me humorin e hollë shkodran, here tue thumbue keq e jo rrallë tue fishkullue pa mëshirë. Penës së tij i përkisnin veprat e para dramatike, origjinale, të përshtatuna a të përkthyeme, ndër të cilat "Shqiptari i qytetnuem", vu në skenë prej Atij vetë më 1909, sidhe plot libra për shkollat.

Por edhe 28 Nandori la shumëçka mangut. Përgjysë andërrat, përgjysë shpresat, përgjysë vetë Atdheu sot e kësaj dite e që Ai e qau me "LOT GJAKU".

Fati i vendit do të vazhdonte të ishte i trazuem edhe pothuej për një 10-vjeçar. Filloi me rrethimin malazez të Shkodrës, mandej me forcat e Fuqive të Mëdha, me një fare princi të huej në Durrës, me pushtimin austriak në Veri, me pushtimin italian e francez në Jug, që e kthyen Shqipninë në një katrahurë që mbante erë përzhitjeje mishi e gjaku shqiptar.

As në ato dit të vështira Fishta nuk u step. Qé në ballë të luftës për mbrojtjen e Shkodrës prej knjazit të Cetinës, botoi të parën revistë shprese mbrenda Atdheut që e quejti "Hylli i dritës"; bashkë me Gurakuqin, Mjedën, Logorecin themeluen "Komisinë letrare", e në fund të Luftës së Madhe, po bashkë me Gurakuqin e Bumçin shkuen t'i dilnin zot Atdheut në Versajën hijerandë. Ai kapërceu edhe Atllantikun, deri në Amerikë, për të shpëtue ç'mund të shpëtohej nga e shumëvuejtuna Shqiptari.

Frati me zhgun nuk i la asgja mangut detyrës ndaj Atdheut, Nëse la mangut diku, i la pikërisht detyrës së tij si klerik. Por, do të thotë

ndokush, si arrijti atëherë aq nalt edhe në hierarkinë ekleziastike? .. Asht rast i rrallë, ndoshta i vetëm, që pikërisht vepra letrare dhe atdhetaria e ngritën edhe në hierarkinë fetare, që për nevoja të Atdheut i ishte dashtë ta linte shpesh mënjëanë.

Sa shqiptar ishte Ai dhe sa klerik, e shprehin qartë vargjet e maposhtëme, ku, mbasi andërron me çelë një shkollë të naltë në Shkodër, thotë:

*Por n'Shqipni pse nji meshtar*
*Posë se prift do t'jetë shqiptar,*
*Shqiptar, po pa dredha.*

*Unë rektor e profesorë*
*Sakristan e baçevan*
*T'gjithë shqiptarë i zgjodha.*

*Mbasi ndreqa këto punë t'mbara,*
*Jezuit't t'i vuna para*
*Me kamzhik në dorë.*

*T'u dhaç det e t'u dhaç mal,*
*N'kolegj t'tyne nji spital*
*Bana për malsorë.*

Këto vargje të shkëputuna nga poemthi satirik "Kur pata kenë ba Papë", që kalon deri në realizëm të ashpër, nuk i lanë shteg asnjë studiusi për hamendësime: Fishta desht një kler krejt shqiptar, thellësisht shqiptar, të dalun nga shkolla shqiptare e në shërbim të Kombit, ashtu si edhe të Fesë. Ky poemth me një filozofi të thellë mbrapa humorit, do të mjaftonte me hedhë poshtë çdo akuzë mjerane që iu ba ndër vite.

Por le t'i kthehemi rishtas rrjedhës së ngjarjeve.

Kur lufta mbaroi dhe paqa mirë a keq u vendos, punët sërishmi nuk shkuen dhe aq mbarë. Mehmurët që kishin heqë fesat dhe ishin veshë allafranga, mendonin si të banin zap popullin e jo si ta udhëhiqnin atë. Këta *"batalla fytyrë-fudullë, batakçij e me nji lasker kulturë, sa me mzi me shkrue emnin e vet"*, si i pikturon me mllef Fishta, e ndjenin veten ma shumë turq se shqiptarë, të gatshëm të bashkëpunonin me sllavin e me djallin, mjaft qe të përmbushnin nepset e tyne prej lubishë. Shumë kohë ma parë Poeti i kishte jetue këto mënxyra dhe kishte parandje zvarritjen e tyne të lyrosun, sa kishte humbë durimin tue iu drejtue Zotit:

*O perendi, a ndjeve?*
*Tradhëtarët na lan pa Atdhe*
*e ti rrin e gjuen n'errfe*
*lisat n'per male kot.*

Ishin kohë të tutbullta-turbullta, kur, si thotë Poeti, *"tash qi u ba Shqipnia, duhen ba shiptarët"*.

Me 6 qershor 1921, në zgjedhjet e para parlamentare në historinë e Shqipnisë, Shkodra e dërgon përfaqësues të vetin bashkë me miqtë e tij Gurakuqin e Mjedën dhe Parlamenti e zgjedh Nënkryetar të Kuvendit Kombëtar. Ky polemist i shkelqyeshëm në lamen e gazetarisë, me prodhimtari ma të madhe se çdo gazetar profesionist, do të shfaqej në Parlament një orator i pashoq, një atdhetar i flaktë në akuzën kundër Serbisë për masakrat mbi vëllaznit kosovarë; por edhe ekonomist, gjeolog, pedagog e agronom, jurist e diplomat *"sa me pasë nder me e pasë çdo parlament i Europës"*, siç shkruente një gazetar i huej që ndiqte punimet.

Por koha ishte e vështirë dhe e turbullt, pse çibanë si Esat Pashë Topani e mbas tij Zogu, të tjera plane të zeza sendertonin. Megjithate, lufta e tij në Parlament e në shtypin e kohës përkrah Nolit, Gurakuqit, Hasan Prishtinës, Vinjaut etj., asht një shembull i shkëlqyeshëm i demokratit.

Po në ato vite Ai jo vetëm hapi gjimnazin "Iliricum", i të cilit ishte edhe drejtor, por edhe zhvilloi një polemikë të ashpër për nevojat e arsimit e të kulturës në përgjithësi, me vlera të mëdha edhe për ditët tona.

Në trazimet e vitit 1924 qé përkrah Nolit, Currit, Gurakuqit, dhe s'kishte si të ishte ndrysh. Atyne që fenë dhe klerikët i kanë gjykue vetëm si antikombëtar, mjaft t'u kujtojmë se ndër figurat madhore të atij viti demokratik qenë një pop, Noli, dhe një frat, Fishta.

Më 1925 detyrohet të mërgojë në Itali për të mos pasë fatin e Currit, mbytë në Shpellën e Dragobisë, e të Dom Gjon Gàzullit, varë në Shkodër, Mbas kthimit prej mërgimit, murgu poet, prozator, dramaturg, pedagog e gjuhëtar, arkeolog e muzeolog, gazetar e diplomat, piktor e arkitekt, u tërhoq nga jeta politike. Po prap Ai asht shembull i shkëlqyeshëm i intelektualit që e vijon luftën ku drejtpërdrejt e ku tërthoras, nëpërmjet shtypit. Sikur Fishta të na kishte lanë vetëm publiçistikën e tij plot vlera, përsëri do të kishte zanë vend nderi në Enciklopedinë Shqiptare, ashtu siç kishte zanë vend nderi në enciklopeditë e Europës për së gjalli jo vetëm si epik i madh, por edhe një ndër satirikët ma të shquem të kontinentit, me veprat madhore "Anzat e Parnasit" dhe "Gomari i Babatasit".

Polemikës së Fishtës i jep shpirt satira, me ndihmën e së cilës realizoi pikturën estetike të së keqes. Ai godet me forcë të gjitha llojet e devijimeve morale, sidomos ato të zyrtarëve ma të naltë. Këte luftë e ban me guxim, pa pyetë se me cilin binte në kontraditë. Prandaj edhe asht quejtë mbreti i polemikës shqiptare. Nuk trajtoi në to asnjëherë çashtje vetjake, pse si synimi i polemikës së tij të ashpër ishte lufta kundër pseodoatdhetarëve *"me barkun kodër"*.

*"Shka ka me dijtë me folë mbi politikë e mbi organizmin e shtetit civil nji njeri malok, matrahul, qi me m'zi ndoshta ka krye dy a tri klasë fillore e qi djerset kur i duhet me shkrue emnin e vet. Pse asht edhe tradicjoni shpijak e edukata familjare, qi shumëkend ndër ta e ban krejt të neveritshëm e ekcentrik. Ky babën gjaks, gjyshin katil, stvrgjyshin mizuer, rritë me katila, me gjaksë, me mizorë, me intriganta, batakçij, vagabonda, rrugaça, me njerëz hasëm të kulturës e të gjytetnisë, kah mund të mendohet se ka me kenë i zoti me rregullue fatin e nji kombi ende primitiv? Pse me sundue nji shtet nuk asht mjaft*

*dhelpnija, dredhija, intriga, batakçilleku, rrena, tradhëtija; duhet nder dhe urtì, burrnì: qe se shka duhet. Po, por pa dije, urtija, ndera, burrnija u nxejshin në shkollë e, madje, me shumë mund e djersë, e jo ndër kafeshantana t'Europës e mejhane paçaxhihane të Tiranvs, tuj luejtë "tavell" e "bigjoz" e tuj pi "mastikë".*

Legjenda e gjallë, tashma 60-vjeçar, merrte rrugën e Athinës, të Stambollit e të Bukureshtit, tue i lanë nder Atdheut me përfaqësimin e tij e njëherësh tue akuzua mbrapaskenat e Beogradit e të Athinës. Ndërkohë përfundonte kangët e Lahutës, të cilën e botoi të plotë në vitin 1937, sidhe plotësonte e përmirësonte "Mrizin e Zanave" me lirika nga ma brilantet në shqip.

Në Europë shtoheshin përditë bajonetat e paksoheshin lodrat e fëmijëve. Regjimi i Zogollit, një karikaturë monarkishë euro-aziatike, kishte ezaurue tanë energjinë e vet hanore, tue lanë vendin në agoni pikërisht në udhëkryqin fatal të mbarë njerëzimit.

Tashma Fishta, i lodhun nga vitet, shëndeti dhe andërrat e gjysmueme, vetëm sa harton ndonjë projekt ribotimesh, i vetëdijshëm se nejrëzimi ishte në prag të katastrofës.

Pushtimi fashist nuk mund të ishte tjetër veç se vdekja e tij shpirtnore. Dhe, si për ironi të fatit, një muej mbas pushtimit Italia i jep titullin "Akademik i Italisë". Ishte një titull që do ta ksihte meritue me kohë, dhe që do t'i bante nder çdo shkrimtari bashkëkohor, por në rrethanat e kohën kur iu dha, ishte thjeshtë një mjet propogande fyese e mbi të cilën asht abuzue kaq shumë e me ligësi për 46 vjet me radhë. Ai nuk kishte nevojë për atë titull. Vlerësimin ma të naltë ia kishte dhanë Atdheu tue e quejtë për së gjalli Poet Kombëtar, ia kishin dhanë idhëtarët e tij kudo ku flitej shqip e jo vetëm ku flitej shqip: prej Joklit te Lamberzi etj.

Mbas një viti, tashma në mospërputhje edhe biologjike me ajrin e randë të barutit të luftës, me 30 dhjetor 1940, Fishtra u largue si meteor në qiellin që nxinte.

Nuk marr përsipër të baj vlerësimin e këtij vigani, as due të përsëris epitetet superlative të bashkëkohësve të vendit e të huej. Do të duheshin pena të shqueme për me ba analizën e veprës së tij madhore.

Jemi mbledhë në këte përkujtimore për t'i kërkue ndjesë për mohimin barbar 46 vjeçar. Dhe ai do të na falë, pse si askush tjetër do të kuptonte se edhe na ishim të mohuem e të përbuzun, të fyem në gjithçka kishim të shejtë.

Dhe ja ku e kemi përsëri në mes nesh, jo një përmendore e ftohtë mermeri, por të gjallë, pse vepra e tij vullkanike ka qenë, asht e do të jetë prush atdhetarie. E sa kohë do të ketë Shqipni e do të ketë shqiptarë, i gjallë do të jetë Ai, e gjallë vepra e Tij, dhe poaq e zjarrtë dashunia e popullit dhe e kombit të cilit i kushtoi jetën prej artisti të papërsëritshëm e të luftëtarit të paepun.

# SHËN JERONIMI PREJ ILIRIE



Caravaggio "Shën Jeronimi" (1605-1606) - masat 112 X 157 cm.
Galeria “BORGHESE”, Romë – Vaj në pëlhurë

Shën Jeronimi, bashkë me Shën Agostinin, konsiderohen si baballarët e Kishës Përendimore, apo Romane, fill mbas ndamjes së Kishës së Krishtenë në dy: ate të Lindjes (Bizantit), apo ortodokse, dhe ate të Përendimit, Romane, në kohën kur sundonte perandori Teodozio.

Përcaktimi i shejtit me prejardhje ilire si njeni prej dy baballarëve të Kishës Përendimore, apo katoloçizmit, nuk asht një konkluzion personal, por njëzashëm i përcaktuem si i tillë nga të gjithë historianët e katoliçizmit; ma i fundit vetë Papa Benedikti XVI në fjalën e tij gjatë Pritjes së Përgjithëshme të datë 14 Nandor 2007.

Figura e tij, - pa e teprue – e papërsëritëshme, ka tërheqë në shekuj e vazhdon të tërheqë sot e kësaj dite studiues të historisë, teologë e artistë, veçanarisht ata të arteve figurative. Janë me qinda veprat kushtue Shën Jeronimit, po në këte paraqitje të shkurtë do të përmendim në vijim vetëm disa, ndërkohë që do të përpiqem me dhanë përmbbledhtas jetën dhe veprat e tij, tue fillue me përkthimin e parë e të plotë të Biblës në Latinisht drejtpërdrejt nga gjuha origjinale, ajo ebraike.

Nga jeta e Shën Jeronimit dihet pothuej gjithçka, pse na e ka lanë ai vetë në autobiografi; për te do të flasim në vijim. Këtu do të ndalemi tek vendlindja e tij.

Shën Jeronimi thotë se ka le në Stridonë, diku në mes Dalmacisë së lashtë e Panonisë, që te dyja treva të banueme nga ilirët në lashtësi. Dalmacia e lashtë përfshinte trevat prej malësive Karnie, në Friulin e sotëm, Itali Verilindore, sidhe ato treva ku sot ndodhen Sllovenia, Kroacia, Bosnja-Hercegovina e deri në Panoni, Dardania e sotme – kjo e fundit kufinin ma verior kishte Danubin.

Me pushtimet teotonike e ma vonë ato sllave Stridona zhduket si vendbanim, ose të paktën si toponim. Sot nuk ka asnjë qytet apo fshat me një emën të tillë. Gjithësesi, historianë e arkelogë janë të mendimit se ajo duhej të gjindej diku jo larg Mitrovicës. Por mos saktësimi i përpiktë e vendndodhjes nuk ka randësi të veçantë: Dihet se trevat lindore të Detit Adriatik ishin krejtësisht të banueme prej ilirëve, aq sa, aty nga fundi i Luftës së parë Botënore, kroatët e shpallën vendin e tyne Republika e Ilirisë (sa kohë që vendimi i mallkuem në Versajë nuk kishte krijue ende Mbretninë artificiale të Jugosllavisë). Shkencëtari i madh Milan Shuflaj jo rastësisht i kushtoi jetën e tij (deri në flijim) studimit të historisë e gjuhës ilire. Ai ishte i vetëdijshëm se kroatet autoktonë (pa ardhacaktë sllavë), para sllavizimit, kishin qenë ilirë.

Si përfundim, mund të themi se në historinë e katoliçizmit (mbas përçamjes në ortodoksë e katolikë) katër figurat ma karizmatike janë Shën Jeronimi, Shën Agostini, Shën Françesku dhe Nanë Tereza. Dy prej tyne u përkasin trojeve tona iliro shqiptare.

Shën Jeronimi ka hy në Historinë e Krishtnimit si një njeri i jashtëzakonshëm në shumë drejtime. Gjatë gjithë jetës Ai asht grindë me të padijtut e me dijetarë, me shejtën e me mëkatarë; ka qenë një ndër figurat ma të adhurueme të kohës së tij, ashtu edhe një ndër ma të urryemit. Pavarësisht karakterit të tij të rrëmbyeshëm, mbetët gurthemel i kulturës së kohë së tij dhe Kisha e nderon si një nga themelusit e saj të vërtetë.

I lindun në vitin 347 në një familje në gjendje të mirë ekonomike, e dërgojnë në Romë për studime. E do të studjojë për gjithë jetën e jo vetëm në Romë, por edhe në vende të tjera të Europës e në Lindjen e Afërme.

Në rininë e parë Ai u josh deri në tepri mbas jetës mondane, si e pohon edhe vetë në një letër (Epistolari, 22,7), por shumë shpejt e pushtoi dëshira dhe interesi për besimin e krishten. Pagëzohet në moshë të pjekun, 19-vjeçar, në vitin 366, dhe menjëherë u orientue për nga jeta e përvujtë dhe, si u vendos në Aquileia, hyni në një grup kristianësh të zjarrtë, që ishin mbledhë rreth Ipeshkvit Valeriano. Në vitin 375, mbas një sëmundje të randë, Ai filloi studimin e Biblës me një pasion që e pushtoi të tanin. U nis për në Kostandinopul (Stambolli i sotëm) ku studioi me themel greqishten, që ta njihte Biblen në gjuhen nga ishte përkthye deri atëherë. Por edhe këte nuk e konsideroi të mjaftueshme, prandaj shkoi në Kalcidë, në Sirinë Jugtore, që të studjonte edhe ebraishten, prej nga ishte përkthye Bibla në greqisht. Meditimi i thellë, vetmia e asaj treve shkretinore, kontakti pothuej fiziologjik me Fjalën e Zotit, banë që të rritej ma tej ndjeshmënia e tij kristiane. Veçanarisht tashti ndjente peshën e jetës së çthurun të rinisë së parë dhe kuptoi kontrastin në mes jetës pagane dhe jetës së krishtenë: një kontrast që e

bani të famshëm pikërisht për dramacitetin e kandvështrimit të tij të ri, që na e ka tregue ai vetë në komentarët e Biblës e në epistolar.

Ishte tashma 32 vjeç kur u shugurue meshtar.

Mbas pak, më 382, kthehet në Romë, pse Papa Damazo e kishte thirrë të shërbente si sekretar i tij. Papa e ngarkoi të rishikonte tekstin e versionit të Biblës që qarkullonte në atë kohë, e që nuk ishte përkthye prej origjinalit, po prej greqishtes. Do të ishte fillimi i një pune që do t'i linte emën në shekuj.

Gjatë qendrimit në Romë personaliteti i tij u shfaq ashtu si ishte: i vrullshëm e i ashpër, veçanarisht kundër prelatëve pak të dejë, që nuk i kurseu, tue ba jo pak anmiq, por edhe shumë miq.

Me vdekjen e Damazos (viti 384) shkon në Palestinë. Jeton në një manastir afër Betlemit, shkruen tekste historike, doktrinale, edukative dhe mban një korrispondencë të pandërpreme me miqtë në Romë, që për fat asht ruejtë e shfaq në te gjithë ashpërsinë e tij zemrimin për jeten pak të dejë të disa prelatëve. I atillë kishte lindë ai, ashtu shfaqej, pa iu dridhë dora kur shkruente ato letra të ashpra, qoftë edhe kundër perandorëve. Akuzon Vatikanin se ishte mbushë me njerëz hipokritë e dinakë, sidomos qysh kur Teodozio kishte shpallë krishtnimin fe Shtetnore, tue penalizue kështu kultet tjera. Vëreni: Ai ishte kundër përjashtimit të kulteve të tjera në jetën shoqnore! E kjo 1600 vjet ma parë!

Ndërkohë vazhdon punën me Biblën tue mbajtë fjalën që i kishte dhanë Papës Damazo I. Puna e tij, dora doras, u kthye në një ndërmarrje të patentueme deri atëherë. E ndjen se për t'iu afrue natyrshëm Fjalës së Zotit, duhej shkue drejt burimit. Kështu, për herë të parë, ai përkthen Biblen në latinsiht nga origjinali në ebraisht. Punon çdo faqe edhe tue i përshkue fizikisht vendngjarjet biblike në shoqni ebrejsh të dijtun. Rishikon nderkohë edhe Ungjijt tue i krahasue me dorëshkrime greke ma të vjetra nga ato që ishin përdorë deri atëherë sidhe Testamentin e Ri.

Përkthimet e plota e të saktësueme që ai u dha në dorë të krishtenëve do të përdorëshin ndër shekuj e sot e kësaj dite, ashtu si na e solli Ai, si asnjë tjetër para zemrakut Jeronim.

E i atillë mbeti deri në fund, i ashpër e zemrak, tue vazhdue polemikat doktrinale me vrullin e përhershëm, që ishte natyrë e tij, deri edhe me Shën Agostinin, që përkundrazi i përgjigjej me shumë dashuni. Difektet e tij mbeten proverbiale ndër shekuj, ashtu si mbeti e do të mbesë madhështia e veprës së tij.

I kaloi vitet e fundit në trishtim nga vdekja e miqëve të tij të shumtë, pse ai, si kishte jo pak anmiq, kishte edhe ma shumë miq, e kudo në botën e atëherëshme; sidomos e goditi randë plaçkitja e Romës më 410 nga Alariku. Megjithate, edhe pse tashma i mplakun, ai vazhdoi të bajë komente, sot e kësaj dite shumë të vlefëshme, të Fjalës së Zotit, vazhdoi të mbronte fenë tue iu kundërvu me forcë herezive të ndryshme, deri sa u shue në afërsi të shpellës së Betlemit me 30 shtator të vitit 420.

Përgatitja e naltë letrare dhe erudicioni i jashtëzakonshëm për kohën, i lejuen Atij të bante revizionimin e plotë të teksteve biblike të përkthyeme ma heret. Ishte një punë shumë e vlefëshme jo vetëm për Kishën, por edhe për kulturen europiane në përgjithësi, që, qysh me ramjen e kultures helenike, gjente tek iliriku i madh një naltësi të

papame deri atëherë prej vdekjes së Jezusit në fushen e doktrinës kristiane e të kulturës në përgjithësi.

Në bazë të teksteve origjinale në greqisht dhe ebraisht të varianteve të maparëshme, ai bani edhe rishikimin e katër Ungjijve në latinisht, ashtu edhe te Testamentit të Vjetër. Përkthimet e tij u banë tekste zyrtare të Kishës dhe me pak ndreqje janë punë e tij edhe botimet e tyne sot e kësaj dite.

Asht me vlerë të kujtohen kriteret që ai zbatoi gjatë punës për përkthim. Koncepti i tij se "« Unë, në fakt, jo vetëm pranoj, por edhe proklamoj lirisht se në përkthimin e teksteve greke, ... nuk përkthej fjalën me fjalë, por kuptimin me kuptim" . (Epistulari 57, 5, perkth. R. Palla), asht ndër konceptet ma modrene në fushën e përkthimit sot e kësaj dite. Asht kjo dëshmi e kluturës së tij të gjanë e të thellë.

Një vlerë jashtë mase të madhe patën e kanë ende komentarët e tij, të cilët, simbas tij, duhet të paraqesin opinione të ndryshme, «në mënyrë që lexuesi, si të ketë lexue shpjegime të ndryshme e mbasi të ketë njohë pikëpamje të ndryshme, të gjykojë vetë cili asht ma i besueshmi dhe, si një ekspert i kembimit të valutave, te refuzojë monedhën fallso". (Kundër Rufinum 1,16).

Iu kundërvue me forcë dhe energji heretikëve që kontestonin fenë dhe traditat. Shpjegoi randësinë e letersisë së krishtenë, që ishte ba një kulturë e vërtetë, e denjë të ballafaqohej me ate klasike: e realizoj këte sidomos nëpërmjet hartimit të 135 biografive të përsonave të shquem, tue fillue nga jeta e Shën Pjetrit, me analiza e shtjellime filozofike e teologjike nga ma befasueset për kohën, gjithësej 78 biografi të personazheve që kishin jetue para tij dhe 67 biografi të bashkëkohësve, tue ba edhe shpjegime shumë të randësishme mbi veprimtarinë e filozofinë e tyne. Ai gjithashtu përktheu në latinisht edhe shumë autorë grekë, hartoi epistolarin (letërkëmbimin), një kryevepër letrare e llojit, ku shfaqet ma së miri Jeronimi i dijtun, i përvujtun e udhëheqës shpirtnor, i tillë që do të mbeste shembull për shekuj me radhë, deri sa do të shfaqej mbas nandë shekujsh Shën Françesku, e mbas shtatë shekujsh të tjerë Nanë Tereza.

Çfarë mund të mësojmë na sot nga Shën Jeronimi? – pyet Papa Benedikti i XVI. Dhe përgjigjet: "Më duket se sidomos këte: të duem Fjalen e Zotit nëpërmjet Shkrimeve të Shejta".

E shkrimet e shejta krishtnimi i ka prej tij tash 16 shekuj.

Ndër shekuj kanë qenë të shumta përkujtimet ndaj Shën Jeronimit; prej kuvendeve e manastireve, tek urdhna e Kisha e Katedrale.

Eshtnat e tij ruhen në një arkë të argjentë në Altarin Papnor në Shën Pjetër.

Veprat e përkthyeme

Shën Jeronimi ishte një studiues i shquem i latinisht e njëherësh ndër njohësit ma të mirë të greqishtes. U transferue përfundimisht në Betlem pikërsiht pse donte të njihte me rrajë ebraishten, që të përkthente Shkrimet e Shejta drejtpërdrejt nga origjinali.

**Bibla**

E njohun në gjuhen e kohës si Vulgata, ishte përkthimi i parë i plotë në latinsiht i Biblës, së cilës i kushtoi pjesën ma të madhe të jetës së tij të gjatë e me podhimtari letrare të jashtëzakonshme, plot 23

vjet punë. Vepër e tij janë gjithashtu Ungjijt e rishikuem fjalë për fjalë, tekste që ruhen sot e kësaj dite me ndryshime fare të vogla, ashtu sidhe Testamenti i Vjeter.

Një liber me vlerë të madhe për kohën ka qenë ai me titull "Rreth virgjënisë", shkrue me 393, ku egzalton virgjëninë e Marisë dhe përvujtninë në jetë si virtut të çmueshëm njerëzor.

"Jetë të shqueme", fillue më 392, kishte për synim të tregonte se si letersia e krishtene ishte në gjendje të ballafaqohej me veprat ma te mira klasike; në fakt ajo u ba pak e nga pak një enciklopedi e kohës, ku përmblidhen biografitë e 135 figurave të shqueme e trajtohen argomente nga ma të ndryshmet e ma pikantet.

Biografitë fillojnë me ate të Shën Pjetrit dhe mbyllen me autobiografinë e vetë Shën Jeronimit, ku përmenden, ndër të tjera, përkatësia e tij ilirike dhe vendlindja e tij, Stridona po ilirike.

Kisha e përkujton ate me 30 shtator, që njihet edhe si dita e Shën Jeronimit.

Për faktin që ai njihet ndoshta si përkthyesi ma i shquem i të të gjitha kohnave, Shën Jeronimi asht edhe Mbrojtësi i Përkthyesëve, e për lidhjet e tij me lashtësinë, konsiderohet edhe Mbrojtësi i Arkeologëve.

Autorë ndër ma të famshmit në botë u frymzuen nga Shën Jeronimi. Po përmendim vetëm autorët e veprat ma kryesore:

Masaccio, Shën Jeronimi (1426), Piero della Francesca, Shën Jeronimi dhe dhuruesi (rreth 1440-1450) sidhe Shën Jeronimi në pendim (1450), Jan van Eyck, Shën Jeronimi në studio (1442), Filippo Lippi, Eshtnat e Shën Jeronimi (1452-1460), Antonello da Messina, Shën Jeronimi në studio (1474-1475), Pinturicchio, Shën Jeronimi në shkretinë (rreth 1475-1480), Leonardo da Vinci, Shën Jeronimi në pendim (rreth 1480), Giovanni Bellini, Shën Jeronimi e Contini Bonacossi (rreth 1480) dhe Shën Jeronimi tue lexue në shkretinë (rreth 1505), Albrecht Dürer, Shën Jeronimi në pyllë (1494) dhe Shën Jeronimi në studio, Sandro Botticelli, Krezmimi i Shën Jeronimit (rreth 1495), Vittore Carpaccio, Shën Jeronimi dhe luani në kuvend (1502) dhe Funerali i Shën Jeronimit (1502), Hieronymus Bosch, Shën Jeronimi në lutje (1505), Agostino Carracci, Krezmimi i Shën Jeronimit (1592), Caravaggio, Shën Jeronimi në meditim (1605-1606), dhe Shën Jeronimi në studio tue shkrue (1608)

Po i mbylli këto shënime të shkurta mbi Shën Jeronmimin me një thanje lapidare të biografit e teologut të shquem Arnaldo Fortini: "Ndaj këtij njeriu të patrajtueshëm kanë një borxh tejet të madh kultura dhe kristianët e të të gjitha kohnave."

**Bibliografia**:


De Leo Pietro, Vita di San Girolamo, Rubbettino Editore, 2007 - 140 pagine

Girolamo (san), Gli uomini illustri, Città Nuova, 2000 - 216 pagine

Arns Paulo E., La tecnica del libro secondo san Girolamo, Biblioteca Francescana Edizioni, 2005 - 256 pagine

Girolamo (san), Lettere [vol_4] / Indici 117-157, Città Nuova, 1997 - 704 pagine

Girolamo (san), Le lettere [vol_3] / Lettere 80-116, Città Nuova, 1997 - 456 pagine

# ATYNE ASKUSH NUK U ÇON NJË KUNORË

*In memoriam*

Një komb i ban nder vetes tue vu kunorë në vorret e martirëve, të çdo kohe qofshin ata.

Mirëpo, kujt i bie në mend se ka edhe disa vorre, për të cilat institucionet as kujtohen se janë të bijëve e bijave ma të mirë të kombit?! Për ta nuk ka një 5 Maji. Për ta nuk ka kunora me lule. Nuk ka, sepse ende nuk arrijmë të çlirohemi nga mendësi të trashigueme nga e kaluemja e hidhun.

Krimet që bani komunizmi, ma së pari mbi të krishtenë në përgjithësi, e mbi klerikë në veçanti, nuk janë fantazi artistike, po fakte tragjike që i provoi ky popull.

Në një qytet si Shkodra (pra Shkodra me 40.000 banorë, jo Londra shtatëmilonëshe), në vitin 1946 kishte 26 burgje:

1. Seksioni i Mbrendshëm ose Dega e Punëve të Mbrendëshme.
2. Hetuesia (Shtëpia e Pjetër Çurçisë).
3. Burgu i Prefekturës (kati përdhé).
4. Konvikti “Malet tona”.
5. Burgu i Madh pranë Prefekturës.
6. Burgu i Kishës së Fretënve (Kuvendi) në Gjuhadol.
7. Burgu i vjetër i Gestapos pranë shtëpisë së Zef Shirokës.
8. Shtëpia e Ulqinakut.
9. Kuvendi i Motrave Servite.
10. Kisha e Motrave Servite.
11. Shkolla e Çelës.
12. Podrumi i shtëpisë së Faslli Ademit (nën farmaci).
13. Burgu i Çekës (sot Instituti “Nanë Tereza”).
14. Toga e Ndjekjes së Sigurimit (tek Sanatoriumi i sotëm).
15. Burgu i Postës, tek harku kundrejt Xhamisë së Kuqe në Perash.
16. Shtëpia e Rrojëve (pranë Maternitetit të vjetër).
17. Shtëpia e Guljelm Lukës, në krye të rrugës së Jezuitëve (prej nga internonin).
18. Shtëpia e Dr. Karamitrit.
19. Shtëpia e Lec Shkrelit, tek Dugajtë e Reja.
20. Hoteli i Bepit të Mishiqit (ishte përballë Institutit Pedagogjik).
21. Shtëpia e Guljelm Sumës.
22. Shtëpia e Sandër Saraçit.
23. Shtëpia përdhese e Vuksanëve, mbas shtëpisë së Shkrelit.
24. Spitali i burgut përballë Shtëpisë së Kulturës.
25. Spitali i burgut tek Spitali Civil sot.
26. Burgu i ushtrisë tek rekrutimi.

Në këto shtëpi-burgje, ose jo fort larg tyne, kanë gjetë vdekjen me varje në litar, pushkatim ose vdekje në tortura lulja e atdhetarëve, ata që deshtën një Shqipni vërtetë të lirë e demokratrike. Këtu ma poshtë po rendis vetëm disa

prej tyne, sa për kujtim, e njëherësh tue u kërkue ndjesë familjarëve të të tjerëve që, tue mbas i pasë nëpër duer në skedimet e mia, nuk ua përmend emnin. Janë vetëm çka përfshinte aso kohe Prefektura e Shkodrës, pra Shqipnia Veripërendimore.

Paraprakisht po sjell edhe disa citime shumë domethanëse pse u mbytën ata atdhetarë.

Mjaftojnë tre të tillë. Kujtoj se përsekutorët ia kanë ba akuzën vetes. Komentet janë të tepërta.

Pandi Kristo pohon në gjyq se: ***“Ato Lleshrat e Prengrat i kemi vrarë faj e pafaj vetëm sëpse kanë qenë katolikë!...”***

Koçi Xoxe deklaron: **“Për vrasjet pa gjyq kam qenë këshilluar dhe janë bërë me urdhër të shokut Komandant. Ka pasur edhe vendim Byroje për këte!”**(Dosja 1623)

**“Dom Alfonsi nuk e meritonte dënimin me vdekje, mbasi s’ishte kriminel, por u dënua si klerikal. Në anën katolike është ndjerë dhëmshuri për këtë”.**

Shef i Seksionit Shkodër(Zoji Themeli) d.v.

Histori barbare që formojnë një enciklopedi tragjike krimesh shqiptare mbi shqiptarë. Prandaj po sjell vetëm emnat. Populli që ka kujtesë i di, nuk ka si ta harrojë veprën e tyne.

| | | |
|---|---|---|
| Kel Abati, | Shaban Abdullahi | Dr. Alfred Ashiku, |
| Kolë Ashiku, | At Anton Harapi, | Dul Bajrami |
| At Bernardin Llupi, | At Bernardin Palaj, | At Çiprian Nika, |
| At Daniel Dajani SJ, | At Florian Berisha SJ, | At Gaspër Suma, |
| At Giovani Fausti SJ, | At Gjon Shllaku, | Pashuk Biba, |
| Mark Cacaj, | Prekë Cali, | Mark Çuni, |
| Bardhosh Dani | Simon Darragjati, | Zef Darragjati, |
| Kolec Deda, | Nikollë Prenk Deda, | Pjetër Shan Deda, |
| Prof. Anton Deda, | Prof. Simon Deda, | Brahim Derguti |
| Qemal Draçani | Caf Dragusha | Don A.Sirdani |
| Dom Alfons Tracki, | Dom Andrea Kalamashi, | Dom Anton Muzaj, |
| Dom Anton Zogaj, | Dom Dedë Malaj, | Dom Ejëll Deda, |
| Dom Ejëll Kovaçi, | Dom Kolec Prennushi, | Dom Lazër Jubani, |
| Dom Lazër Shantoja, | Dom Lec Sahatçija, | Dom Luigj Pici, |
| Dom Luigj Prendushi, | Dom Marin Shkurti, | Dom Mark Hasi, |
| Dom Mark Xhani, | Dom Ndre Zadêja, | Dom Nikollë Gàzulli, |
| Dom Nikoll Gjini, | Dom Nikoll Shelqeti, | Dom Nikoll Laskaj, |
| Dom Pal Gjini, | Dom Pjetër Çuni, | Dom Pjetër Gruda, |
| Dom Pjetër Tusha, | Dom Shtjefën Kurti, | Dom Zef Maksen, |
| Fra Gjon Pantalia, | Gaspër Simon Gaspri, | Pjetër Gegë Gurakuqi, |
| Pjetër Dedë Gjedashi, | Lulash Gjeloshi - Bajraktari i Shoshit, | |
| Ndokë Gjeloshi, | Pjetër Gjoka, | Mark Luc Gjoni, |
| Mark Gjonmarku | Llesh Gjon Marku (Markagjoni), | Pashko Zef Hoti, |
| Imz. Ernesto Çoba, | Imz. Frano Gjini, | Imz. Gjergj Volaj, |
| Imz. Jul Bonatti, | Imz. Nikoll Deda | Imz. Vinçenc Prennushi, |
| Ndoc Jakova, | Xhelal Hardolli | Prof. Prenkë Kaçinari, |
| Luigj Gjeto Kastrati, | Dulo Kali | Simon Kraja, |
| Jup Kazazi | Gjelosh Lulash Bajraktari, | Prof. Gjelosh Lulashi, |
| Llesh Marashi, | Kolë Margjini, | Angjelina Marku, |

| | | |
|---|---|---|
| Gjush Marku, | Gjergj Martini, | Caf Meti |
| Frano Pjetër Mirakaj | Pashuk Bib, Mirakaj, | Pal Bib Mirakaj, |
| Marash Miri, | Mark Miri, | Zef Miri, |
| Qerim Sadik Myftari | Gjon Mark Ndoj, | Mëhill Ndoja, |
| Gjokë Nikaj, | Dodë Nikolla, | Mark Pali, |
| Dr. Av. Paulin Pali, | Mark Zef Pali, | Ndue Pali, |
| Pjetër Prendush Pali, | Prof. Kolë Parubi, | Av. Myzafer Pipa |
| Prof. Kolë Prela, | Zef Kolë Prela, | Ndrec Prenga, |
| Ndrekë Puka, | Dr. Luigj Radoja | Frida Sadedini |
| Mark Sadiku, | Ludovik Saraçi, | Cin Serreqi, |
| Dedë Lulash Smajli, | Kolë Sokoli, | Guljelm Suma, |
| Kolë Nuri Sheldija, | Çezar Shllaku, | Marie Shllaku, |
| Mark Temali, | Kol Mark Toma, | Maria Tuci, |
| Pal Thani, | Gjergj Vata (Cukali), | Gjokë Nikoll Voci, |
| Dedë Mirash Zefi, | Ingj. Ludovik Zojzi, | Maria Zojzi. |

E di, lista nuk asht e plotë. As ishte ky qellimi im.
Deshta vetëm t'ju kujtoja se nuk duhet harrue.
**Ata u flijuen si martirë.**

# AT ANTON HARAPI - I VRAMË TRI HERË

*Më 1942 At Gjon Shllaku shkruente tek "Hylli i Dritës" një editorial kushtue Luigj Gurakuqit, Bajram Currit e dom Gjon Gàzullit të titulluem: "Të vramë dy herë: nji herë kur i mbytën e nji herë me harresë".*

*Tue parafrazue titullin e Shllakut, për Anton Harapi, mund të thuhet: "I vramë tri herë: Kur e vranë, me njollosje e harresë, me riharresë e veçim prej viktimash të tjera të klerit.*

Anton Harapi asht pa ma të voglin dyshim një ndër fytyrat ma të ndrituna të kombit tonë: atdhtar i akullt, dijetar i dorës së parë, shkrimtar i talentuem, klerik me vlera të spikatuna.

Tashma e dijnë të gjithë se ai u pushkatue pse pranoi me u flijue që të shpëtonte Shqipninë prej luftës civile. Ishte aq i madh, sa e kishte kuptue me kohë, qysh atëherë, më 1943, se Lufta Nacional Çlirimtare po kthehej në luftë civile. Për këte edhe e mbytën. Për këte edhe e damkosen me njollën e tradhëtarit. E cilin? Ma të akulltin e atdhetarëve.

Po le t'i lamë ngjarjet të rrjedhin me rend.

**Fëminija e rinia**

Gaspër Harapi (emni i pagëzimit) u lind në Shirokë të Shkodrës më 5 janar 1888 në një familje të thjeshtë, që jetonte me peshkim në Liqenin nën hije të Taraboshit.

Hyni në Kolegjin e Jezuitëve qysh shtatë vjeç e ma vonë në ate Françeskan, që ishte dhe mbeti shtylla e traditës së mirëfilltë kombëtare shqiptare.

Aty mori njohunitë fillestare të teologjisë dhe u mëkue me dashuninë e thellë për Atdhe. Si kreu lolegjin, tue qenë me një përgatitje aq të mirë sa asnjë nxanës tjetër që kishte dalë prej atij Kolegji, e dërguen me vijue studimet e nalta në Austri, një ndër votrat e kulturës së lashtë dhe asaj bashkëkohore. Studioi në Villach të Tirolit, Salezburg dhe Shvarc. E qysh atëherë e quejtën "enciklopedia që ec me dy kambë".

Mbi të gjitha tek ai mbizotnoi bashkimi i të gjithë virtyteve pozitive, tue plotësue e kalitë shpirtin e tij të pastër françeskan, me të cilin frati ynë ishte i edukuem qysh në fillim...

Më 1910, kur Gaspëri i ri u kthye në Atdhe, i dhanë emnin Anton, si ishte në traditën e françeskanëve. E me të shkelë në Shkodër, ai u dallue për dijet e thella, që i kishte marrë gjatë viteve të studimeve akademike, dije që, nga ana tjetër, nuk do ta tulatnin kurrë kujtesën e tij përherë të freskët, por do të shpërthenin valë - valë, gjithnjë në

nivele ma të nalta, edhe pse kishte kujdes që aftësitë t'i shfaqte me thjeshtësi e me finesë.

Argumentet që buronin në mënyrë të natyrshme, në çdo kohë dhe rrethanë, do t'i parashtronte me një logjikë të hekurt, me një shtjellim aq të qartë, çka asht karakteristikë vetëm e një gjeniu të rrallë. Nuk janë të paktë, e pikërisht prej bashkëkohësve të tij, ata që janë shprehë se një njeri i tillë, dy herë nuk do të përsëritet në tokën shqiptare. Mbi freskinë dhe qartësinë e mendimint të tij filozofik, për stilin e matun e të rrjedhshëm, qysh heret, më 1936, do të shkruente për te dom Kolec Prendushi: "...mendje dialektike, qi shkruen kryeartikuj, ndër cillt disa janë kryvepra. Dija e thellë, arsyetimi i lidhun, analizimi i hollë, stili i peshuem, dallojnë gjithë shkrimet e tija." (Shih, "Hylli i Dritës", 1936, fq. 583).

Si intelektual model, sillte me vete mentalitetin e misionarëve përparimtarë europianë, që në shumicë asokohe kishin në zotnim shartet e Provincës Françeskane, që po hidhte shtat me palcë e fizionomi shqiptare, tanësisht me taban kombëtar, e që dha një ndihmesë të paçmueshme në lulëzimin e kulturës amtare shqiptare, ku në rezonancë mbizotnonte fryma e ngrohtë françeskane "lutu e puno".

## **Veprimtaria**

Si thamë, në vitin 1910, At Antoni kthehen në Shqipni dhe shugurohet meshtar, tue qenë deri në flijim besnik i zhgunit të Shën Françeskut e i popullit që e donte dhe e respektonte.  Punon në fillim mësues në Kolegjin e Fretënve. Ai solli një frymë të re, ide të reja, krejt europiane, për edukimin e rinisë. Veçanarisht ai kambënguli që në Koldegj të mund të edukoheshin të rijë me bindje e prejardhje të ndryshme, aty edhe të besimit musliman, e që nuk kishin kurrëfarë synimi me marrë rrugën e meshtarisë.

Ma vonë (tetorit 1912 - prill 1913) u përkushtohet shërbesave fetare në Kishën "Zoja Rruzare" në Arrën e Madhe, në Shkodër, ku ishte edhe Kuvendi Françeskan. Në këtë lagje u njoh dhe u ballafaqua me vorfninë e tejskajshme, që e përjetonte thellë, e përpiqej t'i ndihmonte, pa dallim feje.

Më 1916, kur Dukagjinin e preku sëmundja e frikëshme e kolerës, që mori shumë jetë njerëzish, pa u gjetë askush pranë tyne nga frika e lëngatës, shkoi atje, në mes malësorëve, dhe i ndihmoi si e sa dijti. Frati i ri nuk la bjeshkë të thepisun pa shkelë tue dhanë veçanarisht ndihmë e këshilla në lamë të profilaksisë.

Më 1918 ai shërbeu në Grudë, ku, për herë të parë, spikat talenti i tij në lamin e letrave shqipe, penda e mendimi i mprehtë, njohja e thellë e shpirtit të malësorit.

Ai njohu me të gjitha përmasat e saj zonën e Grudës e të Malësisë së Madhe mbarë, koloritin e gjallë të zakoneve, vajet, dasmat, epiken, psikologjinë origjinale të trevave kreshnike të marruna në studim, pra tanësinë klasike të kulturës së pasun kombëtare, ende të palavrueme asokohe...

Në këtë mjedis të ri dhe të përshtatshëm për mendjen dhe punën e tij pasionale, lindi dhe u rrit romani “Andra e Pretashit”, vepër me kompozim unik në llojin e vet.

Në rrafshin politik, mbeti një zbulues i gjallë i fatit të popullit shqiptar. Në kujtesën e historisë, kanë mbetë të pashlyeshme shumë ngjarje, që gjithsesi kanë emnin e kontributit të meshtarit të shqiptarizmës.

Në kohën e turbullinave politike, midis të cilave ishte mbërthye kontinenti europian, Fuqitë e Mëdha, hartonin harta të reja, ku, pa të drejtë, Shqipnisë së vogël gjeografikisht, i cungoheshin njena mbas tjetrës disa treva të trungut amë.

A mund të heshtte frati përballë kësaj masakre, që u bahej ditën për diell tokave shqiptare!? Natyrisht që jo. I veshun me zhgun, me nismën e vet, organizon menjëherë tre bajrakë, Grudë, Hot e Triepsh dhe përmes tyne, i dorëzon Memorandumin e përgatitun nga ai vetë në vitin 1918, komandantit francez në Shkodër (asokohe në Shkodër, kishin zyrat e tyne konsullore 7 përfaqësi të hueja). Në bashkëpunim me Luigj Gurakuqin dhe At Gjergj Fishta OFM, harton një Peticion, të nënshkruem nga 200 përfaqësues të tre bajrakëve, drejtue përkatësisht Konferencës së Paqes në Paris, Ministrave të Jashtëm të ShBA-së, Anglisë, Francës dhe Italisë.

Në ligjeratat e tij të famshme, të mbajtuna në “Parisin e vogël”, sikurse njihej nga intelektualët asokohe qyteti kulturdashës Korça, ndër të tjera At Anton Harapi u shpreh: “Jam fetar, por kam tager dhe detyrë shoqnore”. E randësishme për At Antonin, ishte fati i kombit dhe i martirëve, që ishin pjesë e jetës së tij.

Populli i Shkodrës kurrë s’do ta harrojë përshëndetjen e fundit të titulluem: “Dy lotë e nji betim”, si shembull i oratorisë klasike shqipe, në përcjelljen e eshtnave të martirëve Mustafë Qullit dhe Çerçiz Topullit.

Viti 1920 ingranohett me lëvizjen atdhetare shqiptare, në kushte e rrethana të reja; falë energjive të pashtërshme që zotnonte, fizikisht e moralisht, mori një shtytje dhe organizim të ri. Më 1921-1924, bahet drejtues i grupit të njohun atdhetar “Ora e Maleve”, së bashku me At Gjergj Fishtën, Luigj Gurakuqin, Dom Lazër Shantojën, tue qenë njëkohsisht themelues, drejtues e botues i aftë i fletores “Ora e Maleve”, që filloi të nxirrte grupi në fjalë.

Më 1924, u zhvilluan zgjedhjet e para në Shqipni, ku gjendet mes “opozitës” së kohës përkrah Gurakuqit, Fishtës, Bajram Currit, At Benardin Palaj, Nolit etj. , që ishin pararoja e kësaj lëvizjeje, tue sjellë një mendim të epërm e veprim racional për kombin shqiptar.

Mbas rrëzimit të Qeverisë së Nolit, për shkaqe që tashma dihen mirë, sikurse shumë të tjerë, frati demokrat arrestohet 3 herë dhe burgoset, mbasi kishte përkrahë alternativën e demokracisë liberale të popullit, “Për nji Shqipni t’Lir e t’Perparueme”.

Më 1933, ishte drejtues i Kolegjit Françeskan (Rektor), drejtor i Liceut “Illyricum” dhe pedagog në Shkollën Normale Femnore të Motrave Stigmatine në qytetin e Shkodrës (Gjuhadol).

Në harkun kohor të viteve 1930-1936, asht drejtori i së përkohshmes zamadhe, revistes "Hylli i Dritës", bashkëdrejtues i gazetës "Posta e Shqypnisë", revistës fetaro - kulturore "Zani i Shna Ndout" etj.

**<u>Në fushën e letrave shqipe</u>**

Frati, krahas përkushtimit fetar dhe vlerave të çmueshme sociale, dallon me po atë madhështi, në filozofi, teologji, pedagogji, sociologji, publicistikë dhe letërsi artistike.

Në mënyrë të rregullt, ndiqte rrymat e letërsisë botërore, lexonte në origjinal autorët e famshëm të pedagogjisë moderne të kohës, si: Pestaloc, Hergert, Frobel, Herbart, Forster etj. Midis librave dhe përherë pranë librave, mendonte se mendja e tij dhe e çdo njeriu, në përgjithësi, zgjanon dritaret e ditunisë njerëzore, të cilat përherë duhet të jenë të hapuna, për të lejue depërtimin e njohunive të reja bashkëkohore.

Rezultat i akumulimit të dijeve dhe i përvojës si pedagog, asht botimi i veprës së parë pedagogjike, "Edukata ose mirërritja e fëmijëve" më 1925, që mund të cilësohet edhe një përshtatje të leksioneve të pedagogut A. Hergert, një punim i mirëfilltë shkencor.

Synimi fisnik i tij, ishte që mbrënda lëvizjeve të reja reformatore të krijoheshin hapsina për modernizimin e metodave mësimdhanëse, didaktika e shkollës së re shqiptare, dhe kërkonte në veçanti që këtë rrymë të kohës ta shpërndante me pasion në moshën e re, tue e pajisë në këte mënyrë, me kujdes e matuni, me parimet progresiste të shkollës së traditës së hershme demokratike e kulturore të Europës Perëndimore. Për çudi, ende sot studiohen në universitetet e vendlindjes autorët e pedagogjisë sovjetike (pedagogë pedantë komunistë rusë) dhe jo pedagogët e traditës shqiptare në trojet etnike shqiptare.

Një vepër e spikatun asht ajo me titull "Vlerë Shpirtnore", ku janë përmbledhë 6 ligjëratat e mbajtuna në Korçë. Duhet vu në dukje se shtysë për autorin e kësaj nisme të guximshme, ishte çasti i një krize shpirtnore në Shqipni, dukuni kjo me rrjedhoja negative dhe shkatërrimtare. Aty autori referues analizoi me hollësi shkaqet e kësaj krize, tue shpalosë gradualisht etilogjinë dhe terapinë e kësaj sindrome kanceroze, ku, si epidemi e vërtetë, kishte nderhy në botën shqiptare ideologjia shterpe marksiste e sjellë në Shqipni prej Ali Kelmendit me shokë...

**<u>Flijimi</u>**

Sa herë "profesorët" e regjimit komunist, në veprat e tyne plot fallsifikime, u kanë paraqitë dhe vërbue sytë brezave të tanë shqiptarësh një foto, ku At Antoni Harapi duket në një takim me gjeneralin gjerman Fitsum, si dëshmi e "tradhëtisë" të prelatit françeskan. Asnjëherë, sikurse vë në dukje publicisti z. Mërgim Korça, pseudoshkenca komuniste, dje dhe sot, nuk flet dhe shkruen përse u takuen dhe çfarë i ka thanë gjeneralit gjerman At Anton Harapi: "Marrëveshja me Reichun, ishte që trupat gjermane do të kishin territorin shqiptar vetëm si urë kalimi për në Greqi, pa i cënue dhe pa ndërhy në çashtjet e mbrendshme shqiptare!".

Ata e dinin mirë pse i ishte takue Harapi me gjeneralin, pse kjo asht pasqyrue edhe në shtypin e kohës, por simbas parimit “shpif, shpif se diçka do të mbesë”, përhapën një propagandë të shfrenueme vetëm në klishenë zi, për të përligjë veprimet vëllavrasëse që ua kërkonte simotra e tyne, Jugosllavia komuniste Rankoviçiane/Titiste, e cila porosiste polpotin e kuq të Tiranës, se “nëse doni që të qeverisni përgjithnjë, duhet të zhdukni me rrajë çerdhen antikomuniste, klerin katolik dhe besimtarët e saj besnikë në Shkodër e tjetërkund”.

At Anton Harapi shprehet haptë pse e pranoi detyrën e regjentit: “E pranova detyrën se nuk mujshem m’e pamun Shqypninë të pushtueme prej anarkijet...nuk dojshem të krijohej nji Babiloni shqyptare me luftë vllavrase qi zhgatrronte katundet, të humbej bagtija e të zhgatrroheshin familjet...ndjeva mëshirë, si për popull e gjithashtu edhe për Shqypni...Si mund të preferojshem m’e pshtue jetën t’eme për çashtjen e perbashket? Le të ndodhë ajo qi ka me ndodh, thashë me vedi, rrnoftë populli edhe pa mue, rrnoftë Shqypnia!...E fillueme me nji poezi e po e perfundojmë me nji tragjedi me iu dhimbtë kujdo...e vetmja gja m’u bamun asht m’e pshtuemun Shqypninë edhe popullin. Mjafton t’i paralizojmë fajtorët të mos bajnë ma dame...Nuk duhet të ekzistojnë filogjerman, anglofila apo italofila. Duhet t’jena veç shqyptarë...”.

E këto fjalë ai i thonte me 17 Maj 1944 në Kinema “Kosova” kur Shqipnia ishte nën pushtimin gjerman!

Ai kërkonte të shpëtonte Shqipninë dhe në tokën tonë të mos kishte të huej, e jo ashtu si përshkruhet nga historiografia komuniste dhe postkomuniste.

## Martir i shqiptarizmës së kullueme

“Shqipnia u fitue me gjak; me gjak dhe po mbahet e robnueme. Do të vij dita e me Paqe e Drejtsi do t’fitohet”

At Anton Harapi

Martirizimin e klerikut as Shekspiri i madh nuk do të gjente forcë me e përshkrue në mënyrë ma dramatike se sa ajo që përjetoi ai në realitet e qinda sivllazën të tij. E ashtëquajtuna luftë “NÇ”, në vend që të bante çlirimin e vendit, u kthye në një luftë të kobëshme vllavrasëse për marrjen e pushtetit me çdo kusht, por katolicizmi dhe në veçanti kleri katolik, ishin pengesa ma e madhe për triumfin e komunizmit.

Historia e vrasjes së At Anton Harapit asht sa e dhimbshme, aq edhe e lavdishme. Fratin e Shën Françeskut deri në flijim, e këshillojnë që të ikë nga Shqipnia, sikurse banë shumë njerëz kundërshtarë të rregjimit të diktatorit Enver Hoxha, që dhunshëm dhe me mashtrime erdhi në pushtet. Fakti asht se Frati këtë këshillë e hodhi poshtë premas, tue thanë me krenari: “Kam punue për Shqipni ballfaqas. Nuk pres shpërblim, por as denimi nuk ka pse m’pret. Bashkatdhetart e dinë fort mir se kurr nuk i tradhëtova. Me ta vuejta, me ta punova, me ta qindrova, me ta gzova. Me ta edhe do t’des. Eshtent e mi, n’token e t’parve t’jen testamendi em”.

Ai i gjykua dhe u dënue nga Gjyqi Ushtarak në Tiranë me kryetar Koçi Xoxe e Prokuror Bedri Spahiu...

Pretenca e prokurorit ishte kulmi i një fallsifikimi të pashoq. Dosja e fratit të urtë asht e mbushun nis e sos me shpifje e trillime të gatueme në guzhinën jugosllave, që shikonin si kundërshtar seriozë për aneksimin e Shqipnisë gjithë klerin katolik, veçan një fytyrë të ndritun si At Anton Harapi.

................

Ishte mëngjes i vranët. Binte shi. Në orët e para të datës 14 shkurt 1946, u nxor nga qelia, duert e kryqëzueme në parzëm, me krye të varun dhe sytë gjysë të mbyllun nga sfiltja prej torturave, dhe e çuen diku në periferi të Tiranës.

Frati i përvujtë, por krenar, hidhte hapat me kujdes, tue ngritë herë-herë kindet, për të mos u stërpikë nga balta që shkelte. Një prej egzekutorëve i tha: “Mos ki dert, o prift reaksionar, se te balta ke me perfundue”. Ai reagoi me qetësi e kthjelltësi: “Atje tek shkoj, biri im, due me shkue i panjollë, siç kam kenë tanë jetën”.

E në gjyq ai pat lanë testamentin e tij lapidar: <u>“A e dini se çdo ndertese i vihen temelet n’dhe? Edhe pse n’varr, na hijshem duhet t’jemi gurt e temelit t’njiasaj binaje t’cillin sot e quejm Shqypni”.</u>

## <u>**I vramë për të tretën herë**</u>.

Komisioni i Rishqyrtimit të Aktit të Martirizimit të Klerikëve Katolikë në kohën e masakrave të komunizmit (sikurse në të gjithë vendet diktatoriale dhe komuniste të ish - Europës Lindore) në Vatikan, që të mund të fillojë procedorën e kanonizimit (faza e parë shqyrtimit për shejtnim), ka kërkue prej Konferencës Ipeshkvnore të Kishës Katolike Shqiptare dokumentat (të marruna nga Arkivi Qendror i Shtetit, aktet e gjyqeve), dëshmi me deklarata autentike nga përsona që dëshmojnë vërtetësinë e faktit të kërkuem, dhe jo të paragjykohet nga gjyqi i dytë shqiptar, etj., “komisioni” apo individë, kushdo qofshin ata, një martir dje e martir sot si At Anton Harapi, që asht lanë jashtë kësaj liste.

Frati i pushkatuem e i anatemuem duhet të shfaqet në historinë e popullit që e desht aq shumë vetëm në bazë të dokumentave autentike dhe jo të marruna të gatëshme nga zyrat e egzekutorëve, etënit dhe bijtë e të cilëve ende sundojnë Shqipninë. Veprimi i njëanshëm dhe me tendenca diskriminuese që kanë përdorë servilët e sistemit, qofshin këta dhe me petk meshtarak, asht një shkelje ndaj martirëve të krishtënimit që e kanë derdhë gjakun e tyne për Fe dhe Atdhe.

Zot, po a kështu do ta vrasim për të tretën herë të madhin At Anton Harapi?!

# TRE VËLLAZNIT GÀZULLI NËN RRASËN E RANDË TË HARRESËS ...

*“ … fatzeza moj Shqipni – po ishte faj me të dashtë ty”.*
Gjergj Fishta në vdekje të Avni Rrustemit.

Nxitje për këte shkrim u banë komentet dashamire për studimin tim të shkurtë “Gjon Gàzulli, astronom dhe diplomat i shek. XV”.

Por çka më shtyni ma shumë me shtri këto radhë, asht një shënim i Prend Buzhalës, se *“Kombet tjera, po të kishin figura të tilla, do t'i pagëzonin menjëherë universitetet e veta me emra të tillë!”*

Në Prishtinë, në mos tjetër, ka një shkollë të mesme që mban emnin e Gjon Gàzullit. Në Lezhë, ku jetoj unë, emnin e tij, as të atyne për të cilët do të shkruej ma poshtë, nuk e ka asnjë shkollë fillore, as një rrugë, një shesh.

Do të përpiqem me i dhanë përgjigje një pyetjeje që lind vetiu: Përse shpërfillet astronomi e diplomati Gjon Gàzulli, ndërsa nga një anketë e vitit 2000 rezultoi se konsiderohet shkencëtari ma i madh shqiptar i të gjitha kohnave? Përse shpërfillet Dom Gjon Gàzulli, deputeti Nolist, varë në Fushën e Druve në Shkodër me 5 Mars 1927? Përse asht lanë gati në harresë gjuhëtari Dom Nikollë Gàzulli, vra pa gjyq me 2 shkurt 1946, përjashtue dashamirësisë së zonjes Brikena Çabej, bijës të të madhit Eqrem Çabej, që me shpenzimet e saj ribotoi Fjalorin e Gàzullit? Mos vallë vazhdom të jetë në listën e “anmiqëve të popullit”? Përse askush nuk kujtohet se sekratar i Shoqnisë “Bashkimi” të Avni Rrustemit ka qenë Stefan Gàzulli, profesor në Universitetin “La Sapienza” të Romës deri më 1961?

E ndjej për detyrë morale të baj një parantezë.

Edhe pse nën diktaturën ma të egër që ka njohë Europa, Profesor Eqrem Çabej nuk pranoi ta botonte vëllimin e parë të Studimeve Etimologjike pse i kërkuen të hiqte emnin e Dom Nikollë Gàzullit. Kështu, për çudinë e shqiptarëve, u botue vëllimi i dytë para të parit.

Atëherë. Po tashti? Ç’diktaturë i pengon të kujtohen vëllaznit Gàzulli?

*****

Ka qenë traditë në familjen Gàzulli që të paktën një prej djelmëve të ndiqte studimet jashtë shteti. Nuk po zgjatem e të rrjeshtoj se si nga shek, XV (Gjon Gàzulli i madh, astronomi), Pal Gàzulli, ambasador i Kastriotit pranë Republikëse së Raguzës në vitet 1452-1459 dhe Rektor i Shkollave të asaj Republike, Doktori i Filozofisë Imzot Ndue Gàzulli, Arqipeshkëv i Shkupit (1702-1753), Abati i Mirdtës Ndre Gazulli (shek XVII), Andrea Gàzulli, komandant i Forcave të Veriut pranë Ali Pashë Tepelenës deri me sulmin e tij barbar mbi Kardhiq, e kështu me radhë, deri në ardhjen në pushtet të komunistave, ka pasë gjithmonë një pinjoll të familjes që do të shkonte për studime në Universitetet e Europës. Po kësaj radhe, pra në fillim të shekullit XX, ishin tre vëllazën njëherësh, Gjoni (1893 – 1927), Nikolla (1895 – 1946) dhe Stefani (1896 – 1964), që vijuen studimet jashtë shteti.

**<u>Dom Gjon Gàzulli</u>**:

Gjoni, ashtu siedhe Nikolla e Stefani, leu në Dajç të Sapës (Zadrimë) me 26 Mars 1893. Mësimet e para i bani në shkollën e fshatit, që e kishte çelë Dom Ndre Mjeda.

Si vijoi të mesmën në Shkodër, studimet e matejshme i ndoq në Itali dhe Austri, ku ishte dhe vëllaj tjetër, Nikolla.

Ai u shugurue meshtar me 4 Gusht 1919. Mbas një shërbimi të shkurtë në Gjadër të Lezhës, e çuen në Qelëz të Pukës e ma vonë në Koman.

Dom Gjoni ishte angazhue në jetën e problemet e vendit qysh kur ndiqte studimet në Romë, aqsa arbëreshi Agostino Ribecco e cilëson më 1919 *"Atdhetari i madh Gjon Gàzulli"*.

Por për të qenë sa ma të kursyem në këte shkrim, po rendoj vetëm pikat kryesore të jetës së tij të shkurtë.

Tue pa trazimet e Atdheut, ai u angazhue përkrah Luigj Gurakuqit, Avni Rrustemit, Fan Nolit, Bajram Currit, Gjergj Fishtës, Hasan Prishtinës, në atë krah që asht quejtë në histori "opozita", pse i ishte kundërvu "popullores" së Ahmet Zogut, dhe në zgjedhjet politike të vitit 1923 Dom Gjoni u zgjodh deputet.

Ndërkohë, tue qenë meshtar në Qelëz, kreu atë akt që për kohën ishte një veprim revolucionar i pashembullt: Hapi në qelë (shtëpinë ku banonte vetë) shkollën e parë mikse në botë. **Po po, në botë**. Asht diçka e vështirë për brezin e ri me kuptue disa gjana, por edhe në Europën e përparueme shkollat mikse (djelm e vajza bashkë) janë çelë për herë të parë mbas Luftës së Dytë Botnore, në Francë më 1948, kurse në Itali katër vjet ma vonë, më 1952. *Kurse ai, prift, hapi në qelë shkollë mikse me djelm e vajza bashkë, të krishtenë e muslimanë bashkë*. Ja përse thash se ai ishte një revolucionar i vërtetë, në kuptimin ma të mirë, të saktë e ma modern të vetë konceptit të vërtetë të fjalës "revolucionar".

Jo rastësisht një ndër votuesit e tij kryesorë, pse zgjedhjet në atë kohë baheshin me përfaqësi, ka qenë Myftiu i Hasit. Kur Musa Jyka iu drejtue Myftiut: *"Po ti, si nuk pate turp që votove për priftin?!"*, Myftiu, pa prishë terezinë, iu gjegj i qetë: *"Nuk votova për priftin, po për atë që po na mëson përditë çka do me thanë Shqipni, çka do me thanë Atdhe"*.

Në një fletore kujtimesh me titull të përgjithëshëm që pat lanë, *"Njizet fytyrat ma në shej të kohës teme"* (Njëzet figurat ma të shqueme të kohës time), trembëdhjetë ishin muslimanë: Bajram Curri, Hasan Pristina, Avni Rrustemi etj; e ai vetë ishte prift, po prift SHQIPTAR, me të gjitha shkrojat të mëdhaja.

Dom Gjoni nuk u largue kur në Shqipnia u rikthye Zogu me hordhitë serbe e bjellgardistët e Wrangelit. Nuk iku as atëherë kur Zogu i vrau miqtë e tij ma të mirë, Luigj Gurakuqin e Bajram Currin.

Në tetor 1945 Eduard Kardeli, numeri dy i Beogradit, porosiste Enver Hoxhën: Nëse do të mbajsh pushtetin, në radhë të parë duhet të zhdukish klerin katolik, dhe Enver Hoxha ashtu bani. Të njejtën porosi i pat dhanë edhe Pashiqi Ahmet Zogut e ky u lëshue mbi Mirditë, Zadrimë, Pukë e Dukagjin ma keq se serbi mbi Drenicë. Natyrisht, meshtari e deputeti Dom Gjon Gàzulli, që ndërkohë ishte transferue në Koman, nuk mund të bante sehir: ai iu gjet pranë popullit të Tij dhe për këte Ahmet Zogu e arrestoi me 26 Nandor 1926, e mbas një gjyqi farsë, e dënoi me vdekje, tue e egzekutue në litar me 5 Mars 1927. Katër orë mbas varjes, Zogu, kjo mbeturinë atavike e me djallëzi orientale, dërgoi një telegram ku gjoja i falte jetën. Nuk kanë qenë të pakta veprat e shëmtueme të Zogut: mjaft të kujtojmë vrasjet e Luigj Gurakuqit, Bajram Currit e Hasan Prishtinës, por varja e Dom Gjon Gàzullit asht pa dyshim një ndër aktet ma ë shëmtueme të tij, që e ndoq si hije ndëshkimi, kudo që mërgoi.

Po Dom Gjoni jeton. Kushdo që shkon në Vorrezat Katolike të Shkodrës, në Rrëmaji, mund ta vërejë se ai rron. Ka plot 80 vjet që besimtarë e jo besimtarë, të krishtenë e muslimanë, ndalen tek ai vorr, ndezin një qiri, lanë një tufë lule apo lëmoshë për të vorfnit. Vorri i Dom Gjonit, i thonë thjeshtë shkodranët, ndoshta edhe pa dijtë shunmëçka për Te, por tashma me një bindje të trashëgueme nga brezi në brez se Ai asht Shejt, për çka ka çelë procedurat e shejtnimit të Tij kohët e fundit edhe Vatikani.

Nuk e di nëse ishte shejt apo jo. Di po, që Ai ishte atdhetar, aq sa në gjyq pat lanë ate thanjen e tij lapidare: ***"I vetmi faj që i njoh vetes, asht se e kam dashtë Atdheun deri në flijim për të"***.

Pat shkrue më 1942 At Gjon Shllaku për Bajram Currin, Luigj Gurakuqin dhe Dom Gjon Gàzullin: *"Fatosa të vramë dy herë, një herë kur i mbyten, dhe një herë kur i lanë në harresë"*.

Tue parafrazue thanjen e At Shllakut, ashtu siedhe për At Anton Harapin, mund të them tashma për Dom Gjon Gàzullin: *I vramë tri herë: Një herë kur e mbytën e dy herë me harresë.*

**<u>Gjuhëtari Dom Nikollë Gazulli</u>**:

Nikolla ishte dy vjet ma i vogël se Gjoni, po studimet i vijuen njëherësh e bashkë, pse atëherë u çel shkolla në Dajç, më 1902. Mbas së mesmes në Shkodër, ai i vijoj studimet në Grac e Insbruk të Austrisë, ku kreu si teologjinë, ashtu edhe gjuhësi, tue pasë për udhëheqës albanologun e shquem Norbert Jokel, me të cilin i ruejti lidhjet gjithë jetën.

Si u kthye në Atdhe, meshtar në Malësitë i Veriut, në Rjoll e në Shkrel, iu përkushtue me mish e me shpirt mbledhjes së fjalëve të rralla, toponomastikës, onomastikës, e deri studimeve etnografike, historike e gjeografike.

Më 1926 u arrestue edhe Dom Nikolla, bashkë me të vëllanë Gjonin, me dom Lekë Dredhën e dom Loro Cakën. E dënuen me 101 vjet burg. Me ndërhymjen e shumë figurave të shqueme, prej Norbert Joklit tek Viktor Eftimiu, prej Asdrenit te Fishta, mbas katër vjetësh e liruen nga burgu i Gjirokastrës.

Ai ishte dijetar i mirëfilltë e shumëplanësh. Zotnonte gjermanisht, italisht, latinisht, greqishten e vjetër, frangishten dhe sllavishten.

Porsi bleta mbledh nektarin e luleve, Ai mblodhi prej popollit të maleve tona mija fjalë të rralla, shprehje frazologjike, onomastikë e toponomastikë, gojëdhana e fakte historike, mitologji, materiale etnologjike e deri harta të vjetra mbi të cilat bani analizza që edhe sot e kësaj dite i kanë të pakta shoqet nga ana shkencore.

Sa qe gjallë, Ai botoi dy vepra, "Fjalorth i Ri", 1942, si vëllim i XI i Visareve të Kombit, dhe "Fjalori toponomastik", pjesë pjesë, në revisten "Hylli i Dritës" në vitet 1939-1943. Ishin këto vepra themel në fushën e leksikografisë krahinore dhe onomastikës.

Ajo që dallon këto dy vepra, shumë të vlefëshme për kulturën kombëtare, asht niveli i naltë shkencor, ku duket dora e një dijatari të mirfilltë, metodologjia e hartimit, objektiviteti i landës gjuhësore, ekuilibri në përzgjedhje, dhe sidomos shpjegimi analitik i landës.

Fjalorthi ngërthen mbi 5.000 fjalë të rralla të shtrime në 524 faqe. Çdo za asht shoqnue me shpjegim kuptimor, sinonimor – kur ka qenë rasti – etimologjik, e krahasue jo rrallë edhe me përkatëset në gjuhë të tjera, sidomos në gjermanisht e italisht.

Një vend të randësishem zanë njësitë frazologjike dhe fjalët e përbame (kompozitat) me shpjegime nga ma të hollësishmet. Veçanarisht me vlerë janë shpjegimet për lëvizjen kuptimore të fjalëve në rrjedhë të shekujve.

“Fjalori toponomastik” asht vepra e parë e këtij lloji në gjuhën shqipe, çka e ban Gàzullin themelues të leksikografisë onomastike. Në këte vepër trajtohen edhe shumë probleme historike, gjeografike, etnografike, deri tek emnat e hyjnive ilire e trake, etj.

E gjithë kjo punë e Tij, e gjithë ndihmesa e Tij në lamë të kulturës shqipatre, u mohue e u la në harresë për 50 vjet. Arësyeja ishte vetëm një: Dom Nkollë Gàzulli nuk zmbrapsej para thirrjes së Atdheut me mbrojtë lirinë dhe dinjitetin e kombit prej aneksimit fashist apo atij sllavo komunist të Beogradit.

Me 9 Prill 1939, Ditën e Pashkëve, në Kishë të Rrjollit, gjatë predikimit, ai iu drejtue besimtarëve: *“Mos i lëshoni armët! Këta* (pushtuesit italianë-shënim i imi, DG), *skotë e mbrapshtë si janë, duen me na shkombëtarizue! Prandaj, si dikur bijtë e Kastriotit, t’i bajmë ballë pushtimit fashist!”*

Të njejtat fjalë Dom Nikollë Gàzulli ua tha edhe malësorëve të Shkrelit më 1945, kur Shqipnia faktikisht ishte kthye në një republikë të shtatë jugosllave: *“Lirinë e fitueme me gjak, këta duen me e lëshue pa gjak në dorë të shkjaut në emën të idelogjisë së tyne çnjerëzore komuniste! Pra, o burra, armët për syni!”*

E vranë me 2 shkurt 1946. E mohuen për gjysë shekulli.

Vite ma parë, studjuesja Ledi Shamku shkruente për te: *“Nikollë Gàzulli është një yll që ndriçon fort në hyjtufëzën e kulturës shqipatre në përgjithësi e asaj veriake në veçanti.* ***Ka shumë që e kanë përdorë dritën gazullore, porse pa e emërtuar kurrë yllin nga buronte kjo dritë”.***

Evidentova një pjesë të frazës së Shamkut pse ato fjalë shpjegojnë qartë shfrytëzimin e paprinciptë e të pamoral të Gazullit nga ata që ma vonë, me punimet e Tij e të At Justin Rrotës, do të baheshin profesorë e deri akademikë. Fjalët e masipërme nuk mund të thuhen vetëm për dy burra: Profesor Eqrem Çabejn, që nuk pranoi ta mohonte kurrë, dhe Porfesor Selman Rizën.

Gjuhëtari e atdhetari Dom Nikollë Gàzulli, ashtu si i madhi Gjergj Fishta, ashtu siedhe vigani legjendar Dedë Gjo’ Luli, edhe sot e kësaj dite asht pa vorr.

**<u>Demokrati Stefan Gàzulli</u>**:

I treti i vëllazënve, Shtjefni, apo si asht në dokumenta, Stefani, vijoi studimet në Romë për letërsi të lashtë.

Heret ai u kthye në Atdhe e u përfshi në lëvizjen rinore të Avni Rrustemit, në Shoqninë “Bashkimi”, e qé sekretar i saj (Kryetar ishte Avni Rrustemi).

Mbas vrasjes së Avniut, e sidomos mbas arrestimit të të dy vëllazënve, Gjonit e Nikollës, u detyrue të arratisej.

Qé profesor po në atë Universitet ku kishte krye studimet, në “La Sapienza” të Romës, deri më 1961, kur u kthye që t’i preheshin eshtnat në Atdhe.

Më 1964 ai nuk vdiq, po plasi.

Natyra e tij rebele nuk mund ta duronte dhunën e kohës e sidomos atë tufë injorantësh që sundonin Shkodrën e Shqipninë mbarë.

*************

Të vramë fizikisht e me harresë.

Përse?

Sepse në Shqipni asht politika ajo që përcakton edhe vlerën e figurave historike. E, po qenë nga Veriu, veçanarisht priften katolikë, bahet gjithçka me i lanë në hije. Një gja të tillë në vitet ’40-’50 ua kërkonin edhe Beogradi e Moska. Po sot?

Në pushtet janë po ata që i varën apo i pushkatuen, ose bijtë e tyne, nipat.

Vëllaznit Gàzulli, në mos nuk asht e mundun të rivriten fizikisht, se u bajnë hije disave, të paktën rivriten me harresë.

Po populli nuk harron.

Një ditë historia do të jetë ma bujare edhe me Ata, ndonse nuk u flijuen për shpërblim, po pse e ndjenin për detyrë që për Atdhe e Fe, edhe me dhanë jetën asht përsëri pak. Gjithmonë duhet ba edhe diçka ma shumë.

E ata banë jo pak për Atdhe.

Përsëri, detyrën banë.

E si shpërblim, ende sot e kësaj dite, mbi Ta randon rrasa e randë e harresës.

Nëse, tue mbyllë këto radhë, më shpëtojnë dy pika lot, ju do të më falni.

# NATË MIZORE

*- Në kujtim të katër martirëve -*

   

**MARIE SHLLAKU   AT BERNARDIN LLUPI   KOLË PARUBI   GJERGJ MARTINI**

Ishte nata mizore e 64 vjetëve ma parë, nata e zezë në mes 24 dhe 25 Nandorit 1946. Katër martirë nxirreshin nga Burgu i Prizrenit dhe niseshin drejt një kapanoni, ku i priste skuadra e pushkatimit.

Ata ishin Marie Shllaku, At Bernardin Llupi, Kolë Parubi, Gjergj Martini.

Katër bijë të Shkodrës flijoheshin për Kosovën martire, që po kalonte një natë tjetër të errtë nën barbarinë e Bishave të Uralit.

Vetiu lind pyetja: Përse u zgjodhen pikërisht ata që të pushkatoheshin, pse fjala ishte për një përzgjedhje, jo për fajsi të vërtetë?

Besoj se ka një përgjigje logjike: Që të mpihej vetëdija liridashëse e popullit të Kosovës. Ata ishin katër njerëz të dijtun e të dijtunit kanë ma shumë mundësi t'i hapin sytë një populli për mashtrimin e madh: Pëfundimi i Luftës së Dytë Botnore për popullin shqiptar të Kosovës nuk ishte çlirim, por ripushtim nga barbarët e maparshëm e të ri: pushtuesit serbë.

Nuk kam mbi tryezë një arkiv dokumentash. Nuk kam as librat aq të çmueshëm të prof. Sabile Basha. Por do të mjaftonte edhe pak, shumë ma pak, që të mund të flasish për këto martirë, simbol i shqipes me dy krena, por me një zemer, për bijtë e Shkodërloces flijue për Kosovë. Ja, mbi tryezë kam kujtimet e mikut tim, pejanit Shefqet Kelmendi, dy herë i dënuem nga banda Titiste/Rankoviçjane e një herë nga banda e Enver Hoxhës; bile, këte herë të fundit me vdekje. Po desht Zoti dhe e kemi sot e kësaj dite mes nesh, dëshmitar të KRIMIT TE MADH KOMUNIST BEOGRAD - TIRANË. E këto shënime po i sjell prej kujtimesh të tij.

Cilët ishin këta katër martirë e për çfarë u akuzuen?

**Marie Shllaku**

Në një lagje të vjetër të Shkodrës, në Badre, kanë le Luigj Gurakuqi, gjuhëtari i shquem At Justin Rrota e i vëllaj piktori Simon Rrota, shkrimtari i madh Ernest Koliqi dhe kardinali i parë shqiptar Mikel Koliqi. Aty ka le edhe Marie Shllaku, e bija e Markut, gjyshi i së cilës kishte ardhë shumë kohë ma parë nga Shllaku malor e legjendar, prej nga mori edhe mbiemnin ajo.

Si kreu shkollën e mesme pranë Kuvendit të Motrave Stigmatine, ku u dallue për kulturë të gjanë që në rininë e parë: i pelqente teatri, recitimi, piktura; 20-vjeçare zotnonte italishten, gjermanishten, frengjishten e ma vonë edhe serbishten, u regjistrue në Fakultetin e Filozofisë në Romë, po i ndërpreu studimet e rregullta për shkak të luftës, e shkonte sa me dhanë provimet herë mbas here.

Njëzetvjeçare, për arësye ekonomike, filloi punën në Ministrinë e Punëve Botore në Tiranë. Ma vonë, me 25 shkurt 1943, ajo fillon punën në Prizren si Pëgjegjëse e Financave për gjithë krahinën e Kosovës ku, përveç detyrës së saj shtetnore, ajo u lidh ngusht me botën e trazueme të atyne trevave. Asnjë nga ata që hynin në zyrën e saj nuk çuditeshin kur lexonin mbi kryet e saj vargjet e Fishtës:

*“Ma mirë dekë nën dhé m’u kja,*
*Se për t’gjallë me mbetë nën shkja”.*

Po ja që me 06 maj 1944, për befasinë e saj ma të madhe, i vjen pushimi nga puna “për motive politike”. (?!)

Kthehet në Shkodër për një periudhë të shkurtë për t’u rikthye një herë e përgjithmonë në Kosovë, tashma me një qellim të caktuem qartë: me luftue përkrah vëllazënve kosovarë, që ato treva martire të mos ngeleshin nën thundrën e shkjaut, si ishin gjasat mbas nënshtrimit të plotë të PKSH ndaj Beogradit.

Nandë shtatori 1944, kur hynë brigadat partizane, ate e gjen në Gjakovë. Largohet prej aty me shumë atdhetarë të tjerë dhe i bashkohet çetës nacionaliste të Smajl Goranit.

Çfarë e kishte shtye ate vajzë të brishtë të linte Shkodrën e saj e të shkonte në Kosovë në ato situata të turbullta, që paralajmronin qartë ardhjen e hordhive sllavo-komuniste?

*“Kam ardhë me dekë me ju”!* – do t’u drejtohej ajo komandantëve të çetave nacionalsite, si pat deklarue vetë në gjyq.

Njihet e lufton përkrah Mehmet Berishës, Ndue Përlleshit, Mehmet Gradicës e Adem Shalës, ndërsa mbante lidhje me At Bernardin LLupin në Pejen e çlirueme; të pushtueme, deshta me thanë, se aty kishin hy brigadat e kuqe dhe ia kishin ridorëzue me tradhëti shkjeve.

Vajza e imtë shkodrane mahnitë kreshnikët e maleve me pjekuninë e vendosmëninë e saj që të pajtonte komandantat e shquem Shaban Polluzha e Mehmet Gradica, të bante bashkimin e koordinimin e luftës të rreth 50 çetave që vepronin atëherë në Kosovë, prandaj edhe kalonte sa tek njena çetë tek tjetra, nga Ndue Përlleshui tek Ukë Sadiku. Ajo ishte e pranishme në çdo takim të randësishëm, në çdo kuvend të burrave të maleve; mbante fjalime e ndezte edhe ma fort zemrat e plagueme nga ripushtimi sllav.

Veçanarisht e përgjakshme ishte barbaria sllave në Drenicën e Azem Bejtes e të Shaban Polluzhës. PKJ nuk donte të humbte kohë e t’i lante

hesapet një herë e mirë jo vetëm me kundërshtarët e asaj kohe, por edhe me ata që mund të baheshin nesër kundërshtarë të tyne, pse, si e thonte vetë Bllagoje Nashkoviç, *“këta në çdo kohë do të çohen në kryengritje”*; ndërkohë që Svetozar Vukmanoviç porosiste që *“ata që keni me i qërue, i qëroni shpejt”*.

Në këte gjendje dramatike u mblodh me 20 Janar 1945, në Rrezallë të Drenicës Kuvendi i koordinimit të luftës kundër pushtuesit të ri e të vjetër serb. Aty morën pjesë burra të shquem, mbi të gjithë, profesor Ymer Berisha, nismëtar i Kuvendit, komandantët Shaban Polluzha, Mehmet Gradica, Ukë Sadiku, Adem Shala e sa të tjerë; në mes atyne burrave kreshnikë ishte edhe trashigimtarja e Norës dhe e Shotës, Marie Shllaku.

Do të kujtonte në hetuesi pjesë të fjalimit që kishte mbajtë në atë Kuvend: *“Gjithë vëllaznit shqipatrë, me tana forcat, duhet me luftue sllavo - komunizmin, se çdo pus e kanë mbushë me krena shqiptarësh”*.

Vendimi i Kuvendit: ***Luftë deri në vdekje për çlirimin e Kosovës***!

Anmiku serb solli mbi 40.000 forca në Drenicën e lodhun nga dimni, nga uria, nga mungesa e armatimeve. Filluen përleshjet në çdo shpat e grykë: qysh në betejat e para komandanti legjendar Shaban Polluzha humb të birin, Tafën. Me 21 shkurt 1945 rrethimi u ba i plotë, u futen në përdorim gjithë llojet e armatimeve, deri edhe topat, e në mes martirëve që ranë, plot 430 trima, në atë luftë të pabarabartë, ishin edhe komandantët legjendarë Shaban Polluzha e Mehmet Gradica.

Në atë betejë mori plagën e parë edhe Maria jonë, bija e Shkodrës, heroina e Kosovës.

Kushtet e reja kërkonin edhe organizimin politik të atdhetarëve. Kështu lindi ONDSH, Organizzata Nacional Demokratike Shqiptare, ku veç kontributit të veçantë të profesor Ymer Berishës, një rol shumë të randësishëm do të luente e kudogjetuna dhe e zjarrta Marie Shllaku. Kjo bani që ajo të vihej shpejt në shinjestër të OZN-ës famkeqe.

Me porosi e ndihmen e At Bernardin Llupit ajo strehohet në Dubërdol, në shtëpinë e Dan Pjetrit. Prej aty ajo do të luente një rol të jashtëzakonshëm në organizimin e Kuvendit të Dubërdolit të Ujmirit, e bashkë me prof. Ymer Berishen dhe komandantin trim Ukë Sadiku, do të ishin udhëheqësit kryesorë të atij Kuvendi, mbajtë me 24/25 Gusht 1945 te Llugat e Dan Pjetrit. Fjalimi i Maries në atë Kuvend do të mbahet mend nga shumë pjesëmarrës që mbeten gjallë, kurse ajo vetë do të kujtonte në hetuesi se kishte thanë:

*“Së pari, motra dëshiron me dekë me ju e ju me te. Vetëm dorëzimi sllavo-komunistëve të mos u bahet, sa të jemi gjallë!*

Por tashma OZN-a e kërkonte kudo. Bija e Shkodërloces mori malet me çetat e luftëtarëve të lirisë, deri me 12 shtator 1945 kur në Siqevë, bashkë me çetën e Shaban Sadikut, u rrethuen nga forca të shumta: nga 40 vetë që kishte çeta, ranë në fushën e betejës 28 luftëtarë, u plagosen gjithë të tjerët, mes tyne edhe Maria që mori shumë plagë, po mbinjeriu i vërtetë ishte Alush Smajli nga Llazica me 18 plagë në trup. Në atë betejë mbet edhe komandanti legjendar Shaban Sadiku.

Maria, e plagosun randë, si kishte ça rrethimin, ndeshet me Xhemë Bajramin e Açarevës, që, pabesisht, ia dorëzon OZN-ës.

**At Bernardin Llupi**

Kishte le në Shkodër me 7 shkurt 1886. Kishte krye studimet për teologji e farmaci. Njeri me kulturë të gjanë, njohës i anglishtes, italishtes, latinishtes, spanjishtes e serbishtes, nuk u mjaftue me detyrën e meshtarit, por qysh prej 8 qershorit 1942, kur ishte emnue epror në Kishen Françeskane të Pejës, e deri sa e prangosen, nuk reshti të bashkpunonte me luftëtarët e lirisë e t'u gjendej atyne. Ai asht një ndër organizatorët, sadoqë pa pjesëmarrjen e tij fizike, të Kuvendit të Dobërdolit dhe i Organizatës së NDSH-së.

Si gjithmonë, kishte prej atyne që përpiqeshin të futnin përçamjen fetare, sidomos tue qenë katolikët pakicë. Atyne ai u përgjigjej me pak fjalë e premas: *"Na nuk jemi romakatolikë, por katolikë, e para së gjithash jemi shqiptarë"*. Ndërsa në një letër që iu gjet Marie Shllakut, ai i shkruente: *"Asht i lumë ai që des për Atdhe"*.

Në gjyqin e Prizrenit ai akuzohet për çka kishte ba e sidomos për çka nuk kishte ba. U mbrojt me një gojtari të rrallë. Dënimin me vdekje e priti me këto fjalë: *"Vdekja si kjo, vdekja për Shqiptarizëm, asht kapak florini"*.

Si farmacist, ai ishte në prag të zbulimit të ilaçit për shkrimjen e gurëve të veshkave. U kërkoi Organeve ma të nalta t'i jepnin një vit kohë të përfundonte kërkimet, mandej le ta pushkatonin, por nuk iu miratue.

**Kolë Parubi**

Kishte le në Shkodër me 05 Dhjetor 1905. Kreu për teologi edhe ai, por shpejt e hoqi veldonin, se u martue me Zinën me të cilen pat edhe një vajzë, Ninetën.

Në këto rrethana, me iu shmangë edhe trysnisë së opinionit dënues të Shkodrës për shkelje të rregullit të beqarisë së detyrueshme prej klerikëve, largohet për në Kosovë dhe në mars 1942 emnohet profesor në Gjimnazin e Prishtinës e ma vonë në atë të Pejës.

Qysh në fillim lidhi miqësi të ngushtë me profesor Ymer Berishën, ashtu edhe me shumë personalitete të atëherëshme në Kosovë. Lidhje veçanarisht miqësore, qysh kur erdh në Pejë, ai krijoi me At Bernardin Llupin, klerik me horizont të gjanë e pa paragjykime.

Për nxanësit e gjimnazit ka mbetë në kujtesë një thanje e tij: "*Mësoni gjuhën e nanës. Këtu edhe zogjtë cicërojnë shqip*".

Ishte një ndër themeluesit e Komitetit Qendror të ONDSH-së me 27-29 dhjetor 1944 në Prizren.

**Gjergj Martini**

Kishte le në Hot, në pjesën që sot e ka Mali i Zi, me datë 17 Gusht 1917. Si kryen gjimnazin e ultë në Shkodër, ndjek dhe mbaron Normalen e Elbasanit.

Në vitin 1941 asht në grupin e parë të mësuesëve shqiptarë që shkojnë në Kosovë për përhapjen e arësimit shqip atje. Shërben në fillim në Mitrovicë e Prishtinë. Edhe ai, si Kolë Parubi, ishte pjesëmarrës në themelimin e ONDSH-së.

Gjergj Martini ishte edhe muzikant, sportist e i pasionuem mbas teatrit. Në Gjakovë ai shkroi dramen "Kosovarja", të cilen edhe e vuni në skenë po vetë.

**Gjyqi**

Në Prizren, në sallën e madhe të Shtëpisë së Kulturës, u zhvillyue nga data 29 qershor deri me 13 korrik 1946 gjyqi kundër 27 të pandehunve, ku ma i vjetri ishte frati me zhgun, At Bernardin Llupi, 58 vjeç, kurse ma të rijtë, studenta në Gjimnaz të Pejës, sa i kishin mbushë 16 vjeç, si Shefqet Kelmendi, Viktor Gashi, Engjëll Berisha, Ramiz Kelmendi etj. Kryetar i trupit gjykues ishte egërsina Dragustin Janjiç, kurse prokuror famëkeqi Ali Shukriu.

*"Për ne nxanësit*, kujton njeni prej të rijëve, *ishte krenari të ishim pranë Fratit me zhgun dhe Orleanës shkodrane"*.

Akt akuza randonte sidomos katër të pandehunit shkodranë: Marie Shllakun, At Bernardin Llupin, Kolë Parubin e Gjergj Martinin. Të ishin të vërteta të gjitha ato për të cilat akuzoheshin, do të ishin superheroj. Por edhe ata mohuen vetëm sa nuk ishin aspak të vërteta, e pranuen me krenari akuzën që u bante nder për veprimtarinë e tyne antiserbe.

Marie Shllaku kishte provue gjatë hetuesisë torturat ma çnjerëzore. Në sallën e gjyqit pak kush do ta kishte njohë, po të mos e dinin për cilen bahej fjalë. Ishte krejtësisht e shpërfytyrueme, shpesh herë nuk ishte në gjendje as të mbante drejtqendrim, por kur fliste nuk ndjehej fill dridhërime në zanin e saj tingllues.

Pyetje: *Qysh kur je marrë me politikë*?

Maria: *"Qysh në moshën 20 vjeç, nëse politikë mund të quhet dashunia për Atdhe, lufta për një Shqipni Etnike bashkë me pjesët e shkëputuna, Kosovë e Çamëri*.

I përgjigjej prokurorit …. Vajza e imtë, aty në mes çerdhes sllavo komuniste, me plagë lufte në shtat, me sa e sa plagë të tjera e trupin e dërrmuem nga torturat në hetuesi, e vetëdijëshme se e priste pushkatimi.

Pyetje: *Pse keni luftue kundër partizanëve*?

Maria: *Me iu rrëzue ju nga pushteti.*

Pyetje: *Çka të lidh me Mehmet Berishën*?

Maria: *Ideali kombëtar.*

Pyetje: *Çfarë the në Kuvendin e Drenicës*?

Maria: *Luftë deri në vdekje për çlirimin e Kosovës.*

Pyetje: *Çka kishe me ba me ne, sikur të kishit fitue*?

Maria: *Kisha me ju gri si duhanin në çark*!

Pyetje: *A e di se për këto krime të pret pushkatimi*?

Maria: *Nuk do t'i mungojnë kurrë lulet Kosovës t'i sjellë mbi vorrin tim.*

Dhe nuk iu dridh zani një herë!

U dridhën po, ata, gjakatarët, para Marie Shllakut, para Norës e Shotës njëherësh!

**Vendimi**:

Marie Shllaku, dënim me vdekje, pushkatim.

At Bernardin Llupi, dënim me vdekje, pushkatim.

Kolë Parubi, dënim me vdekje, pushkatim.

Gjergj Martini, dënim me vdekje, pushkatim.

Njëzet e tre të tjerët me afate të ndryshme burgimi.

**Nata mizore**

Ishte nata në mes 24 e 25 Nandorit 1946,. Askush nuk e di nëse ishte ende data 24 apo kishin kalue në datën 25. Nata ishte sterrë e zezë dhe me shi e llohë bore bashkë. Gjithkça ishte zhytë në errsinë.

Të burgosunit, në mes tyne edhe të dënuemit me vdekje, lëviznin nëpër dhomën e madhe e të vetme ku i kishin grumbullue. Të gjithë ishin me hekura në kambë, edhe pse të mbyllun në një dhomë burgu.

Vijnë ata, xhelatët. *"Në emën të popullit ….. "*. Marrin të denuemit me vdekje.

Para se me dalë, te dera, kthen kryet At Bernardin Llupi dhe u thotë të burgosunve: *"Burra!" Mos u ligshtoni për ne*!

Atë çast, ende pa u largue mirë të dënuemit me vdekje, të burgosunit ia morën kangës:

*Se mjaft në robëri,*
*Kosovë e Çamëri!*

Ishte nata mizore në mes 24 dhe 25 Nandorit 1946. Katër lisa u këputën nën breshninë e plumbave, por nuk u përkulen.

Ishin bijët e shqipes!

Marie Shllaku,
At Bernardin Llupi,
Kolë Parubi,
Gjergj Martini.

**I lehtë u qoftë dheu në jetë të jetëve!**

# AT JUSTIN RROTA –
# NJË JETË PËRKUSHTUE SHQIPES

Më rastisi të kisha edukatorë dy vëllazën: Simon Rrotën, profesor të landës së vizatimit në shkollë; At Justin Rrotën, udhëheqës shpirtnor në jetë.
Dy vëllazën me artin e shkencën në gjak.

Kanë kalue pothuej pesëdhjet vjet qysh atëherë. Pesëdhjetë vjet që kur ndrruen jetë. Po ata i lanë, si thotë Fishta, një përmendore vetes me veprat e tyne përkushtim Atdhetarie, çka i ban të pavdekshëm.

**At Justini (1889-1964)**

Justini (emni i pagëzimit Ndoc) leu në Shkodër me 17 shkurt 1889. Ishte djali i tretë i Gjush Rrotës. Të gjithëve, ndonse në kushte të vështira e të randa të pushtimit turk, Gjushi u dha shkollë: Ma i madhi, Kola, u ba profesor në Katedrën e Gjuhës shqipe në Vjenë; i dyti, Simoni, një ndër piktorët ma të mëdhej shqiptarë të të gjithë kohëve; Justini u ba frat, por jeten ia kushtoi veçanarisht gjuhësisë shqiptare dhe studimit të autorëve të lashtë, arbëreshë e të Shqipnisë amë. Ai ka qenë (e do të jetë përgjithmonë) një ndër gjuhëtarët tanë ma të mirë, përkah Mjedës, Xhuvanit e Çabejt, sidhe një ndër studiuesit ma me vlerë në fushën e kulturës shqiptare në përgjithësi, asaj të historisë latrare e arsimore në veçanti.

Justini, shëndetpakë që në vegjëli, kreu shkollën fillore pranë Françeskanëve, kurse me 28 Gusht 1902 vijoi Kolegjin Françeskan, ku ishte drejtor At Fishta, e që për herë të parë në një shkollë fetare, të gjitha landët jepeshin në gjuhën shqipe. Në themel të mësimdhanjes u vu atdhetaria, ndonse nën pushtimin osman. Liria, dashunia për gjuhë e për Atdhe, ishin yll polar i atij Kolegji.

Më 1904 veshi zhgunin e rishtarit për frat në Rubik e qé me këtë rast që iu dha emni Justin.

Mbas një viti kaloi në Troshan ku studjoi teologi.

Po në Gusht, tashma në vitin 1907, shkon në Austri, në Klaghenfurt, gjithnjë për studime teologjike, por kthehet pa e mbushë motin për arësye shëndetësore dhe i kryen studimet në Shkodër nën drejtimin e At Gjergj Fishtës dhe At Ambroz Marlaskajt.
Shugurohet meshtar me 11 Gusht 1914 në Kishën e Fretënve, në Gjuhadol; predkun e rastit e mbajti Frati i Madh, At Gjergj Fishta.

Emnohet profesor i gjuhës dhe latinishten po në atë Kolegj ku kishte rritë shtatin e rysë mendjen edhe ai vetë. Mungonin librat, metodikat, mungonte një përvojë e mirëfilltë pedagogjike. E ai iu vu punës me i mbushë këto boshlleqe vetë: në pak vite (1914-1917) ai u ba një referim për landën e gjuhës jo vetëm për shkollat e kohës, por edhe për gjuhëtarët e mirëfilltë, si Mjeda, Logoraci, apo krijuesit ma në za si Fishta, Gurakuqi etj.

Më 1917 fratin e ri e emnuen në Plan të Dukagjinit. Atje, për herë të parë, ra në kontakt me gurrën e pashtjerrëshme popullore dhe u mahnit: Ishte një shqipe si e dalun prej shkambijsh graniti, legjenda e përralla mitike, një kangë që shungullonte malet, e mbi të gjitha atje njohu me themel atë shqiptarin e patjetërsuem, që sikur vinte prej kohësh të lashta pellazge e drejt e në shekullin XX. U mahnit, po nuk u shtang. Iu vu punës me mish e me shpirt në njohjen me themel të çdo elementi gjuhësor, të çdo tingulli e të çdo trajte morfologjike, që ndryshonte shumë nga ajo e Shkodrës ku ishte le e rritë ai.

Nësa vazhdonte edhe natën në dritën e kandilit të sendërtonte atë sistem gjuhësor të të folmes së Dukagjinit, që askush para tej nuk e kishte shtjellue, në mëngjes priste në qelë voglushët: pa asnjë mjet e mbështetje, ai hapi shkollën e parë në Plan e u ba mësues i dukagjinasve të vegjël.

Mbas dy vjetësh, tue njohë përgatitjen e tij të thellë, e transferojnë profesor në Kolegj të Troshanit, kurse më 1921 ishte, bashkë me Fishtën, Sirdanin, Logorecin nismëtar i themelimit të Liceut të Shkodrës, i pari i llojit e i atij niveli në Shqipni.

Studimet e tij gjuhësore filluen të mbushnin faqet e revistës zamadhe "Hylli i Dritës", shpesh herë edhe në formë debati, e tue dëshmue me to se askush tjetër nuk i njihte si ai me themel si gegnishten, ashtu edhe tosknishten e deri tek arbërishtja e shqiptarëve të Italisë.

Njohës i mirë si i gjuhëve modrene, italishtes, frëngjishtes, gjermanishtes, sllavishtes, ishte njëherësh ndër studjuesit me themel e në ballafaqim me shqipen e lashtë të latinsihtes e të greqishtes së vjetër, ai përfitoj prej tyne shtjellimin metodik dhe iu vu punës për hartimin e teksteve, në fillim të atyne shkollorë, e në vijim edhe i atyne me karakter të thjeshtë shkencor, qoftë në lamë të gjuhësisë, ashtu edhe ate letrar, kryesisht tekste për shkollat e mesme.

Edhe pse në vitin 1925 ai u prek nga paraliza progrsive, jo vetëm nuk e ndërpreu punën e tij kërkimore, por e shtoi ate, e për 39 vjet, deri një javë para vdekjes, nuk e lëshoi makinen e shkrimit tue punue me vetmohim vetëm me dorën e majtë.

Ndër studimet e tij që çelën shtigje të reja e lanë gjutmë në shkencën shqiptare janë studimet për Gjon Buzukun e autorët të tjerë të vjetër si Lekë Matrënga. Ai edhe kishte sjellë për herë të parë prej bibliotekës së Vatikanit të fotokpojuem në katër kopje "Mesharin" e Buzukut, që pothuej 40 vjet ma vonë do ta transkriptonte miku i tij, Prof. Eqrem Çabej. Qysh më 1930, një vit mbasi e kishte sjellë nga Roma, ai botoi në librat shkollorë fragmente të komentueme të "Mesharit", e solli shtjellime e ngriti probleme ende të pa trajtueme në mënyrë shtjerruese. Me vlerë asht edhe studimi i tij, botue më 1956, "Hulumtimi dhe shënjime mbi Gjon Buzukun" ku argumenton edhe preardhjen e autorit tonë ma të lashtë, prej Kraje, krahinë në përendim të liqenit të Shkodres.

Por rrezja e studimeve të tij përfshinë edhe autorët tanë të vjetër si Budi, Bogdani, Bardhi, randësia e Kuvendit të Arbënit etj.

Një vepër me vlera jo vetëm historike e gjuhësore asht studimi i tij, ma i thelli i llojit, "Për historinë e alfabetit të gjuhës shqipe"

(1936), ku evidentohet roli i intelektualëve shkodranë në atë proçes të mundimshëm që çoi në Kongrsin e Manastirit, 1908, ku ndër 32 delegatët me të drejtë vote, pesë ishin prej Shkodre e me një rol vendimtar në atë Kongres, si At Gjergj Fishta, Dom Ndre Mjeda, Luigj Gurakuqi e Hilë Mosi. Studimi përfshin analizën e veprës së 23 autorëve e shoqnive, analiza ma e thellë e bame sistemit të alfabetëve deri më sot.

Po në këte periudhë ai solli edhe mendime me vlerë për gjuhën e përbashkët shqipe. Komisia e Letrare e Shqipes, Shkoder 1916-1917, kishte hedhë themelet e një shqipeje të njësueme me bazë të folmen e Elbasanit. Shkrimi i tij "Rreth problemit të gjuhës letrare" dëshmmonte një njohje të tillë të thellë filologjike të shqipes, që nuk ishte arrijtë nga autorët tjerë.

Trajtoj në atë shkrim edhe një temë shumë të ndjeshme edhe në ditë të sotme, ate të barabarizmave në shqip dhe faktorët ndikues në këtë proçes. Në debat me puristat, përgatitja e tij e thellë bani që ai të trajtojë për herë të parë në mënyrë bindëse ndërkombëtarizimet nga fjalët e hueja parazite e të panevojshme.

Sa i përket idesë së gjuhës së përbashkët, ai kambëngulë në pranimin e përdorimin e një gjuhe të përbashkët letrare, çka mund të arrihet vetëm nëpërmjet përafrimit të të folmeve e dialekteve, ide që do ta bante të veten ma vonë edhe Çabej, por që nuk u përfill më 1972.

Po puna e tij, ndonse tashma paraliza përparonte në mënyrë të dhimbëshme, nuk reshti me kaq. Ai trajtoj edhe probleme të morfologjisë, fonetikës e sintaksës si në studimet "Analizimi i rasave të emnit në zhvillimin historik të tyne", deri tek "Sintaksa e shqipes (1942), studimi me i randësishëm për këte temë, qoftë nga ana shkencore, ashtu edhe metodike.

Por kryevepra e Justin Rrotës asht "Gjuha e shkrueme ose vërejtje gramatikore", që ai e la në dorëshkrim e që autori i këtyne radhëve e ka njohë qysh kur ishte gjallë At Justini, nëse dorëshkrim mund të quhen mija faqe të shkrueme me një dorë në një mkainë të vjetër metalike "Olivetti".

Kjo vepër asht padyshim ma e mira e llojit në gjuhën shqipe, por edhe ma tragjikja, pse qendroi ma se 40 vjet në Arkivat e Institutit të Gjuhësisë, pa e pa dritë e botimit, sepse autori ishte … frat.

Vetëm më 2006 (përsëri sa vonë!) ajo u botue e plotë në 612 faqe, nda në Brumi i shqipes (Leksikologji), Fjalia e shqipes (Sintaksë), Trajtat e shqipes (Morfologji), Të përbamit e fjalës (Etimologji), Lëvruesit e shqipes (Albanologji).

Studjuesi Kolec Çefa, që i qëndroi afër At Justinit në të gjallë, ka ruejtë edhe letërkëmbime apo kujtime të tjera me vlerë të madhe për njohjen e personalitit të At Justinit. Dëshiroj të sjell disa fragmente nga kujtimet e tij: Ja si i përshkruen Çefa:

Vizita e Çabejt e kënaqte në mënyrë të veçantë. Unë ishe i porositun, kur të vinte Profesori në Shkodër, në Institutin a në Universitetin e Shkodrës, ta përshëndetshe e ta ftojshe në emën të Pader Justinit. Kaq sa, kur më shihte Profesori që ishe përzie midis studentash, m'u afronte e më thonte: "Po, sot mbasdreke, do të vi te

Justini. Përshëndete!”. (ose: “sot nuk mund të vij, do të nisem për Tiranë”).

Të dy e njihnin veprimtarinë shkencore të njeni-tjetrit, e çmonin dhe e donin njëni-tjetrin. Sidomos Buzuku i lidhte. “Shih, shih, më thonte sa herë, shih sa bukur e ka shkrue”.

Me rastin e pesëdhjetëvjetorit, më 1958, Justini i dërgon këtë urim:

“Në ditën e 5 korrikut
në të cilën
Doktori i nderuem i letrave tona
Zoti Ekrem Çabej
Lumnisht mbush vitin e pesëdhjetë
Miqtë, kolegët, bashkëqytetarët
Të mrekulluem me mprehtësinë e mendjes së tij
I urojnë me hare gjithë të mirat
Ty Perenditë e qiellit
Të të ruejnë për dashuninë e njerëzve të tu
Për shkelqimin e gjuhës sonë
Për vjet shumë e të lumtun
Që të vijosh të punosh
E të rrnosh gjatë e ma gjatë
Si shkrimet tueja do të mbetën përjetë
Përmendore të gjuhës shqipe!”

Tue e mendue të sigurtë botimin e veprës së vet “Gjuha e shkrueme shqipe...”, pader Justini pati përgatitë edhe disa kushtesa eventuale, kushtue personaliteteve të ndryshme. Justini ka qenë mjeshtër për hartimin e këtyne kushtesave, epigrameve etj. Po botoj për të parën herë kushtesën për prof. Ekrem Çabejt, Tiranë:

“Albanistit ma të madhit kombëtar
Profesor Doktor Ekrem Çabejt
Këto hulumtime linguistike nxanësish
Gjithë motin e jetës mirnjohtës
Për kontributin e vlefshëm dhe bujarisht të huajtun
Në favor të këtyne fletëve”
Autori

Por shprehjet e miqësisë, të dashamirësisë e të vlerësimit ishin të ndërsjellta. Për ilustrim, po xjerri disa fragmente nga letërkëmbimi i profesor Jupit me Pader Justinin, tue përjashtue këtu thaniet e vlerësimet gojore që sillte nga Tirana prof. Jupi. “Dr. Eqrem Çabej dhe Z. Xhuvani Ju falen me shëndet. I pari Ju ka dhurue edhe një kopje të dispensave të albanologjisë, të cilën ia kam pasë dhanë Kolecit” (autorit të këtyne kujtimeve, k.ç.).(letër e Prof. Jupit e vitit 1954). Xhuvani e Domi Ju nderojnë së tepërmi; Çabej thotë me të drejtë “Rrota asht shkencëtar”. Prof. Dr, Çabej: “… me një rradhë punimesh… ky studiues i gramatikës e i letërsisë së vjetër shqiptare ka ndihmuar shumë ndër ne”.

Nga një letër e datës 5.XII.1961: "Sa dëshirë kishte me ardhë në Shkodër A. Xhuvani së bashku me profesor Eqrem Çabejn dhe me u takue me Ju. Sa nderim kishte për Ju."

Dy kujtime personale:

Jam rrëfye e kungue tek At Justini për katër vjet. Qysh herën e parë shtanga: Nuk më pyeti ç'mëkate kisha ba, e kështu nuk do të më pyeste kurrë, edhe pse, prej respektit të veçantë për të, shpesh here unë kambëngulja t'i tregoja ndonjë mbrapshti timen, por ai më thonte: "Eja tash e t'i lutemi Zotit të na i falë mëkatet që kemi ba", sikur të ishte edhe ai bashkëautor i mëkateve të mia.

Njëherë e pyeta nëse mund të gjeja Analet e Raguzës të Appendinit, ku ndër të tjera fletej edhe për astronomin Gjon Gàzulli.

"Na i kanë marrë qysh më 1946" – më tha – Po ti shko te Profesor Bebeziqi. Thuej se të kam çue unë, e Izeti tash po ta gjen".

Njihesha me biblotekarin legjendar të Shkodrës, i privuem nga e drejta e botimit dhe e mësimdhanjes edhe mbasi kishte mbarue shtatë vjet burg politik. Më trajtonte gjithmonë me dashamirësi, pse kishte qenë mik i Dom Nikollë Gàzullit, joqë me dashamirësi i trajtonte të gjithë ai burrë fisnik e me kulture të rrallë, njohës i 11 gjuhëve të hueja.

Shkova në bibliotekë e i trasmetova fjalët e At Justinit. Nuk u përmbajt. Lotët i rodhen e ai as mori mundimin me i fshi. Ndjehej fajtor që nuk shkonte dot me takue mikun e tij të paralizuem. Po si të shkonte ai, një ish i burgosun politik tek një frat?!

Asht në nderin e Shkodres, që ashtu si vëllaznit Justin e Simon Rrota, të kujtojë edhe Atdhetarin e shkëlqyeshëm, Profesor Izet Bebeziqi.

## Dy fjalë për Profesori tim Simon Rrota (1887-1961)

Simon Rrota leu me 23 tetor 1887.

Filloren e kreu edhe ai te franceskanënët e ma tej në shkollën italiane të artizanatit, tue ndjekë ndërkohë edhe rrethin e pikturës të Kolë Idromenos. Punësohet si çirak tek Ndrek Mini deri sa thirret nën armë nga ushtria turke, së cilës i shmanget tue u hedhë në Mal të Zi prej nga gjen strehim si refugjat politik në Bari të Italisë. Regjistrohet në Akademinë e Breras të Milanos, të cilën e përfundon nën udhëheqjen e mjeshtrit Kampestrini. Gjatë studimeve lidh miqësi me piktorin Mario Karminatin, kunatin e tij të ardhshëm. Mbas studimeve viziton Francën dhe Austrinë, dhe më 1914 kthehet në Shqipni. Fillimisht punon në Lushnje si fotograf, mandej si dekorator në shoqnitë kulturore të Shkodrës. Më 1922 emënohet mësues i vizatimit në Gjimnazin Shtetnor prej nga shkëputet vetëm mbas 40 vjetëve. Gjatë kësaj periudhe merr pjesë në të gjitha ekspozitat e vendit si dhe në disa aktivitete ndërkombëtare.

Pë analizën artistike të veprës së Simon Rrotës më duhet me u mbështetë veçanarisht tek monografia e Vladimir Janit, botue pak mbas vdekjes së piktorit.

Si tek të gjithë rilindasit, ndjenjat patriotike, atdhedashunia ishin shtrati emocional i artit të tij. Simoni nuk i kërkoi kurrë majat e virtuozizmit dhe dukjen e sforcueme. Ai ishte një personalitet i thjeshtë me një dhunti natyrore për punë dhe krijimtari të pandërpreme me çka

ngjallte ngado simpati dhe mirëkuptim. Ai jetoi dhe punoi në një kohë kur shoqnia dhe shteti shqiptar po hidhnin hapat e parë, në një kohë kur çdo gja me vlerë kërcënohej nga forca të egra fatale, nga terri i gjithëgjindshëm, në një kohë kur një ligësi absurde, e stisun nga njëqind duer të padukshme, e rrezikonin imazhin - pikturën shqiptare - po aq sa dhe fjalën shqipe.

Cilatdo qofshin preferencat personale të artdashësve të shumtë, në një pikë të gjithë bashkohen me kritikën, e cila nuk ndesh asnjë kundërthanie midis artit dhe personalitetit të tij si "...një qytetar i mirë, i pa të keq, i drejtë dhe gjithëherë i gëzueshëm. Shprehjet e tij vizuale gjenerojnë impulset e një shpirti të këthjelltë plot mirësi. "Ma i riu" i rilindasve, e përjetoi atë epokë me gjithë qenien, tue mbartë në shtratin e artit të dashun idealin kombëtar dhe mishërimin e tij - Gjergj Kastriotin. "Ndër ditët e sundimit të sulltan Hamitit - tregonte ai - ishte një periudhë kaq e vështirë për piktorët, sa mjaftonte me të pa kush në dorë një skicë njeriu për t'u krijue dyshimi se ishte fytyra e Skenderbeut. Dhe mjaftonte ky fakt për të dhanë rrugën e internimit ose burgun e përjetshëm". Këtij represioni, pak ma vonë, artisti do t’i përgjigjet me tabllonë "Beteja" ku paraqet Skenderbeun tue u përleshë me tërbim kundër turqve, sidhe me kompozimin e njohun "Skënderbeu në shtratin e vdekjes".

Gjatë jetës së vetë piktorit iu kushtue kryesisht pejsazhit dhe portretit, të cilat do të na i japë "... me ngjyra të gjalla e të forta dhe të bukura... tue trajtue tema etnografike paraqet edhe objekte të vjetra, shtëpia tipike të moçme, kostume kombëtare... të cilat kanë vlera artistike dhe historike". Narracioni i tij nuk asht i rastësishëm, por i qëllimtë. "Tabllotë e tij kanë karakter përshkrues... dhe po t’i mblidhnim të gjitha së bashku do të fitojnë ma shumë interes se plotësojnë njëna-tjetrën...". Dëshira e Simon Rrotës ka qenë që "... të japë të gjallë kohën e vet, t’iua tregojë brezave të ardhshëm se cila qe jetesa, cili qe shpirti, zakoni, zhvillimi, dhe dëshira e shqiptarit, kryesisht e shkodranit të shekullit të tij".

Romantizmin e shëndetshëm si dhe skenat e paqme bukolike Simoni do t’i mbajë nën kontrollin e profesionistit serioz. Në tabllonë "Ura e Mesit" autori nuk ka si qëllim të tregojë arkitekturën e një monumenti kulturor. Harku i madh dhe i randë jepet pjesërisht, aq sa me hijen e vet qarkon horizontin, ujnat, dritën dhe bagëtinë, tue lanë mënjanë bareshën të zhytun në një vetmi soditëse të një jete të braktisun.

Hijet e rrepta të rrugëve, dyert e mëdha prej guri të latuem me qemer, me pullaz të gjanë për strehë e me frëngji, artisti nuk do t’i shohë si dekore të thjeshta dhe kurioze; ai do të hulumtojë shpirtin që ato mbartin. Piktori e di mirë se rrugët e qyteteve kanë diçka nga fytyra e vërtetë e vendit. Psikologjia e gurtë e pejsazheve plotësohet me figura të rralla njerëzore; ma së shumti gra me veshje tipike lokale. Ato shkojnë dhe vinë tue paraqitë veshjet, etnografinë, natyrshëm, larg pozave dhe sforcimeve; me shami kumashi në krye, me japanxhat, xhybet, barnavekët dhe enteritë.

I drejtë dhe gjithëherë i gëzueshëm, por pa iu fshehë imazheve dramatike, ai kalonte e rridhte për të çue diku, drejt moteve që do të vinin, një mesazh fisnik dhe burrënor. Në mes të artit zyrtar ai nuk bije

në sy. Tonet e nostalgjisë dhe një lloj brenge romantike e shoqnojnë ndonjëherë në ngujimin, në vetëflijimin e tij, tek një art me interes të theksuem etnografik.

Dy fjalë në fund edhe për djalin e tij, kompozitorin e talentuem, gjithmonë me brum të theksuem kombëtar në krijimtaari,Tonin Rrota. Një meritë të veçantë ka ai në përpunimin e muzikës dibrane dhe në përgatitjen e kangëtarëve e grupeve muzikore në Peshkpi që, vështirë ta harrojë “kompozitorin e tyne”, pse kështu e quenin dibranët: “Kompozitori ynë Tonin Rrota”.

Një familje e bukur shkodrane, joqë, një familje shqiptare, përkushtue deri në fund idealeve kombëtare.

# VËLLAZNIT SIRDANI

At Marin Sirdanin e kam njohë aty nga fundi i vitit 1959 ose fillimi i vitit 1960, kur doli nga burgu për të dytën herë. Jetonte tek Kuvendi i Arrës së Madhe, pranë mikut të tij, gjuhëtarit të shquem At Justin Rrota, udhëheqësit tim shpirtnor. Ishte i ndërgjegjëshëm se nuk do ta kishte të gjatë, sepse kishte dalë nga burgu i dërrmuem nga tuberkulozi.

Ky historian i shquem, mbas daljes nga burgu nuk shkroi ma. Merrej me sistemimin e shkrimeve të vjetra dhe i linte ndonjë porosi At Justinit, me shpresë se ky do të jetonte gjatë, po vdiqen te dy në ma pak se dy vjet, më 1962 e 1964.

Kisha lexue atëherë studimin e tij “Për shka e fajsojnë Skenderbeun”, po isha shumë i ri e shumë gjana nuk isha në gjendje me i kuptue. Më kishte thanë At Justini: “Asht historiani ma i mirë që kemi”.

U deshten vite e vite që të kuptoja se At Marin Sirdani, ashtu si edhe vëllaj i tij Dom Aleksandër Sirdani, ishin ndër yjet ma të ndritshëm në qiellin shqiptar e se asnjë re e zezë apo e kuqe nuk do të mund të errësojë dritën e tyne ndër shekuj.

*****

Marini ishte ma i madhi i vëllazënve. Kishte le më 1885 në Bogën e largët e me natyrë të ashpër, në një familje finike, e njohun edhe në treva të tjera të Veriut. Baba i tyne, Daka, e humbi heret të shoqen e mbet i vej, e dy vëllaznit jetimë: Marini ishte vetëm shtatë vjeç, Aleksandri dy vjet ma i vogël. I ati, që nuk desht të martohej ma, iu kushtue rritjes së fëmijëve. Boga e ashpër dhe e vorfën, konfliktet ballkanike që kishin shpërthye në të katër anët, e banë edhe ma të vështirë jetën e familjes Sirdani. Boga, e gjendun nën pushtimin osman e nën trysninë e Malit të Zi, që, i përkrahun nga Serbia e Rusia, kërkonte territore të reja në dam të fqijëve, i kishte kthye malësorët në atë gjendje, sa me të vështirë me mbijetue.

I gjendun në këto rrethana, Dakë Sirdanit iu desh ta linte fshatin e tij dhe u strehue në Guci, ku kishte miq e të afërm e ku, gjithësesi, jeta ishte pak ma e mirë.

Me ndihmën e meshtarit të atjeshëm e të afërmëve, arrijti t’i çonte djemtë në shkollë, në Shkodër, ku së bashku kryen shkollën fillore.

Mbas kësaj, dy vëllaznit morën drejtime të ndryshme, por rrugë të njejtë: ate të meshtarisë.



Marin Sirdani    Aleksandër Sirdani

Marini, si kreu edhe shkollën e mesme në Kolegjin Françeskan (apo Liceun e Fishtës, si i thonin shkodranët), zgjodhi Urdhnin e Shën Françeskut. Mbasi vijoi studimet e nalta në Gratz të Austrisë, në vitin 19416 kthehet në Atdhe dhe shugurohet meshtar.

Aleksandri, vëllaj i vogël, vijoj edhe ai Kolegjin në Shkodër, por atë të Severianëve, që ishte çelë e mbahej nga jezuitët. Studimet e nalta, ashtu si edhe i vëllaj, i vijoj në Austri, në Insbruk, qendër e randësishme albanologjie, ku studjuen, ndër të tjerë, edhe Eqrem Çabej, At Anton Harapi, Dom Nikollë Gàzulli, dhe po në të njejtin vit, pra me 1916, u shugurua edhe ai meshtar, por në Urdhnin e Jezuitëve.

Ishin kthye të etun t'i shërbenin Atdheut në të gjitha fushat ku ata kishin mundësi e përgatitje. Në atë periudhë (e pse jo edhe sot) edukimi fetar kishte një përparësi të veçantë, pse pesë shekuj robni osmane kishin damtue gjithçka në trojet e Kastriotit, veçanarisht besimin e krishtenë, joqë, si na e ka lanë Frang Bardhi, *"ku shkel kamb' e turkut, aty nuk mbin ma bar"*.

Vitet e para të meshtarisë At Marini shërbeu në Mirditë e në Dukagjin, kohë e zona në të cilat ai do t'i shfrytëzonte për botimin pak vite ma vonë të veprës "Skenderbeu simbas gojëdhanave".

Qysh në fillim ai dëshmoi një vullnet të rrallë e një horizont kulturor të pashoq, prandaj në vitin 1922 e thërrasin në Shkodër, pranë Kolegjit Françeskan, e ku bashkë me At Gjergj Fishten e Imzot Vinçenc Prendushi, e shumë intelektualë të shquem të Shkodrës, çelin të parin lice me cikël të plotë, i quejtun Liceu Klasik, që i dhanë emnin "Illyricum". At Marini jepte aty Histori dhe Doktrinë të Krishtenë; në të njejten kohë u ba strumbullari i një rrethi intelektualësh të rijë shkodranë të fushave të ndryshme, që shpejt do të jepte një ndihmesë që i ka të rralla shoqet në historinë e kulturës kombëtare. Profesori i dijtun u emnue mbas pak Drejtor i Gjimnazit. Ndërkohë shkruen veprat "Për historinë kombëtare", "Shqipnia e Shqiptarëve", "Vepra kombëtare e Françeskanëve", sidhe legjenda që sot janë në thesarin e kësaj lame në revistat "Hylli i Dritës" e "Leka", ashtu edhe në shumë gazeta të kohës, pse ai kishte aftësinë e rrrallë të komunikonte me të gjitha shtresat, ashtu edhe me intelektualë të preardhjeve të ndryshme krahinore e fetare.

Në kohën kur u ba edhe Dekan i Kuvendit të Françeskanëve të Lagjes Arra e Madhe në Shkodër, dëshmoi interesim të jashtëzakonshem e aftësi po të tilla në komunikimin me të rijtë tue tregue interesim e tue ba deri sakrifica, që ma se një herë i hapen edhe telashe, për arsimimin dhe edukimin e tyne. Tipizuese e rolit dhe e vlerave të tij si edukator do

të mbesin fjalët e At Fishtës: *“Rinia e Shkodrës nuk e di ende ç’personalitet i shquem gjendet në mes tyne”.*

Asht thanë edhe nga të tjerë se At Marin Sirdani ka qenë një ndër historianët tanë ma të dijtun, sidomos një historian që ende nuk i ka ardhë këtij Vendi për paanësinë e analizës shkencore historike, një metodist që për fat të keq nuk u muer shembull nga ata që ma vonë do ta zhbanin historinë. Por ende ndoshta janë të paktë ata që e dijnë rolin që luejti At Marin Sirdani në bisedimet e vështira, të pabesa, në mes Shtetit komunist dhe Kishës Katolike. Përgatitja e tij e gjithanëshme, vendosmënia dhe kthejeltësia se, sidoqoftë, duhej shpëtue Kisha Katolike Shqiptare, i vuni ma se një herë në vështirësi ata të Komisionit Qeveritar të kryesuem prej vetë Mehemt Shehut, aqsa, për të heqë qafe një bashkëbisedues të vështirë, e futen në burg për të dytën herë, me akuzën (e paprovueme as me fallsifikime në gjyq), se kishte ba përpjekje me u lidhë me Vatikanin.

Vëllaj ma i vogël, Dom Aleksandër Sirdani, që përshkoj gjysmën e Maleve tona si meshtar, iu përkushtue si pak kush mbledhjes së pasunisë shpirtnore kombëtare: legjendat, mitet, përrallat, fjalët e urta, traditat, deri tek bestytnitë e lashta që ndesheshin ende nëpër malësi. Bashkë me miqtë e tij, At Donad Kurti e Don Nikollë Gàzulli, ata, porsi bleta nektarin, mblodhën një pasuni shpirtnore të popullit tonë, që do të përbante një korpus të vërtetë etnografik, pavarësisht se, si shumë punë të tij, të të vëllajt, të At Justin Rrotës, të At Donad Kurtit, të Don Nikollë Gàzullit, do t’i shfrutëzonin pikërisht katilat e tyne për të marrë me to grada shkencore.

Megjithë masakrimin, djegjen e humbjen e një pjese të mirë të dorëshkrimeve, vetëm me sa ka lanë të botueme nëpër revistat e kohës, ai mbetet një prej etnografëve ma të mirë të vendit tonë.

Por ja që me datë 26 korirk 1948 Dom Leka, si e thërriste populli, i mbushun me mllef për çka po ndodhte, por edhe me një besim gati biblik, në meshën e së djelës, atje në Bogën e tij, u tha besimtarëve: *“Vëllazën e motra, nji re e zezë na ka mbulue, por mos u trembni, sepse edhe ajo do të kalojë e një re e bardhë do të vijë përsëri e na do të dalim përsëri në dritë si gurët e lumit mbas shiut kur dielli i shkelqen”*, tue parafrazue vargun e famëshëm nga Eposi ynë i artë i Kreshnikëve.

Fjalë profetike, por që për fatin e keq të këtij populli, u vërtetuen vetem mbas 43 vjetësh kalvari të pashembull. Ishin ato fjalë të dala nga goja e njenit që ishte i vetëdijshëm për rrjedhojat, por edhe i gatshëm për flijim, që banë të sulen drejt Bogës katilët e kohës.

Me 27 korrik 1948, tue gjetë si pretekst fjalët e predkut të një dite ma parë, e arrestuen, e tërhoqen rrëshanë mbas kalit prej Boge në Koplik, sa arrijti në burgun famëkeq të Koplikut pa këpucë e veladon, që as dallohej çfarë ishte, ku filluen mbi të, ashtu siedhe mbi meshtarë të tjerë, torturat ma çnjerëzore.

Ja si e përshkruen Fritz Radovani vdekjen makaber të Dom Lekë Sirdanit e të Dom Pjetër Çunit:

*” Në muejin korrik të vitit 1948, kur po vinte me një biçikletë për në Shkodër (asht fjala pë Dom Pjetër Çunin – DG), ndalohët në rrugë dhe përcillet në hetuesinë e Koplikut. Aty, siç më tregonte një ish-polic, S. N., gjen Don Aleksandrin dhe At Florian Berishën S.J., që masakrohen*

*bashkë me shumë malësorë. Priftnit torturoheshin ma shumë se të tjerët, tregon ai. Nuk dinte pse, por jepej një urdhën: "Hyni në hu, edhe po ngordhën mos u frigoni!" Askush nuk e dinte shkakun dhe as nuk guxonte me e kërkue, mbasi nuk i kushtonte asgja Xhemal Selimit me të vra me të. Gropa e zezë ishte e hapun për cilindo!*

*Një ditë kishin shkue herët në Seksion* (kështu quhej Policia e Kohës, Seksioni i Mbrendshëm - DG) *Asllan Lici e Pal Mëlyshi. Xhemali po i priste në zyrë. Mbas një bisede të shkurtë, të tre bashkë kanë dalë e kanë dhanë urdhën me shkue tek birucat e Don Aleksandrit dhe Don Pjetrit, me i lidhë dhe me i nxjerrë mbas ndërtesës së Seksionit. Për fat ky nuk e kishte pasë atë rrezik me zbatue atë urdhën mbasi ishin caktue katër të tjerë. I kanë lidhë dhe i kanë nxjerrë nga një derë anësore. I kanë ba me ecë pak shpejtë edhe pse ishin mjaft të lodhun nga vuejtja. Xhemali ka hy në zyrë, ndërsa Asllani e Pali kanë urdhnue policët me shkue tek stallat e kuajve dhe me marrë dy cfurqe të rijë dhe të fortë. Urdhni do të zbatohej por me mend nuk mund të gjindej çka duan me ba xhullinjtë. I sollën edhe cfurqit. Ka dalë i pari topall në topall Asllani e mbas tij me kapadaillëk si gjithmonë Pali. Janë drejtue nga priftnit e lidhun tue u thanë: "Ecni, more këlysh të Papës, se tash do t'ju rregullojmë qejfin tuej, ju kujtoni se na mashtroni me ato zhgarravinat tueja...! Pse nuk tregoni me cilët kriminela jeni të lidhun dhe u keni çue bukë ndër male?" Nuk kanë pritë përgjigje por janë drejtue nga një gropë gjirizi të nevojtorës së Seksionit që ishte gjithmonë e hapun. Kanë urdhnue me afrue priftnit tek gropa. Këta që po shihnin nga dritarët po mendonin se po u bahej presion me tregue... por, papritmas Asllani i ka vue duert në gjoks Don Pjetrit dhe Pali, ka kapë përkrahut Don Aleksandrin dhe, tue ua sha Zotin me fjalët ma të flligta, veç kur u kanë dhanë të shtymen të dyve e, kanë ra mbrendë në gropën e zezë. Kur priftnit kanë marrë me u çue, xhelatët i kanë shty me cfurk për me i zhytë mbrenda, tue u thanë: "Hee... flisni... ku e keni ate Krishtin tuej... flisni... kështu do të jenë fundi i priftënve... A po e shihni kund Krishtin tuej, hee pisa pisash...?"*

..............................

*Mbi brrakën e gropës së nevojtorës janë pa vetëm kindat e ndyme të dy veladonëve. Fëtyrat nuk i ka pa ma kush. Xhullinjtë vazhdonin me i shty me cfurk derisa u zhytën mbrendë edhe trupat e pajetë të tyne. Mbas pak minutash priftnit u mbytën... Ata mendonin se bashkë me trupat e pajetë do të zhdukët edhe vepra e tyne....*

*Shqipnia asht shumë e vogël për krime kaq të mëdha. Ka vende shumë ma të mëdha, që edhe ata kanë vuejt nën thundrën gjakatare komuniste, por krimet atje nuk janë kurrë në përmasat tona".*

Nuk due ta mundoj ma shumë lexuesin, edhe pse ka dëshmi të tjera edhe ma ngjethëse. Po edhe sa solla nga Fritz Radovani, mjaftojnë me pasqyrue shëmtimin e barbarinë e një sistemi, që shëmtoi gjithçka, aq sa sot e kësaj dite vazhdojmë të përjetojmë rrjedhojat e tij.

*****

Vëllaznit Sirdani janë kunora e bukur e kombit shqiptar.
Po çfarë po ngjet me këta figura të shqueme?

Harresë, harresë, harresë .... nga institucionet, nga mediat, nga të gjitha ata që i vranë (bijtë e tyne) e që kanë pushtetin dhe të gjitha mjetet informative në dorë.

Ja si vëren me shumë vend e ban një analizë të thellë shkrimtari Agron Tufa:

*"Pas rënies së diktaturës ne përballemi me Kujtesën tonë kolektive. Më saktë se me përballje, kemi kundërvënien e kësaj Kujtese, luftën e njërës për të spostuar, margjinalizuar dhe sfumuar krejtësisht kujtesën Tjetër, atë që zhaurin nga dhimbja, klithmat, lotët dhe përndjekjet.* ***Mendoj se Kujtesa zyrtare e ish-komunizmit ia ka dalë deri më tash me sukses ta spostojë kujtesën e Burgjeve, Internimeve, Persekutimit politik*** (evidentimimi imi – DG). *Tashmë duket se e ka marrë në dorë shtypi dhe ekrani të vendosin, se çfarë kujtese duhet të kemi. Përrenjtë e zhultë të kujtimeve nuk kanë të sosur nëpër dossierë; faqet e gazetave të përditshme nuk ka ditë në këto 20 vitet e fundit, që të mos ringjallin bëmat, sagat, mitet e legjendat e diktatorit. Nuk ka gazetë që të mos hapet me një foto të diktatorit apo ministrave të tij. Një "epos" me kujtime e thashetheme të tipit: "Çfarë i tha Teme Sejko në vesh Enver Hoxhës tek Uji i Ftohtë", ndërsa nëntitulli sqaron: Dëshmon ish-bodigardi i Enver Hoxhës.*

*Krejt e kundërta ndodh me rrëfimet e familjeve të masakruara, të intelektualëve të pushkatuar, dënuar apo internuar. Ata nuk gjejnë vend nëpër dosierë me vazhdim. Në një mënyrë djallëzorë, shprazja e thesit të gërbulur me kujtimet e protagonistëve të diktaturës ka arritur të ngjallë një folklor të tërë ku pak e fije, nga pensionistët gjer tek shoferët e taksive shtohet përnjëmend respekti për vampirët azganë të diktaturës.*

*Memuaret e viktimave nuk ngjallin asfare interesi për mediat. Disa dhjetëra libra tronditës janë botuar mezi-mezi me shpenzimet e vetë autorëve, janë botuar, sipas takatit, kryesisht shkel-e-shko dhe kanë humbur qëkur nëpër qoshke librarishë, si diçka e padenjë për lexim. Dhe pikërisht e vetmja Kujtesë e denjë, që mban ndër dhëmbë kumtin e Madh, u gjend e shpërfillur, e privuar, në mungesë vëmendjeje".*

Me këto pak rradhë Tufa na sjell me ndershmëni intelektuale dhe sens atdhetari si po realizohet harresa e Burrava të Kombit.

Janë të pakta librat, edhe ato të botueme me shumë sakrifica, që përshkruejnë krimet e komunizimit e njihen nga shqiptarët, pse, si thamë, bahet gjithçka për t'i lanë në harresë. Me përjashtim të "Dosja e diktaturës" e Pjeter Pepes, dhe "Rrno per me tregue" e At Zef Pllumbit, vepra si "Çinarët" e At Kontrad Gjolajt, apo "Një monument nën dhé" e Fritz Radovanit, pakkush i ka lexue, pse media i ka injorue krejtësisht, edhe pse janë nga dëshmitë ma ngjethëse të Kohës së Ferrit. Libra të tillë, themeli i letërsisë dokumentare mbi të cilat duhet të mbështetet historia nesër, "zengjinët e rijë" të Tiranës do t'i kishin djegë si në mesjetë, ndërkohë që reklamohen kujtimet e kriminelëve si Ramiz Alia etj.

************

Këto pak rradhë për vëllaznit Sirdani i shkrova që të mos harrojmë. Po harruem, në një formë apo një tjetër, tragjedia do të përsëritet.

Vallë, nuk mjafton kalvari që kaloi populli ynë?

## IMZOT NIKOLLË KAÇORRI
## Nënekryetari i harruem i Qeverisë së Vlonës

Tue fillue prej salvimit të Imzot Pjetër Bogdanit e deri tek vetëflijimi i At Anton Harapit, nuk ka ngjarje në historinë e kombit tonë ku kleri katolik shqiptar të mos ketë luejtë një rol shumë të randësishëm për çashtjen kombëtare, qoftë me organizmin e kuvendeve, të shkollave e të qendrave kulturore për popullin shqiptar, ashtu edhe si mbeshtetës të luftës së popullit në qytete e malësi, për mbrojtjen e identitetit dhe të pavarësisë kombëtare; ata ishin drejtuesit kryesorë të Kongresit të Manastirit 1908 për Alfabetin e gjuhës shqipe, ashtu edhe drejtues të delegacioneve përfaqesuse te popullit shqiptar në konferencat ndërkombetare apo pranë kançelarive europiane, atje ku vendosej fati i popullit dhe i trojeve shqiptare; kleri katolik ka qenë dhe asht mbështetës i popullit shqiptar në mbrojte të demokracisë dhe kundër diktaturës komuniste.

Kleri katolik shqiptar ka qenë përherë e mbi të gjitha vetëdija e kombit. Pa të vështirë të thuesh cili do të kishte qenë fati i popullit tonë, qoftë nën pushtimin otoman, ashtu edhe prè e lakmisë së babzitun sllavo-greke. Klerikët katolikë shqiptarë kanë qenë sogjet e qendresës, ata që ndalen që kombi ynë të mos shpërbahej.

Në gjysmën e dytë të shek. XIX roli i klerit katolik u rrit aq shumë, qoftë me zgjimin e vetëdijës kombëtare, ashtu edhe në mbrojtjen e integritetit prej lakmisë së fqinjëve tue luejtë një rol të dorës së parë kudo.

Në fillim të shek. XX, kur tashma çashtja kombëtare ishte shtrue dramatikisht: ose çlirim prej zgjedhës turke e mvetësi, ose të shpërbamë thele-thele në mes shovinistëve serbo-grekë, ata nuk e humben besimin, po mblodhen grusht rreth vetit lulen e atdhetarëve.

Ma shumë se kryengritjet e armatosuna që, gjithësesi, nuk munguen kurrë, pesë shekuj robni kishin mpì ndërgjegjën kombëtare, prandaj zgjimi i saj do të mund të bahej vetëm nëpërmjet ditunisë.

Në cilën shoqni, kuvend, kongres nuk morën pjesë klerikët katolikë e nuk luejtën rolin kryesor në zhvillimin e mbarë të tyne: prej Kongresit të Manastirit, tek ngritja e Flamurit me 06 prill 1911 nga legjenda Dedë Gjo'Luli në Deçiq?

Po edhe kryegritjet antiosmane nuk po sillnin çka andërronte shqiptari, as lëvizjet kulturore nuk po sillnin trandjen përfundimtare të shqiptarëve vetë.

Koha kërkonte tashma hapin e madh, atë drejt Pavarvsisë. Drejt saj kleri katolik pat një rol ndoshta vendimtar, pse mbas çdo kryengritje, mbas çdo peticioni e memorandumi, mbas çdo kuvendi, ishte një organizator meshtar.

Një prej këtyne figurave që do të banin historinë ishte edhe Imzot Nikollë Kaçorri, aq i madh në historinë e vërtetë, gati i panjohun për publikun e gjanë shqiptar, pse gjatë diktaturës ai ishte "i

padëshirueshëm” në kunorën e atdhetarëve që banë historinë, prej Ismail Qemalit e Luigj Gurakuqit, tek Isa Bolentini e Dom Nikollë Kaçorri, prej Aqif Pashë Elbasanit tek Lef Nosi, prej Abdi Bej Toptani tek Petro Poga, prej Mit’hat Frashërit tek Pandeli Cale.

Prandaj, na duhet ta marrim lexuesin përdore e të shtegtojmë me të prej Lure në Vjenë, dy caqet e skajshme të jetës së të madhit Imzot Kaçorri.

Imzot Nikollë Kaçorri kishte le në Krejë të Lurës më 1862. Ishti i biri i një katoliku dhe i një muslimaneje, gja jo e pazakontë në ato treva. Atje e rriti shtatin në mes pishnajave e kaltërsisë së liqejve e të qiellit. Atje dëgjoi balladat e para që evokonin liri. I kishte ngelë veçanarisht në mend një kangë që thonte:

*"Të gjithë gjaqet ju t'i falni,*
*Luftën turkut mos ia ndalni"*

Ndrysh prej moshatarëve të tjerë, ai pat fatin të ndiqte mësimet në Seminarin Papnor të Shkodrës, në shkollën ma të organizueme e me nivel ma të naltë shkencor, që ishte atëherë në Shqipni. Ajo shkollë financohej nga Austro-Hungaria e nxanësit ma të zellshëm, shpesh herë ndiqnin edhe studimet e nalta në Austri, ashtu si i ndoq edhe Nikollë Kaçorri për teologi dhe filozofi.

U kthue në Atdhe në vitin 1884 dhe po atë vit u shugurue meshtar në Shkodër. Mbas rreth gjashtë muejsh shërbim në qytet, lurjanin riosh, që në shtëpinë e prindëve festonte Pashkë e Bajram, e caktuen meshtar në Delbinsiht të Kurbinit, trevë që vlonte nga zjarri për çlirim nga zgjedha ottomane. Edhe pse mbas pesë vjetësh e caktuen në Durrës, që ishte qendër e Dioçezës, ai nuk i shkëputi asnjëherë lidhjet me kurbinasit; përkundrazi, i nxiti e i organizojë në kryengritje të armatosun, u siguroi mbi 500 armë e municion, kështuqë në vitet 1905-1907, Kthella dhe Kurbini u banë një nga votrat ma të nxehta në luftë kundër turkut, që tashma kishte shpërthye anë e kand Shqipnisë.

Një vit mbasi shkoi në Durrës, pra më 1892, emnohet Ipeshkëv i Dioçezës së Durrësit dhe asht ndër meshtarët e parë shqiptarë, që për merita të veçanta, dekorohet nga Vatikani me “Kryqin e artë”, mirënjohja ma e naltë që jepej nga Papati.

Imzot Kaçorri përkrahu, nxiti dhe bashkëthemeloi me atdhetarë e intelektualë të tjerë vendas shoqatat e para në Durrës, “Vllaznia” dhe “Bashkimi” (1907-1909), që kishin si synim të mirëfilltë përpjekjet me dalë nga zgjedha turke. Atje takoheshin intelektualët më me za, tue e pasë si synim të pare e sa ma të afërt rilindjen e Shqipnisë, arsimimin dhe gjuhën shqipe. Me veprimtarinë e tij luen rolin kryesor në bashkrendimin e lëvizjes kombëtare edhe jashtë Durrësit, si e vërteton edhe letërkëmbimi me Ismail Qemalin, Luigj Gurakuqin, Aqif Pashë Elbasanin, Shtjefën Gjeçovin, Haxhi Vebi Dibrën etj. Për veprimtarinë e tij të gjithanvshme antiosmane, ai u ba shinjestër e sundimtarëve anadollakë, që e hodhen në gjyq, e dënuen dhe e ridënuen me burg, po në pritje të përgjigjes ankomire nga Stambolli, Imzot Nikollë Kaçorri nuk e ndërpreu aspak veprimtarinë e tij, përkundrazi: Në vjeshtën e vitit 1908

e gjejmë në Manastir si përfaqësues të Durrësit, përkrah At Gjergj Fishtës, Luigj Gurakuqit, Dom Ndre Mjedës e atdhetarëve të tjerë, që arrijten të imponohehsin për pranimin e alfabetit me shkronja latine. Mbas një viti ai do të merrte pjesë edhe në Kongresin e Elbasanit dhe do të bahej mbështetje e randësishme financiare për subvencionimin e Normales historike, ku drejtor u caktue miku i tij Luigj Gurakuqi.

Edhe pse i ndjekun e i përndjekun, Imzot Kaçorri nuk i shkëputi asnjëherë lidhjet me çetat kryegritëse, sidomos ato që vepronin në zonën e Kurbinit dhe në Malësitë e Kthellës, ku përfshihej edhe vendlindja e tij, Lura.

Në Durrës gjendja e tij bahej gjithmonë e ma e vështirë: Ishte një paradoks, po ai u gjend në mes dy zjarrëve, pushtetarëve otoman, që e kishin përherë nën mbikqyrje, e në bashkpunim me ta edhe nga dhespoti i Kishës Ortodokse, Jakovi. Popullsia muslimane e Durrësit dhe e Shijakut, edhe pse e ndërsyeme liksht kundër tij nga turqit, nuk e tradhëtoi kurrë, po përkundrazi, e mbështeti, e mbrojti, shpesh herë edhe me armë.

Bashkëkohësit e përshkruejnë si një klerik jo fort paqësor: Ishte kohë kryengritjesh për liri dhe meshtari nuk i shmangej as luftës së armatosun.

Përndjekjet, gjyqet, kërcënimet kundër tij nuk pushuen një çast, aq sa gjendjen e tij e përcollën jo vetëm gazetat shqiptare të mërgimit, si gazeta “Dielli”, por edhe gazetat e hueja si “Corriere di Trieste” apo edhe shtypi austriak me të cilin ishte i lidhun posaçrisht edhe për shkak të njohjes së gjuhës, pse atje kishte krye studimit.

Në prag të shpalljes së Pavarësisë Imzot Kaçorri i dërgoi një memorandum Mbretit të Austro-Hungarisë, Franc Jozefi, çka parapërgatiti vizitën që do të bante delegacioni shqiptar me në krye Ismail Qemalin në Vjenë. Vetë Ismail Qemali u befasue me njohjen e gjendjes aq mirë nga Ministria e Jashtme Austriake, që ka qenë mbështetja kryesore për Shpalljen e Pavarvsisë në Konferencën e Fuqive të Mëdha e sidomoas në kundërvumjen Rusisë, mbështetësja kryesore e planeve të Serbisë, Bullgarisë e Greqisë për coptimin e Shqipnisë.

Ishte Imzot Kaçorri ai që priti delegacionin e mërgatës, që arrijti nga Trieste me datë 22 Nandor 1912. Durrësi ishte parashikue nga atdhetarët si qyteti ku do të bahej Shpallja e Pavarësisë. Mirëpo, qeveria turke urdhnoi vezirin në Janinë të dërgonte forca ushtarake atje e të zhdukte edhe fizikisht atdhetarët shqiptarë, që donin të shpallnin Pavarësinë. Si thamë, komandanti turk gjet “aleatë” moralë dhe informativë tek dhespoti Jakov me Myftiun e qytetit, që pamundësuen ngritjen e flamurit dhe mbajtjen e kuvendit të parashikuem në Durrës.

Në këto rrethana, me këshillen e Imzot Kaçorrit, delegatët e zgjedhun nga krahina të ndryshme për Shpalljen e Pavarvsisë u nisën të primë nga meshtari trim drejt Vlonës, të siguruem nga atdhetarë durrsakë e kështu me radhë gjatë gjithë rrugës.

Kuvendi i Vlonës, i çelun në orën 14,°° të datës 28 Nandor 1912, miratoi Shpalljen e Pavarësisë. Firmë e dytë, mbas Ismail Qemalit, ishte Imzot Nikollë Kaçorri. Valvitja e flamurit të Kastriotit atë ditë të shejtë, siç e dëshmon një fotografi e vjetër, e paretushueme nga komunistët, u ba pikërisht nga Imzot Noli, Luigj Gurakuqi, Imzot Nikollë Kaçorri e Aqif Pashë Elbasani.

Kuvendi zgjodhi qeverinë e Imzot Kaçorri u zgjodh Zëvendëskryeminister i Qeverisë së Parë Shqiptare mbas 450 vjet robnie. Kështu, Më 28 Nandor 1912 mendjet ma të ndrituna të kombit shqiptar të mbledhuna në Kuvendin Kombëtar në Vlonë "me një za venduen që Shqipnia më sot të bahet në vete, e lirë e e mosvarme". Firmëtarët e këtij vendimi historik ishin: Ismail Kemal (Qemali); Kaçorri (Dom Nikoll Kaçorri); Vehbi Dibra; J. Karbunara; Elmas Boco; Vehbi Harçi; Qazim Kokoshi; J. Minga; Rexhep Mitrovica; A. Ruçi; Abdi (Toptani); Abas Dilaver (Çelkup-a); Mid´hat Frashëri; Shefqet Daiu; Zihni Abas Kanina; Xhelal (Kopernacka); Hajredin Cakrani; Qemal Elbasani (Karaosmani); Iljas Vrioni; Salih Gjuka; Dhimitër Berati; Dhimitër Emanuel (Mborja?); Dhimiter Zografi; Murat Toptani; Pandeli Cale; Luigj Gurakuqi; Bedri Pejani; Spiro (don) Ilo; Thanas Floqi; Lef Nosi; Dr. H. Myrteza; Nuri (Sojliu); Mustafa Asim Kruja; M. Ferid Vokopola; Ymer (Deliallisi); Xhemaledin (Xhemal Deliallisi); Nebi Sefa Lushnja; Zuhdi Ohria, ndërsa 2 emna janë të palexueshëm, pse, si dihet, nga 83 delegatë të zgjedhun, munden të arrinin në Vlonë vetëm 42, pse të tjerët u penguen nga hordhitë serbe e bullgare, që kishin sulmue Shqipninë Veriore e Qendrore, nga malazezët që kishin rrethue Shkodrën, nga komanda turke e Janinës, shiko-shiko!, në bashkpunim me çakejt e Athinës. Po aty ishin Shkodra a Malësia, aty ishte Prizreni e Kaçaniku, Ohri e Çamëria. Edhe pse jo fizikisht, aty ishin edhe Dedë Gjo' Luli e Hasan Prishtina, Gjergj Fishta e Bajram Curri e gjithë lulja e atdhetarëve që u punguen nga fqinjët barbarë.

Roli dhe autoriteti i Imzot Kaçorrit në atë qeveri ka qenë i dorës së parë, edhe pse Ismail Qemali, që mbante edhe detyrën e Minsitrit të Jashtem, qendroi ma shumë nëpër kançelaritë e Europës për njohjen e Shtetit të ri Shqiptar dhe në përpjekje për moscoptimin e vendit.

Po ngjarjet do të ridhnin jo ashtu si kishin andërrue atdhetarët: Lufta Ballkanike, pabesia e Esat Pashë Toptanit dhe e mahmurëve të tjerë me trup në trojet arbnore, po me mendje e zemër në Stamboll, banë që Qeveria e Ismail bej Vlonës të mos jetonte gjatë.

Nikollë Kaçorri u kthye në Durrës. Aty ai do të ndeshej me një nga ngjarjet ma të shëmtueme në historinë shqipatre. Renegati Haxhi Qamili do t'i digjte qelën ku banonte dhe t'i shkatrronte bibliotekën e tij personale, ndër ma të pasunat në Shqipni në atë kohë.

Po Imzot Kaçorri nuk u step. Bashkë me Luigj Gurakuqin, Mustafa Krujen, Themostokli Germenjin etj., themeluen lidhjen “Për Atdheun e për Thronin”, që të mund të ndalnin atë hemorogji të tmerrëshme kombëtare që po shkaktonin atdhemohuesit si Esat Totani, Haxhi Qamili etj.

Në ato vite të trazueme të Luftës së Parë Botnore, në rrethana politike e vetjake që kanë mbetë mister, Imzot Kaçorri dërgohet në Vjenë, ku edhe ndërron jetë me 29 Maj 1917.

Nga kostelacioni i yllësisë së atdhetarëve ma të shquem shqiptarë shkëputej një yll i pashoq, lurjani i urtë e trim, që as u përkul kurrë, as u thye.

Po tragjedia personale e Imzot Kaçorrit do të vazhdonte e mund të themi vazhdon edhe sot e kësaj dite. Një mur heshtjeje, i plumtë, u vendos përreth tij. Deri më 1962, që përkonte me 50-vjetorin e Shpalljes së Pavarvsisë, emni i tij u harrue plotësisht. Në atë përvjetor u përmend

për herë të parë qysh prej vitit 1944. E si shpërblim e fyen deri në palc: Për veprimtarinë e tij atdhetare ndër ma të shquemet e dekoruen me urdhënin fyes "Për veprimtari patriotike e klasit të dytë"! Atë, viganin, me një medalje të klasit të dytë! Në përmendoren e Pavarësisë nuk u paraqit truporja e tij e shejtë. Në asnjë vepër arti, aq të shumta për Pavarësinë, nuk u pikturue fytyra e tij e ndershme. Në faksimalin e Aktit të Pavarësisë u arrijtë deri atje sa iu hoq firma e bukur. Në filmin “Nandori i dytë”, kushtue Shpalljes së Pavarësisë, del vetëm një herë, po jo në ballkonin ku u valëvit Flamuri i shejtë. Në Fjalorin Enciklopedik Shqiptar, faqe 440, Imzot Nikollë Kaçorrit i kushtohen vetëm 27 gjysma rreshtash, prej të cilëve katër rreshta për një shpifje bajate ndaj Klerit Katolik. Vetë zani “Shpallja e Pavarësisë” (faqe 1031) ka vetëm 17 rreshta të një kolone, kurse lopçarja Lenka Çuko ka 55 rreshta, ndërsa renegati e turpi i historisë shqipatre, Haxhi Qamili, ka gjithashtu plot 55 rreshta, pa folë për themelimin e rrugën e “lavdishme” të PKSh me plot 939 rreshta!

Rasti i Imzot Kaçorrit asht shembull tipik që provon thanjen e Sami Frashërit “Kalben njerëzit e ndershëm atje ku lartësohen kriminelat”.

Po pse u kalbën, u harruen dhe u përbuzën figurat ma të shqueme historike, ndërsa u lartësuen kriminelët, pansllavistët, turkofilët dhe grekofilët, le t’ia lamë kohës ta gjykojë. Një gja asht e sigurtë: ata i banin hije bandës së Enver Hoxhës.

Fatkeqësisht edhe mbas viti 1990 vetëm sa u tha ndonjë fjalë për të madhin Imzot Kaçorri, vetëm sa u shkrue ndonjë artikull, sa me thanë se po e kujtojmë, si shprehet populli. Po sot, kujt i ban hije ky vigan?

E ndjej për detyrë morale të falnderoj Bashkinë e Durrësit, i vetmi institucion që e nderoi ashtu si e meriton, me një monument dinjitoz.

Ata banë historinë. Nuk kanë nevojë për lavdi, sepse janë lavdia vetë. Kemi nevojë na për ta, që ta kuptojmë cilët kemi qenë e cilët jemi.

Ata janë përfaqësuesit e genit tonë.

Në këtë përvjetor, nësa po afrohet tashma 100-vjetori i Shpalljes së Pavarësisë, Imzot Nikollë Kaçorri do të jetë përsëri në Vlonë tue adhurue shqiponjen me dy krena, por me një zemer.




Në Durrës



Imzot Kaçorri



Akti i Shpalljes se Pavarësisë
Kaçorri, firma e dytë





Delegatet e "Kongresit te alfabetit" - Manastir 1908
(Rreshti trete: me nr.2-At Gjergj Fishta; nr.3-Dom Nikoll Kaçorri; nr.4.-Dom Ndrë Mjeda)

28.12.1912



Imzot Kaçorri nuk paraqitet në asnjë vepër arti kushtue Pavarësisë.

# IMZOT PRENGË DOÇI -
## KOMPLEKSIVITETI I NJË FIGURE NDRYSH

**1**

Studimit të kësaj figure madhore, në dukje të parë enigmatike, i janë shmangë qoftë historianët e mirëfilltë, ashtu edhe historianët e letërsisë. Këta të fundit kanë edhe një farë të drejte: do të ishte cektësi me kujtue Imzot Doçin thjeshtë në cilësinë e poetit. Edhe një monografi e botueme pak vite ma parë nga Pal Doçi ka mangësi të ndjeshme konceptuale e shtjellimi të ngjarjeve, ashtu edhe të figurës. Natyrisht kjo ka ardhë edhe prej vështirësive që paraqet realisht figura komplekse e Imzot Doçit nëse portretin e tij e kërkojmë në vepra të botueme apo pjesëmarrjen në konferenca e kongrese. Por nëse, si thuhet në diplomaci, do të përpiqemi të lexojmë në mes rreshtave, atëherë këto vështirësi del se janë shumë ma të pakta.

Imzot Doçi duhet pa veçanarisht në dy plane: a) në trajtimin krejtësisht të ri të çashtjes kombëtare; b) në krijimin e një klime moderne kulturore që do të rrezatonte forca të paimagjinueshme deri atëherë.

Shumë i përmendun e pak i njohun, e cilëson një studius tjetër. Edhe kjo rrjedh pse shpesh të gjithë na kërkojmë me gjetë anën e jashtme, të dukshme, të zhurmëshme të personazheve historike. Këte asht kot ta kërkosh tek Imzot Doçi. Vepra e tij nuk asht tingëlluese, por rrajë e degë i kishte rrajë e degë lisi.

Nuk asht kjo paraqitje e shkurtë që mund të trajtojë në mënyrë analitike e shtjerruese figurën e Imzot Doçit: do të përpiqemi të argumentojmë pse ai duhet konsiderue një figurë madhore, por ndrysh nga bashkëkohësit e tij apo edhe personalitetet e sotme.

Periudha e parë e jetës së tij (shkurt 1846-1872) nuk ka asgja të veçantë. Asht si të përsëritish jetëshkrimin e shumë bashkëkohësve të tij: u lind në Bulgër të Lezhës, kreu studimet fillore në Kallmet po të Lezhës, shkollën e mesme e kreu në Shkodër pranë Kolegjit Papnor, kurse studimet teologjike në Romë prej nga u kthye në vitin 1871 dhe u caktue meshtar në Korthpulë të Pukës.

Më 1872 ai caktohet sekretar i Abatit të Mirditës Gasper Krasniqi.

Këtu fillon figura ndrysh e Imzot Doçit.

Le të bajmë një parantezë mbi gjendjen e Maleve Veriore në atë kohë e veçanarsiht të Mirditës. Mbarë vendi, veçanarisht Malësitë e Veriut, jetonin ende një formë mesjetare në pikëpamje shoqnore, ku dominonte njësia e Flamurit (Bajrakut), e shumta disa njësi të tilla të bashkueme nën sundimin e një princi, a vojvode, a kapedani, por me administrim të dyfishtë: atij turk e të sundimtarit vendas. Një farë gjysëmautonomia e njohun nga Stambolli nuk i prishte shumë punë Turqisë; joqë asaj i interesonte kjo përçamje administrative, shpesh herë konfliktuale mes trevash fqinje. Struktura fisnore e Veriut, por edhe e Jugut në një farë mase, i lejonin Turqisë të shpenzonte ma pak energji ushtarake për t’i

mbajtë nën sundim, se sa po të ishin nën një administrim unik. Përveç kësaj, njohja e autonomisë apo e formave të përafërat me te, shoqnohej edhe me detyrimin që këto zona të mobilizonin një numur të madh ushtarësh në shërbim të Turqisë kur asaj ia donte nevoja, qoftë në përballimin e konflikteve me fqinjët, ashtu edhe tue i dërgue në periferi të Perandorisë. Një shembull domethanës asht lufta e 4.000 mirditorëve kundër ushtrisë franceze gjat fushatës napoleonike drejt Egjyptit. Pra, përçaj e sundo, ban lëshime e merr përfitime, kjo ishte politika e Turqisë mbi trojet tona, veç dhunës së mirëfilltë ushtarake. Janë historikisht të njohun konflikte paradoksale në mes trevash etnografikisht të ndryshme /Mirditë-Malësi e Madhe, Mirditë-Dibër, Malësi Gjakove-Prizren e kështu me radhë/.

Në atë periudhë (vitet 70 të shek. XIX) në Mirditë gjendja ishte edhe ma e randueme për dy arësye: Kapedani trashigimtar, Prengë Bibë Doda, ishte shumë i ri; një kahje parie mirditorësh, në atë kohë në sherbime të randësishme në ushtrinë turke, u përpoq të merrte Derën e Kapedanit tue eliminue kështu Gjomarkajt, dhe këte u përpoq ta bante ushtarakisht, me ndërhymjen drejtpërdrejt të Turqisë. Prandaj edhe raprezaljet turke të viteve 1876/1877 duhen pa me këtë sy, si një luftë për pushtet në dam të madh të çashtjes kombëtare në përgjithësi.

Vitet 1872-1877 ia vlen të analizohen thellë nga historianët, pse këtu shpaloset madhështia e figurës së Imzot Doçit.

Verpimtaria e tij, veç asaj fetare, që nuk e la kurrë mbas dore, si e ka thanë me mendjelehtësi ndonjeni per të nxjerrë në pah veprimtarinë e tij atdhetare, iu nënshtrue një konceptimi të ri, si asnjë tjetër në shek. XIX para tij.

Së pari, ai predikoj me forcë e konkretisht, në mes krenëve e në popull, shuemjen e kësaj ndasije të natyrës fisnore me konturime mesjetare e kapërcimin në një fazë mbikrahinore e aty edhe mbarëkombëtare. Ai bani gjithçka të afronte Mirditën e Pukën me Dukagjin e Malësi të Madhe në përgjithësi, po edhe Fan e Lurë me trevat fqinje, tue përdorë të gjitha mjetet, deri krushqit (martesat) në mes banorëve të maleve. Ky konceptim asht aq i vetëdijshëm, aq largpamës, sa asnjë tjetër në atë kohë nuk kishte arrijtë në një koncentrim të tillë. Asht shumë domethanëse kërkesa e tij drejtue Vatikanit që të çelte një mision në Epirin e Sipërm (Çamëri) ku nuk kishte asnjë katolik, apo edhe në trevat tjera të Epirit ku ishin të gjithë ortodoksë, pse, i drejtohet Vatikanit, muhamedanët janë gati ta lëshojnë besimin e tyne për hir të çashtjes kombëtare, se ortodoksët shqiptarë, të vetvdijshëm për qellimet e liga të Athinës, janë të gatshëm ta lëshojnë besimin ortodoks për hir të çashtjes kombëtare, pse e dinë të gjithë se ma parë kanë qenë katolikë. Nuk duem të predikojmë këtu nëse duhej të lëshonin apo jo muhamedanët apo ortodoksët besimin e tyne, por të evidentojmë konceptimin e jashtëzakoshëm të Doçit: <u>Atdheu do t'i drejtonte shqiptarët kah besimi, jo e kundërta</u>. Po të lamë për një çast teorizimet e stërhollueme, kjo do të thotë se Imzot Doçi e shikonte besimin jo vetëm si një përkushtim ndaj mësimeve të Zotit, por edhe si një instrument të randësishëm në shërbim të idealit kombëtar.

Nuk janë të paktë ata që e kanë quejtë Imzot Doçin si ndër ideologët e parë të Rilindjes, por kjo duhej shpjegue në sensin praktik

të saj, e më duket se ky konceptim e kjo veprimtari e Imzot Doçit ndoshta i kapërcen edhe caqet semantike të nocionit “ideolog”.
Ai gjatë studimeve në Romë kishte përjetue thellë shndrrimet e Italisë post Garibaldine, ku përçamja krahinore shpesh herë ishte dashtë të “rrafshohej” edhe me dhunë. Ndërkohë ai ishte vu në kontakt si me arbëreshët ma të shquem të kohës, ashtu edhe me shqiptarët e kolonive. Kështu Ai vinte me një koncept të konsoliduem mbi nevojen e mbisundimit të idesë kombëtare mbi ate ngushtësisht krahinore.

Së dyti, Imzot Doçi luejti një rol të jashtëzakonshëm në edukimin e formimin e Prengë Bibë Dodës, që e gjet 14 vjeçar kur e caktuen në Abacì të Oroshit. Ky formim do të ishte themeli shkambor që do t’i shërbente gjithë jetën Kapedanit. Mjaft të kujtojmë se ai, 20 vjeçar, u nda në shej në Kuvend të Prizrenit e aty ishte jo vetëm mençunia e tij, por mbi të gjitha filozofia me të cilen e kishte ushqye udhëheqësi i tij shpirtnor e kulturor, Imzot Doçi. Edukimi i një udhëheqësi nuk asht një diçka e dorës së dytë, tue marrë parasyshë edhe strukturën e atëherëshme trashiguese.

Së treti, kur rrethanat ia diktuen, ai, edhe pse me petkun e meshtarit në trup, u ba udhëheqës ushtarak i forcave të Gjomarkajve, pse Kapedani ishte tepër i ri. Imzot Doçi nuk ishte peng i tabuve: ai ishte mishërim i idealit që do të transmetohej me forcë edhe tek ata që e ndoqen: për Fe e Atdhe.

Kur rezistenca u thye dhe ai u detyrue të merrte malet, Ipeshkvi i Lezhës Françesko Malçinski, austriak me origjinë ukrahinase, e pezulloi nga funksionet fetare. E kujtova këte pse ka pasë ma se një herë keqinterpretim e keqkuptimet transmetohen nga një shkrim tek tjetri: asht thanë se *“e shkishëroi”*. Së pari, Ipeshkvi nuk e kishte një të drejtë të tillë; ate mund ta bante vetëm Papa. Së dyti, pezullimi i tij formal ishte i detyrueshem në rrethanat e pushtimit turk, e jo ashtu si janë ba insinuata naive tue kujtue origjinen e tij ukrahinase (sllave), siç e bana edhe unë, por për tjetër qellim. Nacionalizmi e shovinizmi janë vetëm një teh thike larg njeni tjetrit.

**2**

I ndjekun nga forcat turke, ai i drejtohet Gucisë. Në Vuthaj, mbasi luftoi bashkë me shoqnuesit e tij deri sa i mbaruen fishekët, e kapin dhe e dërgojnë drejt e në Stamboll. Nuk pritej dënim tjetër përveç atij me vdekje.

Këtu fillon një periudhë e dhimbëshme 11-vjeçare, përvëlimi prej mallit për Atdhe.

Por u vunë menjëherë në levizje miqtë e tij, e ai kishte miq shumë, aqsa konsiderohej se ishte njeriu që dinte të mblidhte aq shumë miq rreth vetes, po jo se donte mandej të rrinte vetë në krye të vendit.

Media ma e besueshme e kohës, që përshkruen ikjen e tij nga burgu i Stambollit, asht gazeta *“Flamuri i Arbërit”* e De Radës, që ishte mik i Imzot Doçit. Simbas saj, për ikjen nga burgu gjithçka e organizoi Patriarku Stefan Azarian, po ai që do ta ndihmonte të kthehej në Atdhe mbas 11 vjetësh, e që ishte mik i Sulltanit, pse dihet që Patriarku i Stambollit emnohej drejtpërdrejt nga Sulltani, jo nga Patriarkana. Po këte herë Patriarku i doli i pabesë Sulltanit: Imzot Doçi ikën nga burgu

dhe nga Stambolli me emnin e rremë “Pére Achile”, i ndihmuem edhe prej faktit se zotnonte shumë mirë frëngjishten.

Në Romë, i vlerësuem nalt qysh kur ishte student e me një jehonë shumë pozitive për veprimtarinë e tij gjatë viteve 1872-1877, veçanarisht për organizmin e udhëheqjen e rezistencës antiturke, emnohet sekretar i disa Kongregacioneve e ma vonë, për pak muej dërgohet me mison në Tivar ku takon për herë të fundit nanën dhe motrën.

Tue mos gjetë asnjë mundësi për kthimin e tij në Atdhe, Vatikani e dërgon atë misionar në SHBA.

Imzot Doçi do të bahet kështu “mërgimtari” i parë shqiptar përtej Atlantikut: Ai shërben në Newfoundland, Wayne, Pennsylvania, e ma vonë edhe në Brunswick, në Kanada. Për priftin shqiptar, që i preku bashkëvëllaznit si për kulturën e tij, ashtu edhe për një dashuni të thekshme atdhetarie, do të shkruenin deri gazetat kanadeze mbas kthimit përsëri në Romë më 1883.

Përvoja amerikane do të lajë gjurmë të thella në formimin e matejshëm të Imzot Doçit: atje ai pat rastin të njihte shtetin e së drejtës në kuptimin ma demokratik për kohën, sidhe rolin e kulturës në ndërgjegjësimin e një populli drejt lëvizjeve për liri.

Vatikani, si dështuen përsëri përpjekjet për t’i nxjerrë faljen në Stamboll e të kthehej në Atdhe, e dërgon sekretar të Delegatit Apostolik në Bombei të Indisë të Kardinalit të ardhëshëm, Antonio Agliardi. Delegati Apostolik u befasue prej figurës erudite të prifit shqiptar e sidomos u prek prej dëshirës së tij të zjarrtë që të kthehej me çdo kusht në Atdhe.

Ishte kjo lidhje shumë e fortë në mes prelati të naltë dhe Doçit, që e bani Agliardin të ndërhynte sërishmi pranë Patriarkanës në Stamboll, tek Patriarku Azarian, e të nxirte faljen për Doçin e lejen që të kthehej në Atdhe.

Vërtetë 11 vjet të vështira, por që do t’i shërbenin shumë gjatë veprimtarisë së matejshëm në Atdhe.

Me 06 Nandor 1888 ai kthehej tashma zotnues i shtatë gjuhëve të hueja, me një përvojë të pasun dhe plot miq, sidomos në Amerikë.

**3**

Doçi caktohet menjëherë Abat i Mirditës. Nuk ishte e lehtë, sepse kishte jopak nga ata që mbanin mend jo meshtarin, po komandantin e forcave që kishte luftue kundër tyne. Po ai, që iu vu punës me një përkushtim edhe ma të madh se ma parë, i bani shpejt për vete edhe kundërshtarët e tij. Mirditorët tashma kishin dy kapedana, ndoshta dy Prengat me të shquem të historisë së tyne.

Konsolidimi i Abacisë, ndërtimi i Kishave të reja, shkollimi nëpër seminare, në Shkodër e jashtë shteti i bijëve të Mirditës, angazhimi total për shuemjen e hasmënive, rimarrja në dorë e njenes prej çashtjeve që nuk iu nda gjithë jetën: afrimin e bashkpunimin ndërmjet krahinave; nxjerrja e meshtarëve nga guacka e detyrës së tyne thjeshtë fetare e kthimi në elementë të randësishëm shoqnorë, pikërisht në çashtjet që porsa përmendem, e kthyen Abatin në një figurë të njohun në të gjitha trevat shqipatre e jo vetëm në trevat shqiptare, por edhe në koloni, prej

Egjyptit në Bukuresht. Zgjanimi i Abacisë nga viti në vit me dekrete të posaçme të Vatikanit nuk vinte si rezultat i ndonjë tendence të Abatit për pushtet, por si rezultat i natyrshëm i forcimit të veprimtarisë së Abacisë së Oroshit, i rolit të saj në mbarë Kishën Shqiptare, e në konkurencë pozitive me dioqezat fqinje të Lezhës, Sapës e Shkodrës që, krahasue me gjallnimin e Abacisë, kishin ra në një farë apatie apo rutine të trashigueme.

Nuk i munguen as ndihmat financiare, sidomos nga miqtë e shumtë që kishte lanë në Amerikë.

Abati, që ishte ba si sinonim e emnit të tij, aq sa sot e kësaj dite kur thuhet Abati nënkuptohet Imzot Prengë Doçi, kishte kuptue se tashma lufta kundër turkut nuk mund të bahej vetëm me armë: ai solli një mendësi të re në të gjithë klerin që, vërtetë nuk kishte ndejë kot, sidomos nga gjysma e shkelllit XIX e mbrapa, po tashti ai e shkundi mirë ate e fjala nuk ishte vetëm për meshtarët e Abacisë, po të mbarë vendit. Shumë nga ata që ma vonë do të baheshin figura të shqueme në lamin e dijes, e jo vetëm të dijes, prej Dom Ndoc Nikajt, At Gjergj Fishtës, At Shtjefen Gjeçovit, Dom Ndre Mjedës, shtysën e parë ia patën borxh Abatit. Ai dijti ma së pari t'i bante për vete e sidomos t' i organizonte në shoqni kulturore që u banë shtyllë e veprimtarisë atdhetare e kulturore të kombit tonë në fillim të shek. XX. Nëse ndokush vazhdon të kërkojë veprat e Imzot Doçit, ai duhet t'i kërkojë ato edhe tek botimet e Fishtës, të Nikajt etj.

Shoqnia "Bashkimi" ka pasë një rol të jashtëzakonshem në fillimshekullin e XX. I përkasin asaj organizmi i intelektualëve ma të mirë të Shkodrës e të Veriut mbarë, botimi i librave, i *Fjalorit*, i quejtun i "Bashkimit", sidhe i 34 librave të tjerë, një numur i jashtëzakonshem për atë kohë, në mes të cilëve *1) Historia e Shqypnis; 2) Historia e Turkis; 3) Lahuta e Macis; 4) Anzat e Parnasit; 5) Folmarme e gjuhës shqype (Gramatika); 6) Dheshkronja (Gjeografia)* etj.

Doçi nuk mori pjesë fizikisht në Kongresin e Manastirit, po alfabeti që kemi sot, mund të quhet pa frikë se e teprojmë, i tij; nuk mori pjesë në Kongresin e Elbasanit, po librat shkollave e të Normales ku u emnue drejtor miku i tij Luigj Gurakuqi ishin shumica të tij.

Praktikisht Shoqnia "Bashkimi" asht qendra kulturore ma e randësishme e kohës, e shtylla e asaj shoqnie, përveç se kryetar i saj, ishte Abati.

Imzot Doçi kishte sjellë nga përvoja e tij në Amerikë e në Indi jo vetëm një bagazh kulturor personal të pakrahasueshëm me bashkëkohësit, por mbi të gjitha ai dijti t'i drejtonte të tjerët për nga puna kërkimore, shkencore, pedagogjike, etnologjike e etnografike; ai ishte shtysa e parë e krijuesëve ma në za sot e kësaj dite, sa me të drejtë dikush ka pyetë: a do të ishte Fishta ai që njohim të mos kishte qenë rasti fatlum i njohjes nga afër me Abatin në kohën që shërbente në Vig?

Nuk ka pse të zgjatem e të sjell respektin e thellë që ai gëzonte tek shqiptarët ma të shquem të kohës, prej De Radës e Dora d'Istra, tek Faik Konica e Luigj Gurakuqi.

Abati nuk bie në sy. Ai nuk asht kurrë "në tribunë", si do të thonim sot. Por ai asht kudo kryhet një vepër e randësishme kulturore,

atdhetare e pedagogjike. Ai, ashtu gati si i hequn mënjëanë, u impunue, sa e ktheu titullin që mbante, Abat, në një mit.

**4**

Të tjerë kanë trajtue edhe atë pak krijimtari artistike që na ka lanë. Me shumë vend ata kanë vërejtë se një stil aq të naltë poetik nuk mund ta zotnonte një autor që ka shkrue dy-tri vjerrsha. Të mendosh se *“Nji kushtrim Shqiptarvet”* e ka shkrue në vitin 1870, kur përgjithësisht poezia e asaj periudhe ishte në nivelin e bejtjes, ndërsa Ai thotë:

*Trima, mbrendë! Me dor’ me dorë!*
*Ndalnja gazin Osmanllis!*
*Bini, trima, mbrendë ushtorë!*
*Zbardhnja faqen Shqyptaris!*

apo të gjejsh vargje të tilla tek *“Shqypnija nën zgjedhë turke”*

*S’asht mot për kangë, asht mot për vaj, o zanë,*
………………..

dëshmojnë se kishim të banim me një artist në mos ma të naltë, të paktën të barabartë me ma të mirët e bashkëkohësve, por, krahasue poezia e tij me verpimtarinë tjetër, si në lamë të dijes, ashtu edhe të atdhetarisë, ajo nuk përfaqëson një element kryesor në jetën e Abatit.

Jo, nuk ka pse të kërkojmë ma shumë krijimtari artistike prej tij, edhe pse ka pasë plot hamendsime se do të ketë lanë dorëshkrime e nuk dihet fati i tyne. Në krijimtarinë e cilit nuk ka pjesë Ai?

Po *“vepra e mungueme”* e Abatit vijon edhe sot e kësaj dite. Ajo asht shpërfillja e historiografisë së papërgjegjëshme shqiptare ndaj një figure unikale, që u nda prej nesh fizikisht me 22 Shkurt 1917, por që ka lanë jo ideologji, po mësime të çmushme atdhetarie e kulture të vlefëshme edhe për sot.

# PASHK VASA –
# për dje, për sot e për nesër

Në një kohë gjithësesi të trazueme, kudo në trojet shqiptare, të kujtojsh ata që janë gurët e themelit të kombit, do të thotë të nxjerrish sërishmi mësime prej tyne.

Padyshim, një ndër figurat ma të ndrituna, që gabimisht kujtohet pothuejse vetëm për një poezi, një himn i vërtetë dashunie për Atdheun, si asht "Shqipnisë së robnueme", Pashk Vasa, ky idealsit i rrallë e veprimtar i shquem i Rilindjes Kombtare, përfaqëson atë figurë madhore që punoi e shkroi jo vetëm për kohën e tij, po për të gjithë kohnat. Po të ndjekish veprimtarinë e tij, ma shumë se veprën e tij letrare, mund të heqish paralele që ngjajnë si të ditëve tona – pse në themel asht nevoja me i shërbye Atdheut, zgjimi i vetëdijes i të qenit shqiptar, e njëherësh paraqitja e Kombit Shqiptar para një Europe krejt pak dashamire, me një kthjelltësi që nuk kaloi pa lanë gjurmë edhe në Kançelaritë e Fuqive të Mëdha.

Jeta e tij, edhe pse në rrethana krejtësisht të pafavorshme, mund e duhet të shërbejë sot e kësaj dite e do të thoja edhe për të ardhmen e afërt e të largët.

Pashk Vasa, i njohun edhe si Pashko Vasë Shkodrani, apo Vaso Pasha, leu në Shkodër me 17 shtator 1825.

Nuk ka asnjë dëshmi se ai ndoq ndonjë shkollë në vegjëli, si krejt pa fakte e ka trajtue ndokush. Nga librat e shkrimet e tij të ndryshme mësojmë se, veç dhuntisë që i kishte falë Zoti, e që e përmendin të gjithë bashkëkohësit, një squetësi natyrore të rrallë, ai mësoi shkrim e këndim në mënyrë autodidakte, ashtu edhe gjuhët e hueja, aq sa, shumë i ri u punësue në Konsullatën e Anglisë në Shkodër, pikërisht për aftësistë e tij të veçanta e njohjen e gjuhëve të hueja. Ishte vetëm 22 vjeç.

Përvoja e shkurtë e punës në Konsullatë i dha mundësi Pashkut të shikonte gjendjen e Atdheut e ngjarjet e kohës nga një kandvështrim jo fort të zakonshëm për bashkatdhetarët e kohës: prej anglezëve ai dijti të përthithëte vlerën e lirisë, çka shqiptarët, mbas shekujsh robnie, pothuej e kishin humbë si koncept.

Vetëm një vit ma vonë, më 1848, pat rastin të njihej me një grup atdhetarësh italianë, që të ndjekun nga qeveria e Borbonëve, kishin ardhë në Shkodër, e kishin gjetë strehë e mbështetje pikërisht në Konsullatën e Anglisë. Në biseda me ta, pse ai e njihte italishten qysh atëherë e u shërbente si përkthyes edhe anglezëve, iu forcue e iu ndez ma shumë zemra për idealet e lirisë kombtare. Si shkruen vetë, bashkë me ata mërgimtarë, "*për hir të drejtësisë e për dashni ndaj Italisë*" po atë vit, pra më 1848, shkon vullnetar në Itali me luftue krahas me Venedikas kundër Austriakëve. Iu desht shumë pak kohë që të dallohej qoftë për trimni, por

mbi të gjitha për urtësinë e një mendtari të moçëm, jo të një 23-vjeçari; fiton menjëherë besimin e respektin e bashkluftëtarëve, sa arrin të bahet oficer i Shtabit Madhor.

Ndër takimet e njohjet fatlume gjatë qendrimit në Venedik, e me të cilin zuni një miqësi që do të zgjaste ndër vite, ishte ajo me shkrimtarin dalmat, N. Tommaseo, n'atë kohë, Ministër i Arsimit.

Përvoja venedikase zgjati vetëm pesë muej, pse Republika e Shën Markut u detyrue t'i nënshtrohej perandorisë së fuqishme Austrohungareze, një prej fuqive ma të mëdha të kohës. Vasës iu desh të largohej, pse bante pjesë ndër të dënuemit prej pushtuesëve austriakë. Njeri me aftësi të jashtëzakonshme, ai nuk e pat edhe shumë të vështirë që, prej Ankone të nisej drejtpërdrejt e në Stamboll.

Në kryeqytetin e Turqisë, pa pasë asnjë mbështetje e ku nuk njihte njeri, iu desht të rropatej jo pak qoftë edhe me mpërballue vështirësitë e panumurta për jetesës. Por, i gjallë, i guximshem, i rrahun me të gjitha dallgët e mundëshnme të jetës, edhe pse shumë i ri, as u ligshtue, as u tërhoq. Mbas pak kohe hyni nëpunës në Shoqninë e Tramvajëve të kryeqytetit perandorak.

Shkodrani i pashëm tërhoqi vëmendjen e atyne që e njohën për aftësi të rralla e kulturë përendimore, për çka në atë kohë Turqia ndjente nevojë të madhe. Pikërisht falë aftësive të tij, e thirren të punonte në Ministrinë e Jashtme. Ai u ba aq shpejt i njohun e i vlerësuem, jo vetëm për gjuhët që njihte aq mirë, të foluna e të shkrueme, përveç shqipes, edhe frengjisht, italisht, anglisht e turqisht, por sidomos për aftësinë me komunikue si diplomat i lindun me kundërshtarët ma të fuqishem të Turqisë në atë kohë.

Ndërkohë në trojet shqiptare kishte fillue rizgjimi kombtar dhe kryengritjet i kishin krijue probleme jo të pakta Turqisë. Sulltani gjykoi se nëse mund të qetësonte kush gjaknat në ato treva, ai duhej të ishte nëpunësi i naltë i Minsitrisë së Jashtme, prandaj edhe e thirri në pallat ta dërgonte vali në Kosovë. Përgjigja e Vasës ka mbetë historike: *"Madhni, po më shtërngoni të baj një tradhëti; ja do të tradhëtoj Perandorin, jase do të tradhëtoj Atdheun tem!"*

Sulltani e vlerësoi këte përgjigje lapidare, hoq dorë nga kërkesa e tij dhe e dërgoi Governator në Liban, ku edhe ndrroi jetë në vitin 1892.

Për ma se 40 vjet që ai qëndroi në Turqi e Liban, asnjëherë nuk e harroi Atdheun. Shumë shpejt u ba pikë referimi për shqipatrët që baheshin përditë e ma të shumtë në kryqytetin perandorak. Ka qenë meritë e tij afrimi i shqiptarëve ma të zellshëm që të krijonte një shoqni, zyrtarisht kulturore, por që kishte si synim kryesor zgjimin e ndërgjegjës kombtare dhe dashuninë për gjuhën e të parëve, që po birrej përditë e ma shumë. Kështu, bashkë me Sami Frashërin, Jani Vreton e Koto Hoxhën, në vitin 1879, në mjedis të Stambollit të Sulltanëve, ven themelin e ma së parës shoqni letrare, që merr emnin *"**Drita**"*. E nuk vonuen, por vetëm mbas pak ditësh nga themelimi i shoqnisë botuen të parën Abetare shqiptare, të quejtun *"Alfabetare e gjuhës shqipe"*, *"Ndë Konstantinopojë mbë 1879"*. Pra, në Kostandinopojë, jo në Stamboll. Çdo fjalë e rendueme në atë libër të vogël prej vetëm 136 faqesh, ishte e mendueme mirë e rrihte larg. Në fund të *"Alfabetarit"* Vasa botoi monografinë *"Shqypnija e Shqyptarët"*, i pari studim mbas gati tre

shekujsh heshtje i përmasave të tilla. Ai, në ato pak faqe, përshkroi mjeshtrisht, po sidomos me kthjelltësi e krenari, gjithë rrjedhën e historisë të kombit tonë i të herojëve të tij, që pak kush në Europë i merrte për shqiptarë: prej Filipit të Maqedonisë, Aleksandrit, Pirros, Gencit, Teutës, e deri tek Gjergji ynë, Kastrioti i madh, çka shkaktoi reagime qoftë në Turqi, ashtu edhe ndër fqinjë të tjerë, po që Vasa, me kulturën e tij të thellë e të gjithanëshme, jo vetëm dijti t'u jepte përgjigje, por e shtjelloj edhe ma tej e ma fort këte temë, tejet e domosdoshme për Kançelaritë Europiane të tymosuna nga një propogandë dashakeqe, që zinte fill në Petërsburg e deri në Beograd e Athinë, që si kishin fitue lirinë për vete, përpiqeshin të kënaqnin lakminë e tyne me trojet shqiptare. Pikërisht për këte, ai, pa humbë kohë, u dha përgjigje si Kançelarive Europiane, ashtu edhe fqinjëve të babzitun, me botimin në gjuhën franceze në Stamboll po në vitin 1879: *"Etude sur l'Albanie e les Albanias"*, prej 113 faqesh, dhe vetëm pak javë ma vonë vepra u botue edhe në Paris, nën titullin: *"Laveritè sur l'Albanie e les Albanias"*. (*E vërteta mbi Shqipninë dhe Shqiptarët*), që u përkthye po mbrenda vitit edhe në gjuhën gjermane (Berlin, 1879), sidhe në turqisht (Stamboll 1879). Ishte kohë Kongresesh, kohë e mbrapsht për shqiptarët, kur Bismarku e kishte quejtë vendin tonë "*një shprehje gjeografike*". Libri i Vasës qarkulloi në kulisat diplomatike të kohës dhe mund të thuhet pa frikë se ka qenë një ndër armët ma të forta kundër planeve ogurzeza për ta fshi Shqipninë nga harta e Europës.

Rrallë e pak kujtohet ky kontribut i Vasës. Rrallë e pak kujtohet se Atdhtarë të tillë, gurthemel i Kombit, pavarësisht ku u gjenden e në çfarë rrethanash, i vunë gjoksin mbrojtjes së Atdheut, pse jo gjithmonë mjaftojnë shpata e pushkët, po duhet edhe urtì e kulturë.

Pra Vasa nuk asht vetëm autor i poezisë nostalgjike *"Shqypnis së robnueme"*, ku ai derdhi gjithë mallin përvëlues, dhimbjen e dashuninë për Atdhe, por mbi të gjitha e në radhë të parë mbrojës i Atdheut para lakmisë së fqinjëve dhe shpërfilljes kriminale të Fuqive të Mëdha.

"*E vërteta mbi Shqipninë e Shqiptarët*" u botue në shqip e përkthyeme e nën kujdesin e Mehdi Frashërit në vitin 1935. Mbas vitit 1944 ajo nuk u ribotue ma. Ishte koha e Lej Fenëve dhe Mrikave traktoriste.

Natyrisht, poezia e tij e famëshme "*Shqypnis së robnueme*" asht një perlë e vërtetë në çdo drejtim. Për kah gjuha e stili, edhe sot mbas 130 vjetësh, ajo mbetët një perlë që i ka të pakta shoqet, ndërsa shumë vargje të saj kanë hy në gjuhën e popullit si lapidar i vërtetë nga duhen nxjerrë mësime sot e kësaj dite.

Jo rrallë na shkon mendja tek vargjet e tij:

> *Mori Shqypni, e mjera Shqypní,*
> *Kush të ka qitun me krye në hî?*

sa herë ndeshemi me këtë përçudnim që po i bajnë vendit politikanët tanë të paskrupull.

Apo, kur shohim se si po i falen Sulltnait "të shejtë", pikërisht atij që ishte në themel të robnisë pesëshekullore, nuk ka si të mos na kujtohen përsëri vargjet e Vasës:

*E mos shikoni kisha e xhamija:*
*Feja e Shqyptarit âsht Shqyptarija!*

Atëherë, a nuk mund të themi me plot gojë se vepra e Vasës ishte për dje, për sot e për nesër?

Vasa asht autor edhe i shumë veprave të tjera, edhe ato të anashkalueme, si romani i parë shqiptar *"Bardha e Temalit"*, që u botue në Paris në vitin 1890, autor i një Gramatikë të shqipes në gjuhën frengjisht, për ata që dëshironin me e xanë pa ndihmën e mësuesit, i përmbledhjes poetike në gjuhën italiane *"Rose e spine"*, të gjitha vepra të spikatuna për vlera estetike e sidomos për një konceptim që mund ta quejmë pararendës të shtjellimit modern shqiptar të filozofisë së jetës.

Ai ishte gjithashtu edhe autor i veprave të tjera të natyrës historike si *"La mia prigione"* (në italisht, Stamboll, 1850); mbi rrethimin e Venedikut nga austriakët, ashtu edhe i dy studimeve me vlerë mbi lidhjet po historike e në tradita në mes malazezëve e shqiptarëve sidhe mbi një tjetër mbi shndrrimet etnike në Bosnje e Hercegovinë.

Po ajo që duhet të na bajë secilin t'i drejtohemi jetës, veprimatrisë dhe veprës së tij asht përkushtimi ndaj nevojave të Atdheut, veçanarisht në ditët e tij ma të vështira, ashtu si nuk po janë aspak të lehtë as problemet e tij sot në plan kombtar e ndërkombtar.

Ja pse përsëris se Pashk Vasa asht një vlerë e rrallë kombtare për dje, sot e nesër.

***Shënim***:
Për lexuesit e interesuem po sjell të plotë e në variantin origjinal, simbas botimit të *"Kalendari Kombjar"*, 1899, Sofje, poezinë ma përfaqësuese të Pashk Vasës "Shqypnis së robnueme". Ndoshta dikush do të donte ta kishte të ruejtun në skedat personale, pse kjo asht një poezi e pamort.

# SHQYPNIS SË ROBNUEME

Mori Shqypni, e mjera Shqypní,
Kush të ka qitun me krye në hî?
Ti ké pas' kênun nji zojë e randë,
Burrat e dheut të quejshin *Nânë*!

Ke pas' shum t'mira, shum begatí
Me vasha t'bukra, me djelm të rí;
Gjâ e dhên shum, ara e bashtina,
Me arm' të bardha, me pushk' llatina;
Me burra trima, me grá të dlira
Ti ndër gjith shoqet ke kên' mâ e mira!

Kur kriste pushka, si shkreptin' moti,
Zogu i Shqyptarit, gjithmon i zoti
Ka kên' për luftë, e n'luft' ka dekun,

E dhuní mbrapa kurr nuk ká hjekun!

Kur ka lidh besën burri i Shqypnís,
I ka shtî dridhën gjith Rumelís:
Ndër lufta t'rrebta gjith kund ka rá
Me faqe t'bardhë gjithmon âsht dá.

Por, sot, Shqypní, po m'thuej, si jé?...
Ashtu si lisi i rrxuem për dhé!
Shkon bota, e sypri me kamb' të shklet,
E nji fjal' t'ambël kurrkush s' t'a flet!

Si mal me borë, si fush' me lule,
Ke pas' kên' veshun, sot jé me crule!
E nuk t'ka mbetun as famë, as besë,
Vetë i ke prishun me faqe të zezë!

Shqyptar', me vllazën jini tu' u vrám,
Në njiqind kolle jini shpërdám!
Ca thon', kam *fé*, ca thon kem *din*,
Njêni asht Turk, e tjetri Llatin;

Do quhen Grek, e Shqeh disa tjerë,
Por jeni vllazën t'gjith, morè t'mjerë!
Priftnit e Hoxhët ju kan' hutue,
Për me ju ndamun, me ju vorfnue!

Vjen njeri i huej, ju rrin ndë votër,
Me ju turpnue me grue, me motër;
E, për ca pare, qi do t'fitoni,
Besën e t'parvet t'gjith e harroni,
E bâhni robt e njerit t'huej,
Qi nuk ka gjuhën, as gjakun t'uej!

Kjani ju, shpata, kjani dyfeqe,
Se u zû Shqypnija, si zog ndër leqe!
Të kjajn trimnija bashkë me né,
Se rá Shqypnija me faqe n'dhé!
E s'i ka mbetun as buk', as mish,
As zjarm në votër, as drit', as pish';
As gjak në faqe, as ndér ndër shok',
Por âsht rrëzuemun e âsht bâmun trok!

Mblidhuni ju, vashëza, mblidhuni ju grá,
Me ata sy t'bukur, qi dijni me kjá;
Eni, t'vajtojm' Shqypnín e mjerë,
Qi ka mbet' shtuer, pa erz, pa nderë;
Ka mbetë e vej', si grue pa burr',
Ka mbet' si nan', qi s'pat djelm kurr.

Kujt i bân zemra m’e lân’ me dekë
Ket far’ trimneshet, qi sot âsht mekë?
Ket nan’ të dashtun, a do t’a lâm,
Qi njeri i huej t’a shkel’ me kâm’?

Nuk, nuk! Ket marre kurrkush s’e do;
Ket faqe t’zezë gjithkush e dro!
Para se t’humbet kështu Shqypnija,
Me pushk’ në dorë le t’vdes’ trimnija!

Çonju, Shqyptar’, prej gjumit çonju,
Të gjith si vllazën, n’nji bes’ shtërngonju!
E mos shikoni kisha e xhamija:
Feja e Shqyptarit âsht Shqyptarija!

Qysh prej Tivarit deri n’Prevezë,
Gjithkund lshon dielli o vapë, o rrezë,
Asht toka jon’, t’Par’t na e kan lânë,
Kush mos t’na prek’, se desim t’tânë:
T’desim si burrat, qi diqën motit,
E mos t’marrohna përpara Zotit!

***Vas Pashë Shkodrani***